


## Myftiu i Kosovës u uron muajin e Ramazanit myslimanëve të rajonit dhe më gjerë

*Me 24 prill Kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu i Republikës së Kosovës, Naim Tërnava, u ka dërguar mesazh urimi për fillimin e muajit të Ramazanit udhëheqësve të komuniteteve myslimane në disa prej vendeve të rajonit, por edhe të vendeve të tjera. Myftiu i vendit, Naim Tërnava, u ka përcjellur mesazh urimi udhëheqësve të komuniteteve myslimane, por edhe gjithë besimtarëve të Shqipërisë, Maqedonisë Veriore, Turqisë, Bosnjës e Hercegovinës, Malit të Zi, Kroacisë, Sllovenisë dhe Egjiptit.*

*Përmes këtij mesazh urimi Myftiu Tërnava është lutur që Allahu në mesin tonë të sjell begati, mirësi e bereqet. "Kam nderin dhe privilegjin e madhe që në emër të Kryesisë së bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës dhe në emrin tim personal të ju roj Komunitetit Mysliman Shqiptar dhe të gjithë komunitetit myslimanë të Republikës së Shqipërisë me ardhjen e muajit të bekuar të Ramazanit duke e lutur Zotin Fuqiplotë që ky muaj të i bekuar i Ramazanit të sjellë në mesin tonë më shumë begati, paqe e bereqet"-thuhet në fund të këtij mesazhi i Myftiut dërguar kryetarit të KMSH-së Bujar ef, Spahiut.*

## Në këtë numër:







**DITURIA ISLAME**
REVISTË MUJORE FETARE, SHKENCORE E KULTURORE
Boton:
Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës, Prishtinë.
**Kryeredaktor:**
Dr. Ajni Sinani
**Redaksia:**
Ahmet Sadriu, mr. Ramadan Shkodra, mr. Azmir Jusufi, Mustafë Hajdari, dr. Ejup Haziri, mr. Vaxhide Bunjaku, mr. Vedat Shabani dhe dr. Valon Myrta.
**Sekretar në redaksi:**
Dr. Rexhep Suma
**Lektor & Korrektor:**
Ilmi Rexhepi
**Redaktor artistik & teknik:**
Bashkim Mehani
**Adresa:**
Dituria Islame, rr. “Bajram Kelmendi” nr. 84, 10000 Prishtinë.
Tel & Fax: +383 38 224 024
email: dituriaislame@hotmail.com
dituriaislame@yahoo.com
www.dituriaislame.com
**Parapagimi:**
Evropë 25 €
Amerikë 40 USA $
**Shtypi:**
Shtypshkronja “Iliri”, Prishtinë



"Përkujdesuni për ta *(të varfrit)* që të mos dalin ndër njerëz dhe të mos lypin këtë ditë."
(Hadith)

# Sadekatul fitri

*Ibadetet në Islam janë në funksion të ngritjes shpirtërore, fizike e morale të individit e të shoqërisë dhe në funksion të kultivimit të vlerave të mirëfillta humane. Ndarja e pasurisë në emër të sadekatul fitrit, duke synuar vetëm kënaqësinë e Allahut, konsiderohet një ibadet dhe adhurim shpërblimi i të cilit jepet nga Allahu xh.sh. në mënyrë të shumëfishuar.*

*Sadekatul fitri eshtë vaxhib për muslimanin e lirë, që posedon pasuri në sasi të nisabit prej çfarëdo pasurie, pa llogaritur këtu shtëpinë e banimit, rrobat, orenditë shtëpiake dhe mjetet e punës.. Objektivi kryesor i ibadeteve në Islam është pastrimi dhe dëlirësimi i shpirtit, mposhtja e egos, largimi i mendjemadhësisë, kultivimi i bashkëpunimit e i solidaritetit. Sadekatul fitri bën pjesë në ibadet, dhe lidhet me dhënien materiale. Ai quhet gjithashtu edhe zekatul fitri. Është bërë obligim vitin e dytë sipas Hixhretit, vit kur është obliguar edhe agjërimi i muajit Ramazan. Është quajtur sadekatul fitri për arsye se bëhet i obliguar në bazë të agjërimit të ramazanit. Është e mundur që emërtimin ta ketë marrë nga fjala fitretun, që do të thotë natyrshmëri, duke pasur parasysh faktin se pagimi i tij është i lidhur me individin dhe jo me pasurinë e tij. Për këtë arsye, disa konsiderojnë se quhet sadaka për çdo individ, ose zekat i trupit.*

*Argument që sadekatul fitri ka mbështetje në Sheriat është hadithi që transmeton Ibn Omeri r.a., në të cilën thotë: "I Dërguari i Allahut ka caktuar që në emër të zekatul fitrit të jepet një sa' hurma, ose elb, për çdo mysliman rob, të lirë, fëmijë dhe të rritur. Ka urdhëruar që të jepet para se njerëzit të dalin për ta falur namazin e Bajramit." (Buhariu)*

*Dhënia e sadakatul fitrit është vaxhib, ngase është vendosur në bazë të argumentit, i cili nuk është kategorik. Fjalët e Ibn Omerit r.a. se "I Dërguari i Allahut a.s. ka caktuar" (fereda), mund të nënkuptojnë "ka caktuar sasinë" (kadere), ngase edhe kjo është një nga domethëniet e fjalës (fereda).*

*Për dobinë e dhënies së sadekatul fitrit, transmeton Ebu Davudi nga Abdullah ibn Abasi r.a. se Pejgamberi a.s. ka thënë: "Pejgamberi a.s. e bëri detyrim (vaxhib) sadekatul fitrin si pastrim për agjëruesin nga fjalët e pahijshme, dhe si ushqim për të varfrit. Kush e jep para namazit (të Fitër Bajramit) kjo është me dispozitë dhe është e pranuar, e kush e jep pas namazit, ajo do të trajtohet sadakë prej sadakave të rëndomta."*

*Sadekatul fitri i jepet të varfërve dhe njerëzve që nuk arrijnë nisabin prej çfarëdo pasurie qoftë. Ky obligim është për çdo mysliman të lirë, i cili ka nisab, që i tepron mbi nevojat e tij themelore, siç është borxhi, për shembull, apo nevojat që i kanë fëmijët e tij. Ky hyn në fuqi me agimin e ditës së Fitër Bajramit.*

*Në kohën tonë një sa' është vlerësuar se është dy kilogramë. Prandaj sikurse konkludon edhe fehiku Bureniu dhënia e 2 kg grurë arrin masën e duhur për dhënien e sadakatul fitrit.*

*Dijetarët e medh'hebit hanefi përkrahin tezën se lejohet të jepet kundërvlerë në para, ngase qëllimi i sadekatul fitrit është që skamnori të furni¬zohet për ditën e Fitër Bajramit, e nganjëherë atij i nevojitet diçka tjetër pos ushqimit. Prandaj, kanë deklaruar: "Të jepet kundërvlerë në dërhemë është më mirë dhe më e dobishme se të jepet ushqim, në kohën e bollëkut. Mirëpo, në kohën e mungesës dhe të krizës për ushqim, është më mirë të jepet ushqim se para, ngase sikurse transmeton Abdullah ibn Omeri i Dërguari (a.s.) ka thënë: "Përkujdesuni për ta që të mos dalin ndër njerëz dhe të mos lypin këtë ditë." (Darekutni, Ibn Adij dhe Hakimi)*

*Megjithatë, sot, në kohën që jetojmë, më së miri është që kjo shumë prej 2 kg e edhe më tepër, të jepet në fondin e BI, si i vetmi institucion përgjegjës dhe kompetent për çështjet islame në këto troje. Ajo këto të holla i destinon në fondet përkatëse për zhvillimin e jetës fetare në vendin tonë.*

*Periudha e kryerjes së obligimit të sadekatul fitrit nuk është tërësisht e ngushtë, andaj lejohet të jepet edhe para ditës së Fitër Bajramit.*

*Dr. Ajni Sinani*

*Urimi i Myftiut të Republikës së Kosovës Naim ef. Tërnava me rastin e fillimit të muajit të Ramazanit.*

# Muaji i Ramazanit na afron rreth sofrës së tij



*Të nderuar besimtarë! Vëllezër e motra! Të nderuar qytetarë të Kosovës!*

Sonte është Natë e Madhe – Nata e Ramazanit që edhe praktikisht besimtarët myslimanë nisin fillimin e muajit të madhëruar të Ramazanit. Veprimi i parë për besimtarët myslimanë se po nisim muajin e agjërimit është falja e namazit të teravive, fatkeqësisht sivjet jemi të privuar përkohësisht nga ky ibadet për ta kryer bashkërisht në xhamitë tona, për shkak të gjendjes së krijuar në botë e edhe në vendin tonë si pasojë e pandemisë globale, virusit Covid-19.

*Vëllezër e motra,*

Këtë herë muajin e agjërimit po e nisim në rrethana të gjendjes emergjente nga masat e marra për parandalimin e pandemisë COVID-19. Xhamitë tona përkohësisht janë pa xhematin e tyre, në këtë gjendje është edhe Qabeja e bekuar, Xhamia e Pejgamberit në Medinë si dhe xhamitë e tjera anekënd botës. Ramazanin po e nisim në këtë gjendje, me shpresë te i Madhit Zot se fundi i tij do na gjejë në gjendje normale, në xhamitë e shkollat tona si dhe në vendet tona të punës. Agjërimi i muajit të Ramazanit është njëra prej pesë shtyllave kryesore të fesë sonë, me të besimtari shpreh përkushtimin, bindjen, sakrificën e dashurinë ndaj Krijuesit.

Për këtë Allahu xh.sh., në Kuran thotë: "Muaji i Ramazanit është muaji në të cilin zbriti Kurani, ai është udhërrëfyes për njerëz dhe sqaruesi i rrugës së drejtë dhe dallues (i së vërtetës nga gënjeshtra). Prandaj, kush e arrin prej jush këtë muaj, le të agjërojë….. ". (El Bekare: 185).

Agjërimin e muajit të Ramazanit besimtarët e bëjnë vetëm për Zotin, ibadet ky që për nga rëndësia, porositë dhe mesazhet, është më shumë se një adhurim. Përveç kësaj, muaji i Ramazanit kultivon mëshirën, faljen, lutjen, reflektimin, pendimin e sakrificën. Po ashtu gjatë muajit të Ramazanit besimtarët janë më të ndjeshëm, më të kujdesshëm, më të disiplinuar, më solidarë e më të dashur. Muaji i Ramazanit na afron rreth sofrës së tij duke na bërë më unikë e më të respektueshëm. Agjërimi, përveçqë është sakrificë, ai dihet që na fisnikëron. Sot njerëzimi duhet të mësojë nga mësimet e porositë e agjërimit. Edhe populli ynë duhet të përfitojë nga ky muaj që të jemi më fisnikë, të disiplinuar e unikë. Në këtë kohë që jemi, ne si popull e si vend, për t'u përballuar suksesshëm me pandeminë, na duhet më shumë se kurrë disiplina, ndërsa, për të tejkaluar gjendjen ku jemi, na duhen uniteti e bashkimi.

*Vëllezër e motra!*

Muaji i Ramazanit është muaj i paqes, muaj i Kuranit e muaj i bashkimit, kjo për faktin se ne, gjatë këtij muaji shtojmë lutjet e ibadetet, rritim ndjesinë e përkushtimit ndaj Krijuesit, ndaj shoqërisë e ndaj familjes. Po ashtu rritim ndjesinë e solidaritetit, ndihmës e bamirësisë dhe është muaji në të cilin edhe lutjet drejtuar Zotit pranohen më shumë.

Vëllezër e motra,

Të nderuar besimtarë!

Kërkohet nga ne që gjatë këtij muaji t'i shtojmë adhurimet tona, t'i shtojmë veprat e mira, të jemi më solidarë e humanë, më tolerantë e mirëkuptues krahas muajve të tjerë.

Kulturë e traditë e ramazanit janë edhe vizitat e iftaret te familjarët, miqtë e farefisi, mirëpo, ju bëj thirrje të gjithëve që, për shkak të pandemisë dhe rrezikut që paraqet sëmundja COVID-19, gjatë këtij ramazani t'i shmangim vizitat e iftaret te njëri-tjetri, pra të vazhdojmë me respektimin e masave e të udhëzimeve të profesionalistëve dhe të institucioneve tona shëndetësore e institucionale, dhe ju lus që ibadetet dhe iftaret t'i bëni nëpër shtëpitë tuaja.

Fare në fund, më lejoni që, në emër të Bashkësisë Islame të Kosovës, të organeve dhe institucioneve të saj dhe në emrin tim personal, t'ju drejtohem me përgëzimet më të mira, duke ju dëshiruar që këtë muaj ta përjetoni me të gjitha mirësitë e begatitë e tij, duke e lutur Zotin që të na lehtësojë agjërimin dhe të gjitha adhurimet e tjera, të na fisnikërojë me moralin dhe etikën e Ramazanit, si dhe të na falë e të na mëshirojë! Gëzuar të gjithëve muajin e Ramazanit!

*Myftiu i Kosovës Naim ef. Tërnava*
*Prishtinë, 23 04 2020*

Sabri Bajgora

# Komentimi i sures Llukman – (7)

## Vërtetimi i ekzistencës së Allahut të plotfuqishëm, nëpërmjet argumenteve lëndore në këtë gjithësi

وَلَئِن سَأَلْتَهُم مَّنْ خَلَقَ السَّمَاوَاتِ وَالْأَرْضَ لَيَقُولُنَّ
اللَّـهُ قُلِ الْحَمْدُ لِلَّـهِ بَلْ أَكْثَرُهُمْ لَا يَعْلَمُونَ
﴿25﴾ لِلَّـهِ مَا فِي السَّمَاوَاتِ وَالْأَرْضِ نَّ اللَّـهَ
هُوَ الْغَنِيُّ الْحَمِيدُ ﴿26﴾ وَلَوْ أَنَّمَا فِي الْأَرْضِ مِن
شَجَرَةٍ أَقْلَامٌ وَالْبَحْرُ يَمُدُّهُ مِن بَعْدِهِ سَبْعَةُ أَبْحُرٍ مَّا
نَفِدَتْ كَلِمَاتُ اللَّـهِ إِنَّ اللَّـهَ عَزِيزٌ حَكِيمٌ ﴿27﴾
مَّا خَلْقُكُمْ وَلَا بَعْثُكُمْ إِلَّا كَنَفْسٍ وَاحِدَةٍ إِنَّ اللَّـهَ
سَمِيعٌ بَصِيرٌ ﴿28﴾

*"Nëse ti (o Muhamed) i pyet ata: "Kush i ka krijuar qiejt dhe Tokën?", me siguri që do të të thonë: "Allahu!" (Atëherë ti) thuaj: "Qoftë lavdëruar Allahu!" Por, shumica e tyre nuk dinë. Allahut i përket gjithçka, që gjendet në qiej dhe në Tokë. Vërtet, Allahu është i Vetëmjaftueshmi dhe i Denji për lavdërim. Sikur të gjithë drurët që gjenden në Tokë, të ishin lapsa dhe sikur detit t'i shtohen edhe shtatë dete të tjera (me ngjyrë shkrimi), nuk do të shtereshin fjalët e Allahut. Pa dyshim, Allahu është i Plotfuqishmi dhe i Urti. Krijimi dhe ringjallja juaj është njësoj si krijimi i një njeriu të vetëm; vërtet, Allahu i dëgjon dhe i sheh të gjitha." – (Llukman, 25-28)*

## Shkaku i zbritjes së ajetit 27

Hebrenjtë e kishin pyetur të Dërguarin e Allahut rreth shpirtit, derisa ky ende ishte në Mekë, për çka kishte zbritur ajeti i 85 i sures *"El-Isra'ë"*. Pasi i Dërguari i Allahut u shpërngul në Medinë, ata erdhën e i thanë: - Na ka ardhur një lajm se ti ke thënë për neve: *"Të pyesin ty për shpirtin; Thuaj: "shpirti është çështje që i përket vetëm Zoti tim, e juve ju është dhënë fort pak dije" (Isra'ë, 85)*[1]. A na ke pasur neve si synim me këtë apo popullin tënd? - Të dyja palëve ju kam pasur synim, - iu përgjigj i Dërguari i Allahut.

- Në atë që ti po thua se po të zbret, është thënë se neve na është dhënë Tevrati, në të cilin ka dituri të shumta për çdo gjë, - vazhduan t'i thoshin ata.

- Kjo në krahasim me Dijen e pakufishme të Allahut është pak, por në atë që ua ka dhënë Allahu xh.sh., do të keni dobi nëse i përmbaheni dhe punoni me të, - iu tha i Dërguari i Allahut.

- O Muhamed, si mund të supozosh këtë, kur ti pretendon se të ka zbritur: *"e kujt i është dhënë urtësia, i është dhënë mirësi e shumtë" – (El-Bekare, 269)*. A na thua pra, si mund të përputhen këto dy gjëra: "Dituri e pakët" dhe "Mirësi e shumtë"?

Atëherë Allahu xh.sh. zbriti ajetin 27: *"Sikur të gjithë drurët që gjenden në Tokë, të ishin lapsa dhe sikur detit t'i shtohen edhe shtatë dete të tjera (me ngjyrë shkrimi), nuk do të shtereshin fjalët e Allahut. Pa dyshim, Allahu është i Plotfuqishmi dhe i Urti."*[2]



## Lidhja e këtyre ajeteve me ato paraprake

Në ajetet paraprake, ishim dëshmitarë të një qortimi të hapët hyjnor ndaj idhujtarëve, për shkak të mohimit të tyre, pa pasur kurrfarë argumenti, duke pretenduar se ata vetëm po pasojnë të parët e tyre në besim, pa logjikuar se ky besim i tyre ishte i shtrembëruar. Madje, Allahu e porosit qartë të Dërguarin a.s., të mos pikëllohej për kufrin e tyre, sepse ballafaqimi i tyre me drejtësinë e Allahut është i pashmangshëm, ndërkohë që tash në këto ajete, i Lartmadhërishmi sjell argumente të shumta se vetëm Ai është Krijues i qiejve dhe i Tokës, se vetëm Atij i përket çdo gjë në sundim. Madje në këto ajete të cilat tash jemi duke i komentuar, Allahu sjell shembullin se po të ishin krejt drurët e tokës lapsa dhe të gjitha detet e botës bojë shkrimi, lapsat do të mbaronin dhe detet do të shteronin, pa pasur mundësi të sqaronin plotësisht Fjalët e Allahut, sepse kuptimet e tyre nuk shterojnë dot.

## Koment:

*25. Nëse ti (o Muhamed) i pyet ata: "Kush i ka krijuar qiejt dhe Tokën?", me siguri që do të të thonë: "Allahu!". (Atëherë ti) thuaj: "Qoftë lavdëruar Allahu!" Por, shumica e tyre nuk dinë.*

Është i çuditshëm qëndrimi i idhujtarëve mekas ndaj Allahut. Po t'i pyesje se kush i ka krijuar qiellin dhe tokën, ata pa hezitim do të thoshin Allahu, por çuditërisht, besimi i tyre ishte i mjegulluar dhe logjika e tyre ndalej tek perceptimi i tyre joracional, sepse ata i bënin shirk Allahut në adhurim.[3] Për ta ishte e pakapshme të besonin në një Zot të Cilin nuk e shihnin. Sipas tyre, ata adhuroni idhuj duke i shenjtëruar ata dhe duke i konsideruar si zota të tyre personalë, të cilët në fakt do të duhej të ndërmjetësonin tek Allahu për ta. Ata me këtë idhujtari të tyre ishin larguar shumë nga feja e pastër e Ibrahimit dhe e Ismailit a.s., fe e cila kishte vazhduar të përhapej e çiltër për shekuj, në Gadishullin arab, derisa nuk kishte filluar të përzihej me elemente të paganizmit, duke e zhytur këtë popullatë në errësirë dhe injorancë, sa i përket çështjes së besimit.

Pjesa e fundit e ajetit, ku Allahu i drejtohet të Dërguarit të Tij që ta falënderonte e ta lavdëronte Atë, tregon se udhëzimi nga Allahu, është dhurata më e madhe, sepse duke qenë falënderues ndaj Krijuesit tonë, ne vazhdojmë rrugëtimin nën hijen e këtij besimi të pastër, derisa të hyjmë në Xhenet, ku do të themi: "*... Falënderuar (dhe lavdëruar) qoftë Allahu, që përmbushi premtimin e Vet e na dha në trashëgim Xhenetin, që të vendosemi në të si të duam!" – (Ez-Zumer, 74).*

*26. Allahut i përket gjithçka, që gjendet në qiej dhe në Tokë. Vërtet, Allahu është i Vetëmjaftueshmi dhe i Denji për lavdërim*

Pas pranimit të faktit nga ana e idhujtarëve se Allahu është Krijues i qiejve dhe i Tokës, tash shohim Fjalët e të Madhërishmit, i Cili dëshiron t'ua bëjë të qartë të gjithëve se vetëm Atij, i përket çdo gjë që gjendet në qiej e në Tokë. Ai është Zotëruesi i vetëm i këtij Universi, të cilin e ka krijuar me urtësinë e Tij të pakufishme. Çdo gjë në të i nënshtrohet Atij dhe askush nuk mund t'i përzihet në këtë sundim. Nëpërmjet këtij ajeti, Allahu xh.sh. sikur dëshiron t'ua hapë sytë idhujtarëve, që të mos vazhdonin edhe më tutje në humbëtirën e tyre, por të logjikonin e të meditonin se Ai që i ka krijuar qiejt dhe tokën, është po Ai që i ka krijuar të gjitha krijesat.

Pjesa e fundit e këtij ajeti: *"Vërtet, Allahu është i Vetëmjaftueshmi dhe i Denji për lavdërim."* na vë në dijeni, se Allahu nuk ka nevojë për askënd dhe për asgjë nga krijesat e Tij, sepse Ai është i Vetëmjaftueshëm dhe i vetmi i Denjë për adhurim e lavdërim.[4]

*27. Sikur të gjithë drurët që gjenden në Tokë, të ishin lapsa dhe sikur detit t'i shtohen edhe shtatë dete të tjera (me bojë shkrimi), nuk do të shtereshin fjalët e Allahut. Pa dyshim, Allahu është i Plotfuqishmi dhe i Urti.*

Ajetet paraprake sqaruan se Allahu është krijues i qiejve dhe i Tokës, dhe se çdo gjë në këtë



**për Të, nuk vlejnë nocionet 'lehtë' apo 'vështirë', sepse urdhri dhe dëshira e Tij realizohen menjëherë nëpërmjet fjalës "Bëhu!"**

ekzistencë, i takon dhe i nënshtrohet vetëm Atij, ndërsa tash, në ajetin e 27 të kësaj sureje shohim vërtetimin praktik, se fuqia, dija dhe mrekullitë e Allahut janë të pafundme. Sjellja e shembullit që sikur krejt drurët e botës të shndërroheshin në lapsa, ndërsa deti të ishte bojë shkrimi, dhe madje sikur këtij deti t'i shtoheshin edhe shtatë dete apo oqeane të ngjashme, dhe me këtë bojë të shkruheshin Fjalët e Allahut, të cilat argumentojnë për madhështinë e Tij krijuese, për cilësitë e Tij, për Emrat e Bukur të Tij, për mëshirën, drejtësinë dhe sundimin e Tij, pa dyshim që të gjithë lapsat do të treteshin ashtu siç do të shteronin edhe detet e shndërruara në ngjyrë shkrimi. Ndërsa Fjalët e Allahut nuk do të shtereshin e as nuk do të mund të përkufizohen, sepse janë Fjalë të Krijuesit Absolut e Suprem, të Gjithëdijshëm, të Urtë dhe të Plotfuqishëm për çdo gjë.

Arsyeja pse në këtë ajet janë përmendur shtatë dete, nuk nënkupton kufizimin në numër, por arabët e përdorin numrin shtatë, shtatëdhjetë apo shtatëqind, kur dëshirojnë të shprehin një shumicë.[5]

Një ajet të ngjashëm e hasim edhe në suren El-Kehf, në ajetin 109, ku Allahu xh.sh. thotë: *"Thuaj: "Sikur deti të ishte bojë për të shkruar fjalët e Zotit tim, sigurisht që ai do të shterej, para se të soseshin fjalët e Zotit tim, edhe sikur Ne të sillnim si ndihmë edhe një det tjetër si ai."*

Ndërkohë, i Dërguari a.s. në një dua të tij, në lidhje me këtë thotë: *"O Zot! Ty të takon falënderimi ashtu siç e meriton lavdia Jote dhe madhështia e pushtetit Tënd. Unë nuk mund të të lavdëroj ashtu siç e meriton. Ti je ashtu si ke lavdëruar veten Tënde!"*

*28. Krijimi dhe ringjallja juaj është njësoj si krijimi i një njeriu të vetëm; vërtet, Allahu i dëgjon dhe i sheh të gjitha.*

Pasi që Allahu i Madhërishëm sqaroi për Fuqinë dhe Dijen e Tij absolute e të pakufishme, të cilat nuk mund t'i perceptojë asnjë krijesë, tash në ajetin vijues , ua sqaron mendjeve njerëzore se për Atë, si krijimi, si ringjallja e njerëzimit, është njësoj, sikur ta kishte krijuar apo ringjallur edhe vetëm një njeri të vetëm. Vetë fakti se këto fjalë na janë drejtuar neve, dëftojnë se Fuqia e Tij është e pakrahasueshme dhe se, për Të, nuk vlejnë nocionet 'lehtë' apo 'vështirë', sepse urdhri dhe dëshira e Tij realizohen menjëherë nëpërmjet fjalës "Bëhu!" Këtë gjë, Allahu i Plotfuqishëm e ka sqaruar në disa ajete kuranore, si në atë 82 të sures "Jasin", kur thotë**:** *"Vërtet, urdhri i Tij, kur Ai dëshiron diçka, është vetëm që t'i thotë asaj "Bëhu!" - dhe ajo bëhet."*

## Porosia e ajeteve (25-28)

*- Idhujtarët, ndonëse tërthorazi e pranonin ekzistencën e Allahut, megjithatë i bënin shirk Atij në adhurim, duke adhuruar idhuj me qëllim që nëpërmjet tyre të afroheshin tek Ai, duke e përlyer kështu besimin e pastër me paganizëm, i cili i kishte ndryshkur zemrat e tyre me mosbesim. Megjithatë, pranimi nga ana e tyre se ekziston Allahu, si krijues i qiejve dhe i Tokës, në një mënyrë vjen si qetësim për zemrën e Pejgamberit a.s., që të mos pikëllohej për mosbesimin e tyre, sepse atyre tashmë u kishin ardhur argumente të qarta, por çështja e besimit të tyre është thjesht zgjedhje e tyre e lirë dhe joimponuese.*

*- Tërë kjo ekzistencë, ajo që shihet dhe ajo që nuk shihet, janë vetëm të Allahut, Sunduesit të vetëm, Krijuesit fuqiplotë. Atij i nënshtrohet çdo gjë në qiej e në Tokë.*

*- Dija dhe madhështia e Allahut janë të pakufishme, e mbi të gjitha, të paperceptuara nga ana e mendjes njerëzore. Sjellja e shembullit të drurëve të shndërruar në lapsa shkrimi, kurse uji i deteve në bojë shkrimi, dëfton katërçipërisht se Ne kurrë nuk mund të arrijmë të deshifrojmë e as të komentojmë përfundimisht Fjalët e Allahut, sepse një gjë e tillë është e pamundur dhe jashtë mundësive tona.*

*- Ata që dyshojnë në Fuqinë e Allahut, duhet ta kenë të qartë se ajo nuk mund të matet me kriteret tona njerëzore, sepse për të Gjithëfuqishmin, nuk ekzistojnë nocionet "lehtë"-"vështirë", sepse Ai kur dëshiron diçka, vetëm thotë "Bëhu!" dhe ai veprim apo krijim kryhet. Prandaj, si krijimi, si ringjallja e njerëzimit, i nënshtrohet këtij rregulli dhe nuk ka dallim a është në pyetje krijimi dhe ringjallja vetëm e një njeriu apo e krejt njerëzimit.*

*- vijon -*

*1. Hebrenjtë, nga urrejtja, nuk dëshironin ta pranonin se Kurani është Fjalë e Allahut e zbritur te Muhamedi a.s., por i thoshin se këto janë fjalët e tua (Sqarim yni S.B.) 2. El-Vahidij en-Nisaburi, f. 555 (Redaktura e Argijaniut); Imam Sujutiu, Lubabu-n-nukuli, f. 202. 3. Grup autorësh, Et-Tefsiru-l mevdui li suveri-l Kuran, vëll. VI, f. 39. 4. Ebu Bekr el Xhezairi, Ejseru-t-Tefasir, vëll III, f. 517. 5. Et-Tefsiru-l Munir, vëll. XXI, f. 186. 6. El-Huxhuratë: 13. 7 El-Bekare: 197. 8. Err-Rrazi, Muhamed bin Umer,Mefatihul-Gajb, Beirut: Daru Ihjait-Turathil-Arabi, 5/240. 9. Buhariu, Muhamed bin Ismail, Es-Sahih, El-Edeb, 8/17 nr. 6057. Shihedhe: Es-Savm, Babu men lem jeda' kavlez-zûr uel amele bihi.., 3/26 nr. 1903. 10. El-Bejdavi,Abdullah bin Umer,Tuhfetul-Ebrari Sherhu Mesâbihis-Sunneh, Nureddin Talib (red.), Kuvajt: Ministria e vakëfit dhe çështjeve islame, 2012, 1/493. 11. Ibn Tejmijje, Ahmed bin Abdulhalim, Minhaxhus-Sunnetin-Nebevijjeti, ed. 1, Dr. Muhamed Reshad Salim (red.), Kairo: Muessesetu Kurtube, 5/134. 12. Esh-Shejbani, Ahmed ibn Hanbel, El-Musned,Musnedul-mukthirine mines-sahabeti, MusneduEbiHurejre, 14/445 nr. 8856, dhe të tjerë, me sened të mirë.13. Buhariu, Es-Sahih, Err-Rikak, La ajsheil-la ajshel-ahireh, 8/88 nr. 6412.14. Tirmidhiu, Muhamed bin Isa, El-Xhamiul-Kebir, Ebvabusifetil-kijametiuerr-rrekaikiuel-verei, 4/233 nr. 2485 dhe e vlerësoi si hadith të mirë, të saktë. 15. Buhariu, Es-Sahih, Es-Savm, Hel jekuluinnisaimidhashutim, 3/26 nr. 1904 dhe El-Kushejri, Muslim bin El-Haxhxhaxh, Es-Sahih, Es-Sijam, fadlus-sijam, 2/807 nr. 1151, tekstiështë i këtij.16. Buhariu, Es-Sahih, Es-Savm, Hel jekuluinnisai-midhashutime, 3/26 nr. 1904. Ngjashëm qëndron edhe te Muslimi në Es-Sahih, Es-Sijam, Hifdhul-lisanilis-saim, 2/806 nr. 1151.*

Resul Rexhepi

# Agjërimi i muajit Ramazan

"O ju njerëz, adhuroni Zotin tuaj, falni pesë (kohët e namazit) tuaj, agjëroni muajin (Ramazanin) tuaj, vizitoni shtëpinë e Zotit tuaj, jepni zekatin e pasurisë tuaj për ta pastruar dhe fisnikëruar shpirtin tuaj, se (vetëm atëherë) do të hyni në Xhenetin e Zotit tuaj". (Hadith)

Agjërim - "***saum***", në aspektin gjuhësor do të thotë: përmbajtje, pengim, frenim, heshtje, ndalim, lënie, largim, braktisje, ndërprerje nga çfarëdo qoftë në përgjithësi. Në kuptim të heshtjes, për shembull, përmendet në këtë ajet të Kuranit fisnik: *"...Thuaj: Unë jam betuar në të Gjithëmëshirshmin se do të* agjëroj *(do të hesht), kështu që sot nuk do të flas me njeri". (*Merjem, 26)

Ndërkaq, në kuptimin terminologjik të Sheriatit, "agjërim"-"***saum",*** do të thotë: "ndërprerje e ngrënies, e pirjes dhe e marrëdhënieve seksuale nga koha e agimit të hershëm e deri në mbrëmje (në perëndim të diellit), me qëllim të bërjes adhurim - ibadet".

Agjërimi është një nga pesë kushtet (shartet) e fesë islame. Është bërë obligim (farz) në vitin e dytë të hixhretit, para betejës së Bedrit. Lidhur me agjërimin, Allahu i Gjithëmëshirshëm, ka zbritur ajetin: *"O ju që keni besuar, ju është bërë detyrim agjërimi ashtu siç qe bërë edhe për popujt para jush, ashtu që të jeni të devotshëm!"* (El-Bekare, 183)

Pra, shprehja ***"...ju është bërë detyrim",*** do të thotë se është bërë *farz*. Allahu xh.sh., lidhur me këtë, gjithashtu, ka zbritur edhe ajetin tjetër: *"...e kush prej jush e përjeton këtë muaj (Ramazanin), le të agjërojë..."* (El-Bekare, 185), që është mënyrë urdhërore për të vepruar, me këtë rast për të agjëruar.

*Nga Suneti i Pejgamberit (a. s.), veçojmë: "Islami është ngritur mbi pesë shtylla: Dëshmia se nuk ka Zot tjetër përveç Allahut dhe se Muhamedi është i dërguar i Tij, falja e namazit, dhënia e zekatit, agjërimi i Ramazanit dhe vizita e Qabesë për ata që kanë mundësi".* (Transmeton Buhariu, Muslimi, Termidhiu).

Me rastin e "Haxhit Lamtumirës", Pejgamberi a.s., para të pranishmëve, pati deklaruar: *"O ju njerëz, adhuroni Zotin tuaj, falni pesë (kohët e namazit) tuaj, agjëroni muajin (Ramazanin) tuaj, vizitoni shtëpinë e Zotit tuaj, jepni zekatin e pasurisë tuaj për ta pastruar dhe fisnikëruar shpirtin tuaj, se (vetëm atëherë) do të hyni në Xhenetin e Zotit tuaj".*

Se agjërimi i muajit Ramazan është farz është argumentuar edhe me *"ixhma" – konsensus të dijetarëve.* Në fakt, të gjithë dijetarët, të hershëm e të vonshëm, janë të një mendimi se agjërimi i ramazanit është farz dhe se këtë nuk e ka mohuar askush, përveç atyre që janë qafirë. Prandaj, kush mohon detyrueshmërinë e agjërimit konsiderohet pabesimtar (qafir).

Sipas kalendarit hënor, muaji Ramazan është muaji i nëntë i vitit. Është muaji i vetëm të cilin Allahu i Lartësuar e ka përmendur në Kuran: *"Muaji i Ramazanit është ai në të cilin është zbritur Kurani, që është udhërrëfyes për njerëzit dhe*



**...ky muaj, krahas begatisë së agjërimit që iu dhuron besimtarëve, ai cilësohet edhe si muaj i lutjeve dhe i pendimit, muaj i shpërblimeve, i paqes dhe dashurisë mbarënjerëzore.**

*sqarues i rrugës së drejtë dhe dallues (i së vërtetës nga gënjeshtra). E pra, kushdo nga ju që përjeton këtë muaj, le të agjërojë!"* (El-Bekare, 185).

Nga tradita pejgamberiane duhet ta përmendim faktin se Muhamedi a.s., në veçanti nga koha kur agjërimi u bë farz, i gëzohej tej mase ardhjes së Ramazanit, madje as'habët e tij sikur i sihariqonte duke u thënë:

*"Ju erdhi Ramazani, muaji me plot begati, Allahu ua ka bërë obligim agjërimin e tij, përgjatë tij hapen dyert e Xhenetit ndërkaq mbyllen ato të Xhehenemit, në të mbyllen (lidhën) shejtanët. Në të ka një natë që është më e vlefshme sesa një mijë muaj të tjerë!"* (Transmeton Nesaiu, Bejhekiu dhe Ahmedi nga Ebu Hurejreja).

Dhe jo vetëm kaq, por ky muaj, krahas begatisë së agjërimit që iu dhuron besimtarëve, ai cilësohet edhe si muaj i lutjeve dhe i pendimit, muaj i shpërblimeve, i paqes dhe dashurisë mbarënjerëzore. Ai dhuron dritë e bujari, rahmet e njerëzi. Besimtari kurrë nuk është më i sinqertë, më bujar dhe më i dëlirë se sa në këtë muaj!

Kështu, po qe se dikush nuk agjëron ose e prish atë, sepse është i sëmurë ose duke udhëtuar, do t'i zëvendësojë pas ramazanit në një kohë të përshtatshme një për një ditët e paagjëruara. Njëlloj vepron edhe femra e cila gjatë Ramazanit është me të përmuajshme ose lehonë. Lidhur me këtë, në Kuran, thuhet: *"(Jeni të obliguar për të agjëruar) ditë të caktuara, e kush ka qenë i sëmurë ose në udhëtim* (e nuk ka agjëruar)*, atëherë ai le të agjëroj më vonë po aq ditë..."* (El-Bekare, 184).

Agjërimi i *kushtimit ose i përgjërimit (nedhr)* dhe i kundërshpërblimit (*keffaretit*) janë të kategorisë ***vaxhib***. Agjërimi i kushtimit është kur personi merr përsipër veprimin e lejuar me qëllimin e madhërimit të Allahut (xh.sh.) dhe të pëlqimit të Tij. Ky veprim është shkak për fitimin e sevapeve. Nganjëherë ai mund të bëhet në këtë formë: "Nesër do të agjëroj me qëllimin e fitimit të kënaqësisë (razisë) së Allahut". Ose "nga nesër do t'i ushqej kaq të varfër për riza të Zotit xh. sh". E pra, personi që bën një premtim (përgjërim ose kushtim) të tillë, e ka për vaxhib ta plotësojë kushtimin. Kjo është e vërtetuar në Kuran: *"... dhe t'i plotësojnë kushtimet (premtimet) e veta..."* (El-Haxh, 29).

Ndërkaq, agjërimi i mbajtur si kundërshpërblim për prishjen e agjërimit të muajit të ramazanit pa ndonjë arsye, në mënyrë të vetëdijshme e të ndërgjegjshme është obligim që duhet kryer. Kohëzgjatja e agjërimit për kundërshpërblim është dy muaj radhazi (pandërprerë).

## Çfarë e prish agjërimin?

Si çdo adhurim tjetër, edhe agjërimi i Ramazanit dhe agjërimet e tjera në përgjithësi kanë disa rregulla, të cilat agjëruesi duhet t'i respektojë. Por, para se t'i numërojmë disa nga rregullat që e prishin agjërimin, le të konstatojmë se këto rregulla kanë të bëjnë me dy lloje situatash:

1. Situatat që e prishin agjërimin dhe që kërkojnë që ai të bëhet kaza; dhe,
2. Situatat që e prishin agjërimin dhe kërkojnë edhe kazanë edhe kundërshpërblimin (kefaretin) e tij.

## 1. Rastet kur agjërimi prishet dhe duhet bërë kaza:

Para se t'i numërojmë këto raste, le të shpjegojmë se ç'do me thënë "kaza"?

Agjërimi i një dite të prishur me arsye, të cilën e agjëron në një kohë tjetër, quhet kaza (origj. "*kada*"). Pra, sa ditë që të kanë mbetur pa i agjëruar, por që duhen agjëruar në një kohë tjetër, ditë për ditë, kjo është kaza.

Janë shumë raste të kësaj natyre, por ne do t'i përmendim vetëm disa:

Agjërimi prishet nëse personi ha ose pi gjëra të cilat nuk përdoren zakonisht si ushqime dhe si pije dhe që natyra njerëzore nuk është e prirë për t'i përdorur si ushqime dhe pije, p.sh. ngrënia e dheut, e gurit, e orizit të pagatuar, e brumit të papjekur, e miellit, e arrave jeshile që akoma nuk kanë thelb, e tjera të kësaj natyre. Ngrënia e tyre e prish agjërimin dhe ai duhet bërë kaza;

Përdorimi i ilaçeve duke i futur në rektum (anus/zorrë të trashë), ose nëse hedh pika për shërim në hundë apo në vesh, ose nëse dikush e shëron plagën e tij me ilaç të lëngët saqë ajo lagështi arrin në brendi të kokës së tij, ose hyrja në thellësi të trupit e ilaçit të lyer mbi plagën në bark ose në kokë, ose gëlltitja pa dashje e shiut, e borës apo e breshrit të hyrë deri në grykë;

Nëse ha syfyr duke menduar se akoma nuk është koha e imsakut, ose nëse bën iftar duke menduar se ka perënduar dielli e pastaj vërtetohet e kundërta;

Kalimi pa dashje në kanalet hundore i ujit të marrë me gojë ose




të tërhequr me hundë gjatë marrjes së abdesit;

Nëse personi detyrohet në marrëdhënie seksuale me përdhunë. (Përdhunë konsiderohet përdorimi i forcës duke ia prerë një organ ose duke ia dëmtuar një gjymtyrë ose organ me anë të rrahjes. Për këtë lypset vetëm kaza. Kurse, prishja e agjërimit nga viktima vetëm për shkak të një rrahjeje vetëm dhimbse ose dëshpëruese, kërkon edhe bërjen kaza edhe kundërshpërblimin (kefaretin)).

Ngrënia ose pirja me dashje duke pandehur se është prishur agjërimi për shkak të harresës.

Vjellja me dëshirë, qoftë edhe më pak sesa mbushet goja plot.

Nëse pa dashje i futet në gojë ndonjë fjollë bore ose shiu dhe i shkon teposhtë, ose i shkon në fyt ujë duke marrë abdes ose gusëll, sepse nuk ka treguar kujdes atëherë kur është dashur;

Konsumimi i ekstazës seksuale (ejakulimi te mashkulli dhe orgazma te femra me anë të puthjes, përqafimit ose përkëdheljes (kuptohet pa kryer marrëdhënie seksuale). Agjërimi nuk prishet pa konsumimin e ekstazës seksuale edhe nëse puthja, përqafimi, përkëdhelja, etj. bëhen me epsh. Edhe masturbimi pa dashje e prish agjërimin.

## 2. Rastet kur agjërimi prishet dhe duhet bërë kaza dhe duhet dhënë kundërshpërblimi (kefaret):

Në këtë rast bëhet fjalë për personin i cili agjëron gjatë Ramazanit pa qenë i detyruar dhe pa harruar, por me vetëdëshirë dhe ndërgjegje të plotë bën ndonjë veprim, siç do t'i numërojmë. Ai krahas zëvendësimit të asaj dite që e ka prishur, obligohet edhe me kundërshpërblimin (kefaretin) përkatës:

Në qoftë se ha, pi ose përdor ilaçe, në veçanti ato që kanë veti ushqyese;

Në qoftë se pi duhan ose i ha fletët e tij, ose thith avull;

Gëlltitja e një gjëje të vogël, qoftë edhe sa një kokërr gruri, e mbetur ndër dhëmbë nuk e prish agjërimin. Por, në qoftë se e njëjta gjë futet në gojë nga jashtë dhe gëlltitet, kjo e prish agjërimin dhe për rrjedhojë ajo ditë duhet kompensuar kaza dhe për të lypset edhe kundërshpërblimi. Ndërkaq, agjërimi nuk prishet nëse një gjë e tillë vetëm sa përtypet në gojë dhe duke e thërrmuar humbet në gojë, e nëse shija e saj shkon dhe ndjehet në grykë, atëherë agjërimi prishet.

Gëlltitja e lëngut të gojës së bashkëshortes, kjo krahas kazasë kërkon edhe kundërshpërblim (kefaret).

Kryerja e marrëdhënieve seksuale me bashkëshorten (xhima) gjatë kohës së agjërimit.

Në të gjitha rastet e sipërpërmendura, kur agjërimi prishet, atë ditë ose ato ditë duhen kompensuar (kaza) dhe lypset kundërshpërblim (kefaret). Për prishjen e agjërimit jashtë Ramazanit nuk ka kundërshpërblim (kefaret), madje edhe në qoftë se është agjërim për kompensim të Ramazanit.

## Ç'është kundërshpërblimi – kefareti?

Kundërshpërblimi - *kefareti* i mosagjërimit ose i prishjes së tij konsiston në veprimin që duhet bërë në formë detyrimore si kompensim për atë që nuk ke agjëruar kur e ke pasur detyrim për të agjëruar, ose e ke prishur

agjërimin. Kjo duhet realizuar sipas kësaj radhitje: duhet bërë lirimi i një skllavi, e nëse nuk ka mundësi, atëherë duhen agjëruar dy muaj hënor pa ndërprerje jashtë Ramazanit (pra, 60 ditë), duke i kushtuar kujdes që të mos agjërohet në ditët kur nuk lejohet agjërimi, siç janë p.sh. ditët e bajrameve, e në qoftë se edhe këtë nuk ka mundësi që ta bëjë, atëherë duhen ushqyer 60 të varfër (drekë dhe darkë ose mëngjes dhe darkë). E tërë kjo bëhet në këmbim të një dite agjërimi të prishur me qëllim gjatë muajit Ramazan. Mbështetje për këtë, siç transmeton Ebu Hurejreja (r.a.), është veprimi i Pejgamberit a.s.:

"Një ditë, tek sa ishim ulur afër Pejgamberit (a.s.) kishte vajtur një njeri (te Pejgamberi a.s.) dhe i kishte thënë: "O i Dërguari i Allahut, unë u shkatërrova!"

Pejgamberi (a. s.) e kishte pyetur: "Ç' është ajo që të shkatërroi ty?"

"Kam bërë marrëdhënie seksuale me bashkëshorten time duke qenë agjërueshëm"- iu kishte përgjigjur.

Pasi që Pejgamberi (a. s.) e kuptoi, e pyeti: "A mund të gjesh mall sa për të çliruar një skllav?"Personi në fjalë iu përgjigj: "Jo!"Pejgamberi (a. s.) prapë e pyeti: "A mund të agjërosh dy muaj pandërprerë?" Ai iu përgjigj: "Jo, madje kjo fatkeqësi më ndodhi sepse nuk durova sa duhej!"Pejgamberi insistoi sërish: "A mundësh t'i ushqesh 60 të varfër?"Ai i tha shkurt: "Jo!" Në këtë moment Pejgamberit (a.s.) kishte heshtur për disa çaste derisa i kishin sjellë disa hurme, të cilat ia ofroi njeriut duke i thënë: "Merri këto hurma dhe shpërndajua të varfërve si sadaka!"Mirëpo njeriu i tha: " A ka ma të varfër se ne, ja Resulall-llah?!" Atëherë Pejgamberi (a.s.) duke qeshur i tha: "Shko dhe jepja familjes t'i hanë!" (Transmeton Buhariu, Muslimi dhe Ebu Davudi).

Prishja e agjërimit me qëllim ose mos agjërimi pa ndonjë arsye është mëkat i madh, prandaj të tillët meritojnë ndëshkim meritor, që është kundërshpërblimi (*kefareti*).

**Meqë tashmë sklIavëria nuk ekziston, duhet filluar duke kërkuar mundësinë e agjërimit të dy muajve pandërprerë. Kjo iu pamundëson të pasurve që ditët e prishura t'i kundërshpërblejnë me para**

Radha e përmendur e tri alternativave si në hadithin e sipërcituar, sipas shkollës hanefite, duhet respektuar. Meqë tashmë skllavëria nuk ekziston, duhet filluar duke kërkuar mundësinë e agjërimit të dy muajve pandërprerë. Kjo iu pamundëson të pasurve që ditët e prishura t'i kundërshpërblejnë me para, prandaj ata duhet që të mos prishin asnjë ditë, sepse në të kundërtën, duhet t'i agjërojnë 60 ditë për një. E, në qoftë se këtë nuk mund ta bëjnë, atëherë duhen ushqyer 60 të varfër në një ditë (dy shujta), ose një i varfër për 60 ditë.

Me rastin e agjërimit të kundërshpërblimit (*kefaretit*) duhet ditur se:

Kur dikush agjëron duke qenë i obliguar me kundërshpërblim, duhet ta llogarisë mirë se atë duhet ta bëjë dy muaj pa ndërprerje, kështu që në mes të këtij agjërimi ose në mes të kësaj kohe nuk duhet të hyjë Ramazani e as ditët kur është e ndaluar të agjërohet (p.sh. ditët e Bajramit të Kurbanit). Në të kundërtën, duhet ta rifillojë agjërimin nga fillimi.

E kemi përmendur më herët se personi që është në udhëtim, i lejohet të mos agjërojë, dhe ato ditë duhet t'i kompensojë. Mirëpo, në qoftë se gjatë kohës sa është duke agjëruar për kundërshpërblim, i duhet të udhëtojë, me këtë rast duhet të mos e prishë agjërimin e filluar, se nëse e prish, atëherë duhet ta rifillojë nga e para.

Kur femrës që është duke agjëruar për kundërshpërblim (kefaret) i paraqiten të përmuajshmet ose periudha e lehonisë, kjo nuk ia prish kushtin e pandërprerjes, prandaj, kur t'i kalojë ato ditë do të vazhdojë aty ku ka mbetur, dhe nuk ka nevojë të rifillojë nga e para.

Nëse personi e prish agjërimin me dashje, dhe më pas shkon në udhëtim qëllimisht që të mos agjërojë, ose vetë provokon sëmundje, ai nuk lirohet nga kundërshpërblimi (kefareti).

Me një kundërshpërblim (kefaret) mund të mbulohen më shumë se një ditë e prishur me qëllimin e agjërimit. Nëse qëllimisht nuk ka agjëruar tri ditë gjatë Ramazanit, ai duhet t'i agjëroj 63 ditë. Përjashtim nga ky rregull është nëse personi nuk e ka agjëruar një ditë dhe menjëherë e liron një skllav, dhe vazhdon të agjërojë dhe prapë nuk agjëron një ose më shumë ditë. Personi i tillë prapë obligohet me kefaret, sepse dënimi i parë nuk ka treguar efekt aq sa kërkohet, që në këtë rast është mosprishja e agjërimit.

## Fidja - kompensimi

## (shpërblimi)

Allahu i Lartësuar, në Kuranin fisnik, ka thënë: *"(Jeni të detyruar të agjëroni) ditë të caktuara. E nëse ndonjëri prej jush është i sëmurë ose duke udhëtuar (e nuk ka agjëruar), atëherë le të agjërojë* më pas aq ditë sa i ka prishur. Ata që kanë vështirësi për *të* agjëruar, janë të obliguar me kompensim (fidje) që është ushqimi ditor i një të varfëri. E, kush e shton sasinë e fidjes me vetëdëshirë, ajo është aq ma mirë për *të. Mirëpo, nëse agjëroni, kjo është akoma më mirë për ju, sikurse ta dini!"* (El-Bekare, 184) Pra, nga ajeti i sipërcituar kuptohet se *"fidja"* është shpërblimi që japin njerëzit të cilët nuk mund të agjërojnë për shkak të ndonjë sëmundje të vazhdueshme ose edhe për shkak të pleqërisë, dhe atë duke e ushqyer një të varfër për çdo ditë të paagjëruar.

## Gjërat që nuk e prishin agjërimin

Agjërimi nuk prishet nëse agjëruesi ha ose pi nga harresa. Kush ha ose pi, duke harruar se është duke agjëruar, ai nuk e ka prishur agjërimin, por duhet të vazhdojë të agjërojë. Ai, madje, nuk obligohet as me kompensim të asaj dite. Harresa në agjërim nuk ka dallim mes agjërimit të Ramazanit apo atij nafile (vullnetar). Ebu Hurejreja tregon se Pejgamberi (a.s.) ka thënë: "Kush ha ose pi duke harruar se është agjërueshëm, le ta plotësojë (vazhdojë) agjërimin e tij, sepse Allahu e ka ushqyer dhe e ka shuar etjen e tij". (Transmeton Buhariu dhe Muslimi).

Agjërimi nuk prishet nëse agjëruesi bën marrëdhënie seksuale me bashkëshorten e tij duke harruar se është agjërueshëm.

Agjërimi nuk prishet nëse personi gjatë ditës fle dhe ndërkohë ejakulon, ose nëse vetëm duke shikuar gruan e vet ejakulon, ose nëse lyhet me vaj, ose nëse nxjerr gjak, ose nëse e puth gruan e tij (jo në gojë) e nuk ejakulon.

Agjërimi nuk prishet nëse, pas marrëdhënieve seksuale bashkëshortore, e lë larjen e trupit (guslin) pas syfyrit, në kohën pasi të ketë filluar agjërimi i asaj dite.

Agjërimi nuk prishet nëse jep gjak.

Agjërimi nuk prishet nëse i grimon sytë ose fytyrën.

Agjërimi nuk prishet as nga lyerja e trupit me vaj ose hedhja e ujit në sipërfaqe të trupit, edhe



në qoftë se uji depërton brenda përmes poreve të trupit.

Agjërimi nuk prishet nëse personi që agjëron i merr erë trëndafilit, ose sendeve erëmira, ose parfumeve.

Agjërimi nuk prishet nga nxjerrja ose mjekimi i dhëmbit, natyrisht nëse në atë rast nuk shkon ndonjë lëng ose gjak në brendi, ndonëse më mirë do ishte sikurse ai veprim të lihet pas iftarit.

E pra, le të konstatojmë edhe një herë se rregulli i përgjithshëm me këtë rast është se agjërimin e prish gjithçka hyn në trup dhe jo edhe çka del nga ai.

**A e prish agjërimin marrja e vaksinave ose e injeksioneve gjatë kohës së agjërimit?**

Në qoftë se agjëruesi është aq i sëmurë saqë detyrohet të marrë ilaç shërues, ai në fakt ka të drejtë të lirohet nga agjërimi. Më e parapëlqyer do të ishte sikur, në konsultim me specialistin e fushës, marrja e injeksionit të shtyhet deri pas iftarit, gjegjësisht gjatë kohës në mes iftarit dhe syfyrit.

Nuk ka dyshim se nëse agjëruesi, gjatë kohës së agjërimit, me anë të mjeteve medicinale (gjilpërat/injeksionet) merr lëndë ushqyese ose serume të ndryshme, kudo qoftë në trup, kofsh ose venë, atëherë agjërimi prishet.

Ndërkaq, nëse agjëruesi ka marrë injeksione të tjera për të larguar dhimbjet, të cilat depërtojnë deri në stomak, sipas Ebu Hanifes, agjërimi prishet dhe ajo ditë duhet bërë kaza, kurse dy imamët, Ebu Jusufi dhe imam Muhamedi, thonë se agjërimi nuk prishet, për faktin se ilaçi nuk ka hyrë në stomak nëpërmjet rrugës së natyrshme. Pra, marrja e ilaçit, çfarëdo qoftë ai, qoftë nën lëkurë, në kofshë, në muskul apo në venë, e që përvetësohen nga trupi, e prishin agjërimin. Kjo prishje kërkon vetëm kompensim (kaza) e jo edhe kundërshpërblim (kefaret).

Dr. Ajni Sinani

# Ramazani - Muaji i mëshirës dhe i bujarisë

"U erdhi ky muaj, që ka vlerë më shumë se njëmijë muaj, e atij që i ndalohet, i është ndaluar gjithë mirësia. Të mirën e tij e refuzon vetëm i mallkuari". (Hadith, Ibn Maxhe).

Ramazani është muaji i madhërishëm dhe i bekuar, Allahu e ka veçuar me favoret dhe mirësitë e Tij dhe e ka nderuar këtë muaj me zbritjen e Kur'anit fisnik. Ai vjen me mëshirë dhe falje nga Krijuesi i Gjithëmëshirshëm. Njeriu i sotëm ndien boshllëk shpirtëror si pasojë e largimit të tij nga Krijuesi, prandaj ai duhet t'iu kthehet vlerave shpirtërore dhe Ramazani është një rast i volitshëm në këtë drejtim. Kush i gëzohet Ramazanit dhe ia hap zemrën e shpirtin atij, Allahu derdh me bollëk mbi të mëshirën e Tij.

Ramazani është një pranverë për shpirtin e besimtarit që ia mbush zemrën me mëshirë, dhembshuri, dëlirësi dhe dashuri. Për shkak të veçantisë së këtij muaji, Zoti e obligoi agjërimin në të.

Pejgamberi a.s. thotë: "Umetit tim i janë dhënë pesë gjëra në Ramazan që nuk janë dhënë asnjë umeti më parë: 1. Era e gojës së agjëruesit, gjersa ai agjëron, është më e dashur për Allahun se aroma e miskut.

2. Melekët luten për faljen e mëkateve të agjëruesve derisa ata të përfundojnë agjërimin.

3. Allahu çdo ditë e zbukuron xhenetin për ta dhe thotë: edhe pak dhe do të largohet çdo brengë dhe shqetësim prej robërve të Mi dhe ata do të vinë te ti.

4. Pengohen të gjitha intrigat e shejtanit dhe ata nuk mund të bëjnë atë që bënin më parë;

**Gjatë këtij muaji duhet të pendohemi dhe të zotohemi se nuk do t'iu kthehemi më mëkateve të mëhershme. Kur mëkatet përsëriten dhe shumëfishohen, ato mbizotërojnë mendjen dhe zemrën e njeriut.**



5. Atyre u falen mëkatet natën e fundit. Dikush pyeti: mos është në natën e Kadrit, o Pejgamber i Allahut? I Dërguari i Allahut u përgjigj: jo nuk është, por kur një punëtor kryen punën e vetë, në fund për atë punë i jepet edhe pagesa." (Imam Ahmedi).

Muaji i Ramazanit duhet të jetë muaji i adhurimit dhe i afrimit te Allahu, i gjallërisë dhe i aktivitetit, dhe jo i neglizhencës dhe pasivitetit. Muslimani është i obliguar të jetë i devotshëm dhe t'i kryejë urdhrat fetarë vazhdimisht, e veçanërisht gjatë këtij muaji duhet që ta shtojë intensitetin e devotshmërisë së tij. Mu për këtë agjëruesi duhet që të kalojë çdo çast në adhurim. Krahas pesë namazeve farz, agjëruesi duhet të përpiqet t'i falë edhe sunetet e tyre me rregull. Namazi i njohur gjatë Ramazanit është namazi i teravisë që falet në xhami me xhemat, ku mund të marrin pjesë edhe gratë.

Gjithashtu, rekomandohet falja e namazit të natës. Allahu i madhërishëm thotë: *"Ata ngrihen nga shtrati, i luten Zotit të tyre më frikë e shpresë dhe japin nga ajo që ju kemi dhënë Ne."(Es Sexhde: 16).* Muhammedi a.s ka thënë: "Namazi më i mirë, veç namazit farz, është namazi i natës." (Muslimi). Namazi i natës që shpërblehet më së shumti është ai që falet gjatë Ramazanit. Prandaj Pejgamberi a.s. thotë: "Kush e kalon muajin e Ramazanit duke u falur gjatë natës, duke besuar dhe shpresuar vetëm te Allahu, do t'i falen mëkatet e mëhershme."

Agjëruesi i vërtetë është ai që jeton me librin e Allahut, sepse Ramazani është muaji në të cilin ka filluar zbritja e Kur'anit, i cili është shërim i sëmundjeve tona dhe zgjidhje e halleve dhe problemeve tona: *"Ne shpallim nga Kur'ani atë që është shërim dhe mëshirë për besimtarët ..." (El Isra: 82).*

Mirëpo, ne nuk duhet të mjaftohemi vetëm me leximin e Kur'anit, por duhet t'i kushtojmë rëndësi kuptimit dhe zbatimit të asaj që na urdhërohet në të. Atë

**Agjërimi, si një institucion social, kultivon ndjenjën e bujarisë dhe fisnikërisë dhe e nxit agjëruesin që të kontribuojë materialisht për t'i ndihmuar njerëzit në nevojë.**

duhet t'ua mësojmë edhe të tjerëve, sepse Pejgamberi a.s. thotë: "Më i miri mes jush është ai që e lexon Kur'anin dhe ia mëson atë të tjerëve." (Buhariu).

Gjatë këtij muaji duhet të pendohemi dhe të zotohemi se nuk do t'iu kthehemi më mëkateve të mëhershme. Kur mëkatet përsëriten dhe shumëfishohen, ato mbizotërojnë mendjen dhe zemrën e njeriut. Mëkatet e vazhdueshme bëjnë që zemra të nxihet e tëra dhe kështu ajo bëhet refuzuese ndaj çdo gjë që është fisnike dhe morale. Duhet t'i shtojmë lutjet dhe duatë tona. Dijetari i madh Ebu Hamid El Gazaliu e krahason duanë me mburojën që mbron nga shigjetat dhe heshtat sepse lutja e mbron besimtarin nga fatkeqësitë dhe sprovat. Por ai nuk duhet të nxitojë në pranimin e duasë së tij nga ana e Krijuesit. Pejgamberi a.s. thotë: "Allahu i përgjigjet lutjes së robit të tij, nëse robi nuk nxiton duke thënë: jam lutur, por nuk më është plotësuar lutja!". (Buhariu, Muslimi etj).

Për shkak të egoizmit dhe të fitimit të të mirave në mënyrë të panjerëzishme, në dëm të të tjerëve gjatë Mesjetës, Evropa ka përfunduar në materializëm, si pasojë e të cilit kanë rezultuar të gjitha fatkeqësitë që kanë goditur njerëzimin. Ndërkaq, egoizmi dhe individualizmi i skajshëm janë të panjohur për muslimanin, prandaj urdhërohet ofrimi i ndihmës materiale dhe i shpërndarjes së një pjese të pasurisë me qëllim të zbutjes së dallimeve mes njerëzve. Shoqëria islame nuk duhet të ketë mjerim social dhe dallime klasore. Islami dëshiron të ndërtojë një njeri që sakrifikon të mirat materiale dhe jetën e tij për të mirën e shoqërisë.

Agjërimi dhe namazi zhvillojnë vlerat e brendshme të zemrës dhe shpirtit dhe ndikojnë në formimin e karakterit fisnik tek agjëruesi. Agjërimi, si një institucion social, kultivon ndjenjën e bujarisë dhe fisnikërisë dhe e nxit agjëruesin që të kontribuojë materialisht për t'i ndihmuar njerëzit në nevojë. Prandaj, krahas agjërimit, në Ramazan është e obligueshme dhënia e sadakatul fitrit, si edhe rekomandohet dhe është e pëlqyeshme dhënia e zekatit të obligueshëm dhe e sadakave të ndryshme për njerëzit e varfër dhe skamnorë.

Sadakatul fitri jepet gjatë muajit të Ramazanit, para faljes së namazit të Fitër Bajramit, në mënyrë që të varfrit të përgatiten për ditët e Bajramit si edhe fëmijët e tyre t'i gëzohen kësaj feste. Në një hadith thuhet: "Pejgamberi i Allahut e ka përcaktuar sadakatul fitrin si pastrim për agjëruesin nga fjalët e turpshme dhe bisedat e kota dhe si furnizim për të varfrit. Prandaj kush e jep atë para namazit të Bajramit i llogaritet si sadakatul fitër, e nëse e jep pas namazit i llogaritet si sadaka (e rëndomtë)."(Ebu Davudi, Ibn Maxhe dhe Hakimi).

Nga urtësitë e agjërimit është që i pasuri të ndiejë urinë me të varfrin dhe të kuptojë vlerën e mirësive dhe pasurisë që i janë dhuruar dhe të tregohet mirënjohës ndaj Allahut, duke i ndihmuar njerëzit që janë të nevojshëm. Rëndësia që Islami i jep aspektit social mund të kuptohet nga thënia e Muhammedit a.s.: "Nuk është musliman i vërtetë ai që ka barkun plot, kurse fqinji përkrah tij është i uritur."

Shoqëria që nuk i respekton këto vlera digjet në flakën e ndasive të saj klasore si rezultat i korrupsionit, padrejtësisë dhe amoralitetit. Në kohën tonë vlerat morale janë degraduar, kurse pasurimi me çdo kusht, pavarësisht nga përzgjedhja e mjeteve, është bërë qëllimi kryesor i jetës. Prandaj është e nevojshme që jeta e njeriu t'i nënshtrohet ligjit moral dhe të zgjojë ndjenjën sociale tek njerëzit që të zbutet varfëria dhe uria.

Pejgameberi a.s., edhe pse gjatë gjithë kohës ka qenë njeriu më bujar, megjithatë, gjatë Ramazanit, bujaria dhe fisnikëria e tij manifestohej edhe më shumë. Sahabët, për mirësinë e tij gjatë muajit Ramazan, kanë thënë se ka qenë "më me bollëk (më shumë se mirësia e erës që sjell shiun e begatshëm)". Në një hadith Pejgamberi a.s. thotë: "O njerëz, përhapeni selamin, ushqejini ata që kanë nevojë, mbajini lidhjet farefisnore dhe faluni gjatë natës kur të tjerët bëjnë gjumë, do të hyni në xhennet." (Tirmidhi & Ibn Maxhe)

Muaji i Ramazanit është kohë e pendimit të sinqertë, e pastrimit të zemrave, e ngjitjes dhe lartësimit të shpirtrave drejt pastërtisë dhe dëlirësisë, larg materies dhe nefsit, duke dalë në fund me gabime të falura, pa mëkate, sikurse kemi lindur të pastër e pa gjynahe. Ramazani është koha e adhurimit ku njeriu i tëri i përkushtohet Allahut dhe kur reduktohet roli i stomakut. Ai nuk është muaji i ngrënies dhe pijes pa masë. I Dërguari i Allahut na këshillon që të mos e teprojmë me ushqim dhe pije dhe kjo vlen edhe gjatë kohës së iftarit: "Njeriu kurrë nuk mbush enë më të keqe se stomakun e tij… një pjesë të stomakut le ta mbushë me ushqim, një pjesë me ujë dhe një pjesë le ta lërë të zbrazet që të marrë frymë lirshëm." (Tirmidhi dhe Ibn Maxhe).

Agjërimi ka edhe anën e tij të brendshme të moralit, që është shumë më e rëndësishme se ana e jashtme formale, që nënkupton ndërtimin e

**Pejgamberi a.s. thotë: "Agjërimi mbron nga morali i keq, sepse ai që agjëron nuk flet gjëra të turpshme dhe nuk bërtet. Nëse e shan dikush ose e sulmon, lë të thotë: "Unë agjëroj, unë agjëroj"."**

karakterit pozitiv. Pra, për të arritur qëllimin e plotë të tij kërkohet jo vetëm abstenim nga ushqimi e pija dhe kënaqësitë e ndaluara, por edhe ndërtimi i karakterit pozitiv tek agjëruesi, me çka do të arrihej kënaqësia e plotë e Allahut.

Prandaj, agjëruesi nuk duhet të përgojojë, të mashtrojë, të gënjejë, sepse veshi, syri, gjuha, mendja dhe zemra e tij duhet të agjërojë nga çdo gjë që shkakton zemërimin e Allahut. Agjëruesi duhet të jetë i përmbajtur dhe të mos flasë fjalë të papëlqyeshme, të mos bëjë vepra të ndaluara dhe të tregojë respekt



ndaj agjërimit të tij. Dhe nëse ndodh që dikush ta ofendojë atë, ai nuk i përgjigjet atij në të njëjtën mënyrë. Pejgamberi a.s. thotë: "Agjërimi mbron nga morali i keq, sepse ai që agjëron nuk flet gjëra të turpshme dhe nuk bërtet. Nëse e shan dikush ose e sulmon, lë të thotë: "Unë agjëroj, unë agjëroj"." (Buhari dhe Muslimi).

Gjatë këtij muaji kërkohet të jemi më aktivë dhe të punojmë në vetëdijesimin e të tjerëve në aspektin fetar dhe këshillimin e tyre. Prandaj duhet të nxisim anëtarët e familjes, të afërmit dhe gjithë muslimanët që të agjërojnë dhe të falin namazin, të lexojnë Kuranin dhe të mësojnë më shumë për fenë islame. Ditët dhe netët e Ramazanit janë rast për secilin besimtar, prandaj le t'i shfrytëzojmë maksimalisht, duke iu shmangur ndenjjeve të padobishme nëpër lokale dhe fjalëve boshe.

Aisha r.a. tregon: "Kur hynin dhjetë ditët e fundit të Ramazanit, Pejgamberi i Allahut e shtrëngonte rripin, falej gjatë natës dhe zgjonte familjen e tij për namaz të natës." Nga kjo që thotë nëna e besimtarëve, kuptojmë se i Dërguari i Allahut i kalonte netët në namaz duke lexuar Kur'anin, duke kërkuar falje dhe duke përmendur Allahun në kërkim të natës së Kadrit.

Gjithashtu preferohet qëndrimi në itikaf. Aisha r.a. gjithashtu tregon se Pejgamberi a.s qëndronte në xhami gjatë dhjetë ditëve të fundit të Ramazanit. E veçanta e tyre është se në to bie nata e bekuar e Kadrit, e cila është më e dobishme se njëmijë muaj.

Një prej veprave shumë të lavdërueshme te Allahu është edhe përkujdesja ndaj jetimëve. Në hadithin që transmeton Buhari, Muhammedi a.s. ka thënë: "Unë dhe ai që kujdeset për jetimin do të qëndrojmë në xhenet si këta dy gishta! (duke bashkuar me njëri-tjetrin gishtin tregues dhe të mesëm).

Muhamed B. Sytari

# Agjërimi është mburojë..!

Të bëhemi gati e të pastrojmë zemrat me dhikër e kërkim falje, shtëpitë tona me mbledhjen e fëmijëve dhe familjarëve përreth mihrabit të lutjes e përkushtimit, hapësirat tona me përkushtimin e zemrave dhe përpjekjen e vazhdueshme për të falur mirësi e paqe!

Në jetën e njeriut ka momente, kur e mira me krejt dimensionet e saj shfaqet në horizontet e tij, duke e ftuar të përfshihet në vorbullën bekuese, ku i jepet mundësi të marrë e të përfitojë, për të përmirësuar gjendjen, për t'u lartësuar në miraxhet e lutjes dhe kërkimit të pëlqimit të Zotit të tanësisë, për të kërkuar falje para Tij, për gjynahet e ndryshme, për të ndrequr gabimet e shumta në përditshmërinë e marrëdhënieve të tij me veten e me të tjerët, për të kërkuar mëshirë e udhëzim për pjesën e mbetur të jetës, për të ndriçuar zemrën me dritat e dhikrit e adhurimeve, për të shtruar nefsin në udhën e përkushtimit e për të vënë atë në shinat e pranimit!

"Çdo gjë e ka një stinë, çdo mall e ka një treg, çdo nevojë e çështje e ka kohën dhe momentin e vet. Prandaj, kur njeriu kërkon për nevojën e tij, e gjen atë në treg, sikurse, kur vrapon pas interesit a kërkesës së tij, në kohën dhe momentin e duhur, është i mundur ta gjejë e ta mbërrijë qëllimin e tij…

Poashtu edhe falja e gjynaheve dhe shlyerja e gabimeve ka stinën, kohën dhe ditët e veta të caktuara; ai që përkushtohet në realizimin e pendimit të tij, e arrin qëllimin dhe dëshirën e tij…".[1]

Padyshim, një ndër këtë momente të spikatura dhe të shumëpritura, është edhe muaji i begatë i Ramazanit, që sa herë vjen, sjell me vete një atmosferë të mrekullueshme përkushtimi dhe përuljeje ndaj vullnetit të Krijuesit të gjithësisë, duke na bërë të gjithëve më të mirë e më të butë, më të ndjeshëm ndaj besimit dhe thirrjes së fesë, më të afërt më njëri-tjetrin e më të prekshëm në raport me skamnorët e nevojtarët e në shoqëri.

Subhanallah, vetvetiu besimtari në këtë muaj, angazhohet për të bërë mirë, për të jetuar mirë, për të dhuruar mirësi e për të mbyllur krejt dyert e së keqes, duke mos i lënë shkas askujt të depërtojë me shigjetat e shejtanit, madhështinë nuranite të këtij muaji mubarek!

Në përkufizimin e *agjërimit*, thuhet se ai është: "Privimi nga ushqimi, pija, marrëdhëniet intime bashkëshortore dhe çfarë i bashkangjitet, nga koha agimit të dytë deri në perëndimin e diellit."[2]

Ndërsa Ibn Sejjidihi ka thënë: "Agjërimi është lënia e ushqimit, e pijes, e marrëdhënieve intime bashkëshortore dhe *fjalëve*!"[3] E nënvizova këtë detaj, sepse shpeshherë fjala bëhet rrugë për depërtimin e hiseve të nefsit dhe të shejtanit, duke prishur zemra, duke ngatërruar miqësi e duke shkatërruar ura komunikimi e marrëdhëniesh në mesin e njerëzve!

Prandaj, Resulullahu (a.s.) na porosit: "*Agjërimi është mburojë, prandaj mos të flasë fjalë të ulëta, as mos të shfaqë shenja të sjelljeve të injorancës*[4]*, e nëse dikush e ngacmon, ose e shan, le të thojë: Unë jam agjërueshëm, dy herë!*

*Pasha Atë që e ka frymën time në dorën e Tij, shija e gojës së agjëruesit është më e mirë tek Allahu (në ditën e gjykimit) se era e miskut!*

*(All-llahu i Madhëruar thotë:) E lë ushqimin e tij, pijen e tij dhe epshin e tij për hatrin Tim! Agjërimi është i Imi dhe Unë e jap shpërblimin për të dhe, e mira shumëfishohet për dhjetëfishin e saj!*".[5]

Ndërsa në transmetimin e Imam Daremiut: "*Agjërimi është mburojë, përderisa nuk e shqyen atë me përfoljen e*



**Sa i bukur është ai moment, kur ulemi në tryezën e iftarit, duke pritur momentin e këndimit të ezanit, për të bërë një duâ, për të dhuruar një buzëqeshje, për të marrë një lutje nga prindët tanë...**

*të tjerëve pas shpine (me gibet)*".[6]

Prandaj, të dashur vëllezër dhe motra, të bëhemi gati për të përfituar nga kjo mirësi e madhe që po na vjen, sepse koha ikën dhe i lumi ai që përfiton nga bekimet e Allahut në hapësirat e saj! Të bëhemi gati e të pastrojmë zemrat me dhikër e kërkim falje, shtëpitë tona me mbledhjen e fëmijëve dhe familjarëve përreth mihrabit të lutjes e përkushtimit, hapësirat tona me përkushtimin e zemrave dhe përpjekjen e vazhdueshme për të falur mirësi e paqe!

"Muaji i Ramazanit është muaj i pendimit dhe faljes, muaj i bindjes dhe mirësisë, muaj i dhikrit dhe dashnisë, muaj i përkushtimit dhe afrimit. Resulullahu thoshte: '*I ngrati ai njeri, që i vjen Ramazani dhe nuk i falen gjynahet*'[7]".[8]

Pra, secili prej nesh e ka mundësinë e madhe të përkushtohet me krejt forcat e tij, për të dëshmuar më të mirën nga vetja e tij, për të parë se sa e mrekullueshme është jeta e disiplinuar me rrugëtimet e paqta drejt fitimit të pëlqimit të Zotit në jetë!

Sa e bukur është dita që nis me vullnetin për të agjëruar, me zgjimin që në orët e para të paraagimit, me përgatitjen për të ngrënë syfyrin, në një kohë lutjesh, me faljen e namazit të sabahut me xhematë, me leximin e dhikreve dhe virdeve të përditshme të Kuranit Famëlartë, me nijetin e hatmes, pas së cilës ka edhe një lutje të pranuar.

Sa e begatë është dita, teksa në vetëdijen tonë ne jemi agjërueshëm, pra, të dorëzuar para vullnetit të Zotit tonë, larg tendencës për të bërë dëm, a për të lejuar të na bëhet dëm; larg thashethemit, a cytjes për të na përfshirë në të; larg inatit, smirës e urrejtjes për krijesat e Zotit!

Sa i bukur është ai moment, kur ulemi në tryezën e iftarit, duke pritur momentin e këndimit të ezanit, për të bërë një duâ, për të dhuruar një buzëqeshje, për të marrë një lutje nga prindët tanë, për të falur një bekim për fëmijët tanë, për të dëshmuar bashkarisht një moment sublime, që na lidh me mirësinë tridhjetëditore të këtij Muaji të Madhëruar!

Ky është Muaji që të gjithë e presim, për t'u angazhuar edhe më shumë me hakun e Zotit dhe hakun e fesë së Tij në jetën tonë; duke u privuar nga disa lejueshmëri në harkun e disa orëve, duke e angazhuar veten me leximin dhe kuptimin e Kuranit, duke iu përkushtuar haditheve dhe leximit e kuptimit të jetës dhe shembullit të Hz. Muhamedit (a.s.), duke u përpjekur për të dhënë e për të fituar kënaqësinë e Allahut të Madhëruar në çdo frymë të kësaj periudhe të begatë, duke ruajtur me korrektësi faljen e namazeve në kohën e duhur, si dhe duke afruar familjen rreth sofrës së udhëzimit dhe dritës së besimit e fesë.

Në leximet e të parëve, gjeta edhe këto shënime të përmbledhura nga trashëgimia e të urtëve, ku ndër të tjera shkruhet: "Këtê muej të famshëm e ka stolisun i Madhi Perendí me fillimin e komunikimit të Kuranit të shêjtë. Në kët muej u vu themeli i parë i fés së naltë, e cila âsht kulmi i të parave, i féve Hyjnore... Erdhi pra koha të plotsohet feja Islame, qi pat fillue qysh me Hazreti Ademin.

***

Njeriu duhet t'a mendojë dy minuta dhe t'a pyesë vehten mbi shkakun, pse âsht krijue, ç'âsht misjoni i tij, pse vdes dhe ç'âsht jeta e errët e tij mbas vdekje. Nuk ka ardhë në këtê botë vetëm me ngranë, me pí e me dëfrye, sikur shtâzët. Te njeriu mshihet nji qellim tjetër, qellim shumë i naltë, i cili e dalloi njerinë nga shtâzët e tjera...

Mbasi çështja qëndron kështu, nuk duhet me dhanë gjykim të shpejtë mbi Ramazanin e bekuem, si e kanë zakon disa materjalistë, të cilët kujtojnë se fitojnë lavdí tue e mohue e përbuzë Ramazanin. Kush përbuzë Ramazanin bân tre faje: 1) Bân faj para vehtes, pse e tregon se s'ka ndjenje shpirtnore e morale. 2) Bân faj para ligjit, pse përbuzë atê qi tjetri e ka shumë të shêjtë. 3) Bân faj para Zotit, sepse përbuz urdhnin e Tij.

***

Agjinimi âsht adhurimi mâ i pëlqyeshëm, sepse âsht sekret, bâhet fshehtas e kryhet drejt për drejt për hirin e të Madhit Zot.

Agjinimi ka edhe cilësi higjienike e morale: e çvesh njerín nga të gjitha cilsít shtâzore dhe e afron me cilsít hyjnore, e ban të durueshëm dhe i ep idé mbi urín e varfrís dhe e ban zemër mirë para tyne...".9

Allahut të Madhëruar i lutemi të na mundësojë t'ia mbërrijmë këtij bekim të madh dhe të përfitojmë nga çdo ditë e natë e kësaj periudhe 30 ditore për t'u paqtuar me Zotin, për t'u kthyer në gjirin e besimit, për të hapur një faqe të re me Krijuesin dhe krijesat! Amin!

*Derdhe o Dritë atë begati,*
*Qi t'a fali Zoti për mirësi,*
*Neve të bindun na ke gadi,*
*Qi të vish ç'do Vit me mbarësi...*[10]

*1. Shejkh Ahmed Keftaro, Min hedjil-Kur'an, Damask, pa vit botimi, tema me titull: "Përfitimi nga stinët e mëshirës", f. 241. 2. Imam Bedruddin El-Ajni (v. 855 h.), në Umde-në, (shpjegimi i Sahihul-Bukhariut), botimi i dytë, Liban, 2009, vëll. i 10-të, f. 361. 3. Po aty, f. 361. 4. "Si britmat, veprat e ulëta dhe tallja" - Imam Bedruddin El-Ajni (v. 855 h.), vep. e cit., vëll. i 10-të, f. 367. 5. Transmetuar nga Imam Buhariu, nga Ebu Hurejra (r.a.). 6. Të shihet: Imam Bedruddin El-Ajni (v. 855 h.), vep. e cit., vëll. i 10-të, f. 367. 7. Transmetuar nga Imam Buhariu në 'Edebul-mufred', nga Ebu Hurejra (r.a.), hasenun-sahih. Poashtu Tirmidhiu nga Ebu Hurejra (r.a.) me përafërsi. 8. Dr. Muhammed Ratib En-Nabulsi, Teemulat fil-Islam, botimi i parë, 2013, Amman, f. 109. 9. H.Sh. (Haki Sharofi), Ç'ka asht Ramazani?, në revistën Zâni i Naltë, vjeti VI, Ramazan 1348 – Fruer 1930, nr. 3, Shkodër, 1930, f. 934-936. 10. F.V. (Ferit Vokopola), Hana e Ramazanit, në revistën Zâni i Naltë, vit' i IV, Kallnur 1927, nr. 6, Shkodër, 1927, f. 173.*

Dr. Valon Myrta

# Mirëpritja e Ramazanit

Qëllim nga obligueshmëria e agjërimit dhe ligjësimit të tij nuk janë vetë uria dhe etja, por ajo që pason këtë proces, që është thyerja e epshit, shuarja e shpërthimit të hidhërimit dhe nënshtrimi i shpirtit urdhërues për keq ndaj shpirtit të qetësuar.

## Hyrje

Falënderojmë Zotin për agjërimin, nëpërmjet të cilit njeriu dobëson me uri epshin e tërbuar dhe kthjell me meditim e rikujtim mendjen e hutuar, ashtu që mendja e ndritur ta ushqejë me vlera unin e uritur.

Ramazani është muaj i fisnikërimit dhe i devotshmërisë. Në këtë kohë besimtarët myslimanë mbajnë agjërimin, shtojnë ibadetin, fisnikërojnë shpirtin dhe solidarizohen me nevojtarët, në rikujtim të fjalës së të Madhit Zot: "Më fisniku mes jush te Zoti është ai më i devotshmi."[6]

Në kuptimin tim, mirëpritja nënkupton ndërmarrjen e së paku tri gjërave:

1. Përgatitjes psikologjike për të pritur,
2. Inspektimit të gjendjes dhe mundësive reale për pritje, dhe
3. Planifikimit të mënyrës së përfitimit nga i prituri.

## Përgatitja

Është në natyrën e gjërave që përfitimi prej tyre të varet shumë nga përgatitja për to. Ramazani është një punëtori njëmujore për të arritur rezultate të ditura. Përgjatë ditëve të këtij muaji të begatshëm, ne të rriturit heqim dorë vullnetshëm nga dy nevoja tona të natyrshme: nga ushqimi dhe intimiteti bashkëshortor.

Me këtë abstenim gjatë ditës, që nga syfyri deri në iftar, kemi për qëllim t'i japim hapësirë më të madhe brenda vetes virtytit të devotshmërisë, ashtu që ai të bëhet ligj i karakterit të veprimeve dhe reagimeve tona.

Agjërimi i Ramazanit është shtyllë konkrete e fesë dhe si e tillë konsiderohet normë fetare që shërben për orientimin e sjelljes drejt një qëllimi, devotshmërisë, ose, thënë ndryshe: të qenët i vëmendshëm ndaj Zotit. Kurani thotë: "Ju është bërë detyrë

> "Ka agjërues që nuk fiton nga agjërimi i tij veçse urinë e etjen dhe ka falës natën që nuk fiton veçse pagjumësinë" (hadith)



agjërimi, sikur edhe atyre para jush, ashtu që ju të bëheni të devotshëm". (El Bekare: 183)

Pra, synimi ynë nga ky muaj i madhërishëm është që nëpërmjet agjërimit, si një proces fizik, të themelojmë në brendësinë tonë një koncept etik. Zoti i Madhërishëm në Kuranin fisnik thotë: "Dijeni se pajisja më e mirë është devotshmëria. Prandaj, jini të vëmendshëm ndaj Meje, o njerëz të mençur!"[7]

Ky ajet do të na thotë se ky petk moral, devotshmëria, me të cilën stolisen dhe zbukurohen të mirët, trashëgohet prej agjërimit; sepse me të agjëruesi thyen egon, edukon epshin dhe pasionin e shfrenuar[8].

Prandaj, i Dërguari i Zotit - paqe dhe mëshirë pastë - ka thënë: "Kush nuk lë fjalët e rreme (gënjeshtrën e shpifjen), dhe punën sipas tyre (mashtrimin e falsifikimin) dhe sjelljen e ligë, Zoti nuk ka nevojë që ai të lërë hajen dhe pijen"[9].

Kjo, sipas komentatorit të njohur Bejdavit, do të thotë se:

"Qëllim nga obligueshmëria e agjërimit dhe ligjësimit të tij nuk janë vetë uria dhe etja, por ajo që pason këtë proces, që është thyerja e epshit, shuarja e shpërthimit të hidhërimit dhe nënshtrimi i shpirtit urdhërues për keq ndaj shpirtit të qetësuar. Nëse asgjë prej këtyre nuk ndodh, nuk ndikohet shpirti prej agjërimit dhe agjëruesi nuk fiton tjetër përveç urinë dhe etjen, Allahu nuk i kushton kurrfarë rëndësie agjërimit të tij dhe as që e sheh me shikim pranimi"[10].

Pra, nëse agjëruesi nuk realizon këtë qëllim, arritjen e dashurisë ndaj Allahut, me realizimin e devotshmërisë, atëherë ka vepruar diçka në të cilën nuk ka dashuri dhe kënaqësi, prandaj edhe nuk shpërblehet për të[11].

Prandaj, i Dërguari i Allahut, paqe dhe mëshirë të Tij pastë, u tërheq vëmendjen atyre që nuk bëjnë agjërim të vërtetë e korrekt duke u thënë: "Ka agjërues që nuk fiton nga agjërimi i tij veçse urinë e etjen dhe ka falës natën që nuk fiton veçse pagjumësinë"[12].

Paralajmëronte me këtë në mënyrë që të mos ketë në shoqëri agjërues pa agjërim të vlefshëm dhe falës pa namaz të shpërblyeshëm, që kanë kryer formën e kërkuar, por të zbrazët prej vlerave dhe kuptimeve për të cilat është bërë ligj.

## Inspektimi

Inspektimi është shenjë e vigjilencës. Në këtë muaj të begatë, kemi nevojë për një vetëvlerësim. Këtë mund ta bëjmë në dy mënyra:

Të matim gjendjen tonë aktuale, shprehitë dhe veset dhe, në bazë të rezultatit, të përcaktojmë parametra realë për ndryshim.

Të përcaktohemi për aktivitete të realizueshme, e të mos vendosim objektiva shumë të lartë e të pamatshëm; që të mos zhgënjehemi nga vetvetja. Të marrim në fokus një veti të ligë, siç është përgojimi për shembull, që gjatë këtij muaji ta eliminojmë dhe një shprehi të mirë, siç është bujaria, që ta përforcojmë.

Në gjendje të pandemisë, gjithashtu, shtohet rëndësia të njohim nga vetja:

Sa i vlerësojmë të mirat që kemi? Shëndetin, familjarët, begatitë e të tjera.

Dhe, sa prej të mirave të planifikuara kemi realizuar?

Kjo duhet bërë në mënyrë që të dimë më saktë sa duam çfarë kemi dhe sa kemi prej atyre që duam. Vlerësimi i asaj që kemi shton mirënjohjen, ndërkaq inspektimi i dëshirave të parealizuara rrit kapacitetin e planifikimit për t'i kthyer në realitet.

Në këtë kohë është rasti më i mirë të kthejmë vëmendjen kah dy gjërat e rëndësishme që janë të pavlerësuara veçse pasi të humben, shëndeti dhe koha e lirë. Për këtë realitet tonin ka tërhequr vëmendjen edhe Muhamedi -paqe dhe mëshirë të Zotit pastë- duke thënë: "Janë dy të mira ndaj të cilave shumica e njerëzve janë të shkujdesur: shëndeti dhe koha e lirë"[13].

## Planifikimi

Njeriu është qenie që planifikon, sepse ai imagjinon gjërat para se t'i realizojë. Kjo nënkupton se plani për ardhmërinë përcakton aktivitetin e pranishëm të individit ose grupit shoqëror dhe zakonisht ndodh që ajo e cila dëshirohet të arrihet në të ardhmen përcakton atë që njeriu e bën në të tashmen.

Meqenëse Ramazani është muaj i përzemërsisë, le ta shfrytëzojmë si



**le ta shfrytëzojmë si rast ideal që përbën kjo kohë që të planifikojmë të afrohemi më tepër kah Zoti dhe më pranë zemrave të njëri tjetrit, duke gërshetuar mes ibadetit ritual me dhikr e lutje dhe ibadetit social me mirësjellje e solidaritet.**



rast ideal që përbën kjo kohë që të planifikojmë të afrohemi më tepër kah Zoti dhe më pranë zemrave të njëri tjetrit, duke gërshetuar mes ibadetit ritual me dhikr e lutje dhe ibadetit social me mirësjellje e solidaritet.

Në këtë kohë të emergjencës shëndetësore dhe të izolimit mbarëkombëtar nëpër shtëpi, është më se e nevojshme t'i kushtojmë rëndësi porosisë së Profetit, paqe dhe mëshirë të Zotit pastë, që, kur hyri në Medinë, tha:

"O njerëz!
Përhapni paqen,
ushqeni të tjerët dhe
faluni natën kur të tjerët janë fjetur,
do të hyni në xhenet, në paqe"[14].

Këshilloj me këtë thënie profetike sepse shoh që është kohë tipike për tri gjëra:

Për të përhapur fjalën e mirë dhe optimiste e jo të kundërtën me këtë. Dihet se fuqia e fjalës është shumë e madhe, por të metë ka atë se shpeshherë nuk arrin të jetë e dëgjueshme, nganjëherë për fajin se fjalët tona nuk prodhojnë kuptime që i interesojnë tjetrit.

Për të qenë solidarë, sepse ndihma në kohë emergjente është më e vlefshme se në kohë normale, si dhe mirësia për të tjerët përshfaq faktin sa ne vlerësojmë të mirat e shumta që kemi prej Zotit.

Për të falur teravitë me familjarët e ngushtë. Kurani filloi të zbresë në muajin Ramazan, prandaj edhe është manifesti i Kuranit, andaj ta lexojmë në grup virtual ose vetmas. E, kur të vijë koha e iftarit, të gëzohemi familjarisht me përfundimin e agjërimit. Sepse, "agjëruesi ka dy gëzime: njërin gëzim e ka kur çel iftarin dhe gëzimin tjetër e ka kur takon Zotin"[15]. Gëzimi i parë është për shkak të ndjenjës që kryem detyrën, ndërsa i dyti për arsye se agjërimi atë ditë shpërblehet pa masë.

## Përfundim

Është shumë me rëndësi të mos lejojmë virusin Korona dhe asgjë tjetër të na privojë nga dobitë dhe shpërblimet që sjell Ramazani. Për të ruajtur agjërimin tonë duhet të ndërlidhim adhurimin me moralin.

Pejgamberi, paqe dhe mëshirë të Zotit pastë, këshillonte agjëruesin edhe për rastet e provokimit, ai ka thënë: "Agjërimi është mburojë. Ditën kur dikush agjëron të mos flasë keq e as të mos bërtasë, madje, edhe nëse dikush e ofendon ose do që të ngatërrohet me të, le të thotë: unë jam agjërueshëm"[16].

Pra, t'i kujtojë vetes para tjetrit se është në gjendje të vetëpërmbajtjes, sepse devotshmëria e cila synohet të arrihet përmes ibadetit është rregullator i jetës, i cili duhet të reflektojë në kontrollimin e vetes, në mënyrë që të konkretizohet virtyti. Të agjërojë bashkë me stomakun tënd edhe veshi, syri dhe gjuha jote nga mëkati, mos e shqetëso tjetrin dhe të të mbulojë qetësia e brendshme. Mos lejo te jetë dita kur nuk agjëron njësoj me atë kur je agjërueshëm.

*Literatura:*

*1. Buhariu, Muhamed bin Ismail, Es-Sahih, Muhamedzuhejr bin Nasir En-Nasir (red.), Beirut: Tavkun-Nexhah, 1422 h. 2. El-Bejdavi, Abdullah bin Umer, Tuhfetul-Ebrari Sherhu Mesâbihis-Sunneh, Nureddin Talib (red.), Kuvajt: Ministria e vakëfit dhe çështjeve islame, 2012. 3. El-Kushejri, Muslim bin El-Haxhxhaxh, Es-Sahih, MuhamedFuadAbdulbaki (red.), Beirut: DaruIhjait-turathil-arabi. 4. Err-Rrazi, Muhamed bin Umer, Mefatihul-Gajb, Beirut: Daru Ihjait-Turathil-Arabi. 5. Esh-Shejbani, Ahmed ibn Hanbel, El-Musned, Shuajb Arnauti dhe të tjerë (red.), Muesseseturr-Rrisaleh, 2001. 6. Ibn Tejmijje, Ahmed bin Abdulhalim, Minhaxhus-Sunnetin-Nebevijjeti, ed. 1, Dr. Muhamed Reshad Salim (red.), Kairo: Muessesetu Kurtube. 7. Tirmidhiu, Muhamed bin Isa, El-Xhamiul-Kebir, Beshshar Ma'ruf (red.), Beirut: Darul-garbil-islami, 1998.*

Dr. Ilmije Kuqi

# Ramazani është muaj i ndërtimit të umetit

Kjo ndërtesë e madhe ka nevojë për përpjekje të mëdha, mendim të thellë dhe potencial të madh. Gjithashtu kjo ka nevojë për një themel të fortë mbi të cilin mund ndërtohet kjo ndërtesë e jashtëzakonshme.

Myslimanët në të gjithë botën këto ditë fillojnë me agjërimin e muajit të bekuar të Ramazanit, agjërimin e të cilit Zoti i Madhëruar e ka bërë obligim dhe një nga shtyllat e Islamit.

Ramazani është muaji i përgatitjes se të ardhmes, një shkollë vjetore për umetin që rinovohet çdo vit dhe që prodhon energji besimi, dritë ndriçuese, durim dhe vendosmëri, stacione edukative për shpirtin e njeriut. Një shkollë në të cilën individi edukohet që të ngrihet në shkallët e besimit, të mbjellë në vetvete frymën e bashkëpunimit, dashurisë, afërsisë, sakrifikimit dhe dhënies. Ai është një shkollë që e mëson umetin se si ta bëjë të ardhmen, si të ngrihet midis kombeve dhe të jetë shëmbëlltyrë për ta. Dihet që qenia njerëzore ka nevojë për një edukim gjithëpërfshirës dhe të vazhdueshëm tërë jetën e tij dhe ky edukim arrihet përmes një programi gjithëpërfshirës për të gjitha fushat e jetës dhe të gjitha fazat e tij. Një person që dëshiron përsosmërinë dhe kërkon lumturi të vërtetë, shikon programin hyjnor për të cilin Zoti i Madhëruar ka treguar në Librin e Tij: "(Ato ditë të numëruara janë) Muaji i Ramazanit në të cilin (filloi të) shpallet Kurani, që është udhërrëfyes për njerëz dhe sqarues i rrugës së drejtë dhe dallues (i së vërtetës nga gënjeshtra)". Pra, Ramazani nuk është vetëm një muaj si muajt e tjerë, por ai është një nga shkollat më të mëdha edukative-arsimore, e cila ka një rol të madh në ndërtimin e umetit islam.

## Si e ndërton Ramazani umetin Islam?

Kjo ndërtesë e madhe ka nevojë për përpjekje të mëdha, mendim të thellë dhe potencial të madh. Gjithashtu kjo ka nevojë për një themel të fortë mbi të cilin mund ndërtohet kjo ndërtesë e jashtëzakonshme. Zoti i Plotfuqishëm na ka sqaruar çdo gjë në ligjin e Tij dhe na ka shpjeguar se si bëhet themeli i kësaj ndërtese të madhe, ndërtesës së islamit. Nga Ibni Umeri r.a. transmetohet se i Dërguari i Allahut ka thënë: "*Islami është ngritur mbi pesë (shtylla): në dëshmimin se nuk ka Zot tjetër përveç Allahut dhe se Muhamedi është i Dërguar i Allahut, kryerjen e namazit, dhënien e zekatit, haxhin dhe agjërimin e Ramazanit*". Ja ndërtesa që është ndërtuar mbi pesë shtylla, përfshinë edhe agjërimin e Ramazanit. Kjo çështje është shumë e rëndësishme. Dyert e fesë Islame janë shumë të gjera, ajo është fe gjithëpërfshirëse dhe e plotë. Por, nga të gjitha këto dyer të mëdha Zoti i Madhërishëm zgjodhi vetëm pesë prej tyre dhe ato i bëri shtylla të Islamit, mbi të cilat ndërtohet e gjithë kjo ndërtesë e madhe. Imagjinoni sikur kjo shtyllë të mos ekzistonte, ose të kishte defekt të projektimit ose mosfunksionim në aplikim, cili do të ishte rezultati? Nuk ka dyshim se ndërtesa do të shembej e tëra! Imagjinoni sikur agjërimi i Ramazanit të mos ishte ashtu siç dëshiron Zoti i Madhëruar, ndërtesa e madhe e umetit Islam mund të shembet plotësisht! Pra, çështja është shumë e rëndësishme nëse ne duam një ndërtesë të fortë

**Dyert e fesë Islame janë shumë të gjera, ajo është fe gjithëpërfshirëse dhe e plotë. Por, nga të gjitha këto dyer të mëdha Zoti i Madhërishëm zgjodhi vetëm pesë prej tyre dhe ato i bëri shtylla të Islamit, mbi të cilat ndërtohet e gjithë kjo ndërtesë e madhe.**

për këtë umet, themeli i tij duhet të jetë i fortë. Prandaj, agjërimi i Ramazanit duhet të jetë i shkallës më të lartë të përsosmërisë, në mënyrë që ndërtesa e madhe të bartet mbi të e që është Islami. Me këtë vendosmëri dhe me këtë mendim duam të hyjmë në Ramazan dhe ne gjithashtu duam që Ramazani të përfundojë dhe ne të jemi të kualifikuar për të mbajtur ndërtesën e madhe dhe amanetin e madh.

Çështja nuk është vetëm çështje agjërimi, por çështja është çështje ndërtimi, ndërtimi i një umeti më të mirë! Prandaj shtrohet pyetja: Si e ndërton Ramazani umetin Islam? Ramazani do të ngrihet me pastrimin e bashkësinë besimtare nga papastërtitë! Kush do të qëndrojë i qëndrueshëm në Ramazan, do të qëndrojë i qëndrueshëm - me dëshirën e Zotit - edhe në të tjerët. Në mënyrë që testi të jetë real, atëherë ai duhet të jetë i vështirë.

## Cila është vështirësia e Ramazanit?!

Vështirësia e Ramazanit kthehet te disa gjëra:

Prej tyre agjërimi i Ramazanit është obligim i detyrueshëm, kurse natyra e njerëzve është të largohen nga obligimet dhe detyrat.

Prej tyre është se ai është një muaj i plotë pandërprerë dhe justifikimet në të janë të kufizuara dhe ju nuk keni mundësi t'i ikni obligimit të agjërimit, përveçse me ndonjë justifikim të pranueshëm fetarisht. Ramazani mund të vijë në vapë, mund të vijë në ndonjë kohë kur ju jeni të ngarkuar me punë, mund të vijë në ndonjë kohë kur shqetësimet dhe preokupimet tuaja janë të shumta dhe megjithëkëtë Ramazani është një muaj i plotë pandërprerë, i cili nuk mund të përshpejtohet dhe të vendoset në ndonjë muaj përpara dhe as të shtyhet dhe të vendoset në ndonjë muaj prapa.

Prej tyre, është largimi nga jeta e zakonshme. Dëshira për ushqim dhe pije janë të mbjella brenda çdo qenie njerëzore, kurse në Ramazan, do të dilni plotësisht nga kjo zakonshmëri. Ju do të uritni, do të eteni dhe do të lodheni, por ju megjithatë duhet të duroni.

Më e vështira nga gjithë kjo është të agjëroni një agjërim të vërtetë ashtu siç dëshiron Zoti i Plotfuqishëm. Çështja nuk është vetëm çështje ushqimi, pijeje dhe epshi, por çështja është më e madhe se kaq. Testi është më i vështirë se kaq, për shembull, ajo që transmeton Ebu Hurejra r.a. se i Dërguari i Allahut a.s. ka thënë: "*Kush nuk e lë fjalën e rremë dhe veprimin me të, si dhe (veprimin me) injorancën, Allahu nuk ka nevojë që ai ta lërë ushqimin dhe pijen e tij*". El-Bejdavi në lidhje me hadithin thotë: «Nga legjitimiteti i agjërimit nuk është për qëllim vetë uria dhe etja, por ato që rrjedhin nga to, siç është: thyerja e epshit dhe nënshtrimi i shpirtit nxitës ndaj shpirtit qetësues. Nëse kjo nuk ndodh, Zoti nuk e shikon atë me shikim pranues, ndërsa shprehja «Allahu nuk ka nevojë» është metaforë për mospranim».

Pra, qëllimi i agjërimit nuk është lodhja e shpirtit dhe torturimi i trupit, por qëllimi i tij është lidhja e myslimanit me Zotin, realizimi i kuptimit të devotshmërisë, arritja e aftësisë për të mbajtur shpirtin të bindur ndaj Zotit dhe largimin nga gjithçka që e hidhëron Atë, edhe nëse kjo i kundërshton kërkesat dhe nevojat e trupit dhe thirrjen e dëshirave të tij.

## Çfarë mbjell Ramazani në ne?!

Një: Ramazani mbjell në ne bindjen e plotë ndaj urdhrave të Zotit të Plotfuqishëm pa marrë parasysh urtësinë e çështjes. Zoti i Lartmadhëruar e do robin e Tij t'i nënshtrohet pa diskutime dhe t'i bindet pa hezitim. Allahu ndonjëherë na shfaq urtësinë e çështjes, por në raste të tjera Ai e fsheh atë, megjithatë besimtari në të gjitha rastet duhet t'i bindet. Allahu i Lartmadhërishëm thotë: "Kur Allahu ka vendosur për një çështje, ose i Dërguari i Tij, nuk i



takon (nuk i lejohet) asnjë besimtari dhe asnjë besimtareje që në atë çështje të tyre personale të bëjnë ndonjë zgjidhje tjetërfare. E kush e kundërshton Allahun dhe të Dërguarin e Tij, ai është larguar shumë larg së vërtetës". Kjo për shkak se qëllimi është edukimi i besimtarit në bindje ndaj Zotit të Plotfuqishëm dhe të Dërguarit të tij fisnik a.s. Edhe në qoftë se neve na shfaqet ndonjë pjesë e urtësisë, ajo nuk është e plotë dhe e tëra dhe mund të mos jetë fare ajo urtësia.

Ndoshta dikush mund të thotë: Agjërimi është ligjësuar për të ndier nevojën e të varfërve dhe urinë e tyre, kurse unë e ndiej nevojën e tyre dhe u jap atyre, andaj nuk kam nevojë që të agjëroj?! Kjo është një mangësi e madhe në të kuptuar dhe ky nuk përfiton nga ngritja e Ramazanit.

Ndoshta dikush thotë: Agjërimi dobëson individët dhe zvogëlon prodhimin! Ky nuk e ka kuptuar dimensionin e thellë arsimor të agjërimit të Ramazanit, ngase kjo është vetëm një nga edukimet e Ramazanit. Kjo do të thotë që nuk është në rregull që pas Ramazanit që ju të dëgjoni një urtësi nga urtësitë e Zotit dhe pastaj të diskutoni, ose të dëgjoni një urtësi nga i Dërguari i Zotit s.a.v.s. dhe pastaj të diskutoni. Allahu xh.sh. thotë: "Për Zotin tënd jo, ata nuk janë besimtarë (të asaj që të zbriti ty as të asaj para teje) derisa të mos zgjedhin ty për të gjykuar në atë konflikt mes tyre, e pastaj (pas gjykimit tënd) të mos ndiejnë pakënaqësi nga gjykimi yt dhe (derisa) të mos binden sinqerisht". Këtë dorëzim ne e mësojmë në Ramazan.

Dy: Ramazani i edukon myslimanët t'i kontrollojnë dëshirat e tyre derisa ato të vendosen në vendin e duhur. Trajnim i shkëlqyeshëm për një vepër fisnike. I Dërguari i Allahut s.a.v.s. thotë: "*Kush më garanton mua atë që është midis mjekrës së tij dhe midis këmbëve të tij, unë i garantoj atij Xhenetin*". Do të thotë kushdo që e ruan gjuhën dhe gojën nga fjalët e ndaluara, siç është gënjeshtra, përgojimi, thashethemet, mashtrimi, ngrënia e të ndaluarve etj, si dhe ruan organin nga imoraliteti dhe të ngjashmet, Pejgamberi s.a.v.s.. i premton hyrjen në Xhenet.

Cili është roli i Ramazanit në këtë çështje? Ramazani e stërvit besimtarin me një stërvitje të shkëlqyeshme për ruajtjen e këtyre gjërave.Transmeton Abdullah bin Amr bin El-As r. a. se i Dërguari i Zotit s.a.v.s. ka thënë: *"Agjërimi dhe Kurani ndërmjetësojnë për robin në Ditën e Kiametit. Agjërimi thotë: O Zot, e kam penguar atë nga buka dhe dëshirat gjatë ditës, kështu që më lejoni të ndërmjetësoj për të, kurse Kurani thotë: E kam penguar atë të fle natën, kështu që më lejoni të ndërmjetësoj për të, kështu që të dyjat ndërmjetësojnë*". Domethënë agjërimi ndalon ushqimin «midis mjekrës së tij» dhe ndalon dëshirat «midis këmbëve të tij», e që ky është trajnim i shkëlqyeshëm në kontrollimin e epsheve. Ne besimtarin e gjejmë se në Ramazan përmbahet nga çështjet që në bazë janë të lejuara, por ato janë të ndaluara vetëm gjatë ditës në Ramazan, kurse gjatë tërë vitit ato janë të lejueshme, madje ato janë të lejueshme edhe gjatë natës së Ramazanit. Andaj ai që mund të parandalojë veten nga gjërat e lejuara me të cilat është mësuar dhe adaptuar, ai do të jetë më i aftë të parandalojë veten nga ushqimi i ndaluar, pirja, marrëdhëniet e ndaluara, etj.



## Cili është roli i kontrollimit të dëshirave?

Mbetet një pyetje e rëndësishme: Cili është roli i kontrollimit të dëshirave në ndërtimin e umetit? Cili është roli i kontrollimit të dëshirave në ndërtimin e një individi të mirë për të pasur sukses? Apo pse një individ duhet të stërvitet mirë në një shkollë të agjërimit?

Kjo për shkak se do të vijnë momente kur do të bjerë posti në duar të besimtarit, do t'i besohet ndonjë pozitë etj dhe nëse ai nuk është i përgatitur në aspektin edukativ për të kontrolluar dëshirat e tij, ai do të bjerë në shumë ndalesa, sepse fuqia është në dorën e tij. Ai mund të sulmojë shenjtëritë e të tjerëve në ushqim dhe pije, mund të prekë nderin e tjerëve. Por, myslimani i stërvitur në shkollën e agjërimit për të kontrolluar epshet e tij kontrollon vetveten dhe e përmban atë ashtu siç e kontrollonte vetveten gjersa ai ishte duke agjëruar me vetëdëshirë. Kështu, besimtari bëhet i stërvitur gjatë gjithë vitit për të kontrolluar dëshirat e tij dhe për të kontrolluar instinktin e tij siç duhet dhe kjo është shumë e rëndësishme dhe e dobishme për ndërtimin e umetit islam. Kështu që vullneti i fortë që e mbjellë agjërimi në ne, nuk na lejon që t'u nënshtrohemi dëshirave dhe të biem para fuqisë së zakoneve, përkundrazi, ne triumfojmë mbi veten tonë dhe dëshirat tona. Një umet që përmbahet nga ushqimi, pija dhe dëshirat nga agimi deri në perëndimin e diellit, është një umet që nuk dobësohet.

E treta: Ramazani edukon besimtarët për kontrollimin e zemërimit dhe kjo është një nga gjërat më të mëdha në ndërtimin e një umeti në mënyrë të shëndoshë, sepse një individ i papërmbajtur dhe që shpejt nervozohet nuk është i përshtatshëm për ndërtimin e umetit. Atëherë cili është roli i Ramazanit në këtë çështje? Transmetohet nga Ebu Hurejra r.a. se i Dërguari i Zotit s.a.v.s. ka thënë: "*Çdo vepër e birit të Ademit i takon atij, përveç agjërimit. Ai është për Mua dhe Unë shpërblej për të. Agjërimi është mburojë, prandaj kur të agjërojë ndokush le të mos flasë fjalë të shëmtuara dhe mos ta ngrejë zërin, e nëse dikush e fyen apo e sulmon, le të thotë: Unë jam agjërueshëm*". Kjo është sikur ai të thotë: Unë nuk jam i paaftë për te ta kthyer atë që ma shkaktove, por unë jam agjërueshëm, agjërimi im me pengon që t'ju përgjigjem. Kështu që agjërimi edukon njeriun ta kontrolloj nervozen, ta përmbajë gjuhën, ta menaxhojë zemërimin dhe t'i falë njerëzit, të gjitha këto janë cilësi thelbësore për edukimin e një shoqërie. "O ju që besuat! Bëhuni plotësisht të vendosur për hir të Allahut, duke dëshmuar të drejtën, dhe të mos ju shtyjë urrejtja ndaj një populli e t'i shmangeni drejtësisë; bëhuni të drejtë, sepse ajo është më afër devotshmërisë. Kini dro Allahun se Allahu di hollësisht për atë që vepronі".

E katërta: Ramazani sjell devotshmëri në zemrat e myslimanëve: Kjo është një çështje shumë e rëndësishme, sepse devotshmëria është thelbi i agjërimit dhe ajo është qëllimi kryesor i tij. I Plotfuqishmi thotë: "O ju që besuat, agjërimi ju është bërë obligim sikurse që ishte obligim edhe i atyre që ishin para jush, kështu që të bëheni të devotshëm".

Devotshmëria është të frikësoheni nga hidhërimi i Zotit të Plotfuqishëm në fshehtësi dhe në publik. Devotshmëria është nëse ju jeni duke agjëruar dhe jeni në shtëpinë tuaj dhe i keni mbyllur të gjitha dyert dhe askush nuk ju sheh dhe pranë jush keni ushqime të shijshme dhe ujë të freskët dhe ju jeni të uritur dhe të etur, por megjithatë ju nuk i afroheni ushqimit dhe as pijes nga frika e Zotit të Madhëruar. Kur ktheheni nga puna juaj dhe jeni lodhur dhe atëherë dëgjoni ezanin dhe ju nguteni dhe shkoni në xhami për shkak të shpërblimit të shumëfishtë, kjo është devotshmëri. Kur ju injoron, ose ju fyen, ose ju sulmon ndonjë në punën tuaj, ose në shtëpinë tuaj apo në rrugë dhe ju injorimin e tij e prisni me urtësi, kurse dëmin e tij e prisni me falje dhe thoni se jeni duke agjëruar, kjo është devotshmëri. Kur e kurdisni alarmin një ose dy orë para agimit për t'u ngritur dhe për të lutur Zotin tuaj në errësirën e natës kur askush nuk ju sheh përveç Zotit dhe askush nuk ju dëgjon përveç Zotit kjo është devotshmëri. Kur ju ndieni nevojën e të varfërit, të gjorëve dhe nevojtarëve dhe nga xhepi juaj nxirrni dhe u jepni atyre dhe e fshihni bamirësinë tuaj, saqë nuk e di dora juaj e majtë se çfarë ka dhënë e djathta e juaj dhe këtë e bëni duke pasur për qëllim kënaqësinë e Allahut, kjo është devotshmëri. Kur jeni të kujdesshëm të dini mendimin e fesë në lidhje me çështjet që keni nevojë dhe ndiqni fjalët e Zotit të Madhëruar dhe fjalët e të Dërguarit të Tij s.a.v.s. pa ndonjë polemikë dhe pa hezituar e pranoni atë, kjo është devotshmëria. Lënia e mëkateve, të mëdha qofshin apo të vogla, kjo është devotshmëri.

*1. El-Bekare: 185. 2. El-Buhari, nr: 8, 1/11. 3. El-Buhari, nr: 6057, 8/17. 4. Fet'hu el-bari, 4/117; Sherhu Suneni Ibn Maxheh li Es-Sujuti, fq. 121; Meratu el-mefatih, 6/479; Menaru El-Karij sherh muhtesar Sahihi El-Buhari, 3/207. 5. El-Ahzab: 36. 6. El-Buhari, nr: 6474, 8/100. 7. Shih: Mirkatu el-mefatih, 7/3025. 8. Ahmed, nr: 6626, 11/199; Mu'xhem el-kebir, nr: 88, 13/38; El-Mustedrek, nr: 2036, 1/740, El-Hakim thotë: ky hadith është sahih sipas kritereve të Muslimit. El-Hejthemi në Mexhma el-enhur, 3/181, thotë: e transmeton Ahmedi dhe Et-Taberani në El-Kebir, kurse transmetuesit e Taberanit janë transmetues të sahihut. 9. El-Buhari, nr: 1904, 3/26; Muslimi, nr: 1151, 2/807. 10 . El-Maide: 8. 10. El-Bekare: 183.*

Hfz. Mehas Alija

# Kandilat e Ramazanit në kohën e pandemisë së koronavirusit

Çdo gjë në ekzistencë ka urtësinë dhe vlerën e vet dhe është detyra jonë që ta njohim atë. Disa gjëra janë të një vlere shumë të madhe, ndërkohë që disa të tjera janë më pak të vlefshme dhe më pak të rëndësishme, mirëpo, nuk ka diçka që ka krijuar Zoti e të mos ketë vlerë, apo që të jetë e parëndësishme.

Është detyrë e njeriut që t'i njohë urtësitë dhe vlerat e gjësendeve, të fenomeneve, të njerëzve, të obligimeve etj. Të kësaj natyre janë edhe urdhëresat dhe ndalesat e Allahut të Madhërishëm, të cilat, s'do mend se janë në dobinë dhe për të mirën e njeriut. Një nga adhurimet më të rëndësishme, të diskutuara dhe studiuara më shumë, është dhe agjërimi në muajin Ramazan.

Që në fillim dua të potencoj se agjërimi nuk duhet të merret si qëllim dhe ideal, por si mjet dhe rrugë, me anë të të cilit arrihet te qëllimet dhe idealet e larta, te devotshmëria dhe kënaqësia e Allahut të Madhërishëm. Ja se ç' thotë Zoti ynë në Librin fisnik: "O besimtarë. Ju është urdhëruar agjërimi ashtu si u ishte urdhëruar atyre para jush, që të mund të ruheni nga të këqijat dhe të arrini devotshmërinë…" (El-Bekare, 183).

Ramazani është muaji i cili i shërben njeriut më së shumti për ta rishikuar raportin e tij ndaj Allahut, ndaj vetvetes, familjes, farefisit, bashkësisë dhe ndaj shoqërisë në përgjithësi. Myslimani mundohet që ta arrijë këtë sidomos në Ramazan, pasi që e di se, pikërisht në këtë muaj, mundësitë për t'u afruar me Allahun janë më të lehta dhe më të realizueshme dhe se, një ditë, përpara Zotit do të shpalosë tërë atë potencial veprash që ka kryer në këtë botë. Përmes muajit të bekuar Ramazan, myslimani dhe myslimania përjeton rilindjen shpirtërore dhe atë fizike.

Ramazani mund të konsiderohet si mjeku më i miri i shtëpisë, i cili vjen për të na e shëruar shpirtin me agjërim, për të na e zgjuar shpirtin me syfyr, të na e gëzojë atë me iftar, të na e këndellë atë me namazin e teravive, të na e zbusë atë me zeqat, të na e hapë atë me anë të bisedave familjare, të na e pastrojë atë nga urrejtja, si dhe të na e shërojë atë nga mendjemadhësia.

Prandaj janë të lumtur ata që do t'i përgjigjën thirrjes së Zotit, që me anë të agjërimit, të gjejnë paqen, qetësinë e rehatinë, duke e bëre këtë me vetveten, familjen dhe me të tjerët. Janë të lumtur se me anë të agjërimit, besimtarët do të forcojnë lidhjen dhe dashurinë ndaj Zotit dhe ndaj njerëzve.

Se sa nderime na ka bërë Allahu i Madhërishëm me anë të agjërimit, flet edhe rrëfimi në vijim, të cilin e përcjell dijetari i shquar, hafiz Ibn Rexhebi: "Kur Musait a.s., iu dha rasti të bisedojë me Allahun, ai e pyeti Zotin: "O Zoti ynë, a ka ndonjë njeri tjetër që e ke nderuar më shumë se mua me këtë rast, pasi që unë jam duke biseduar me Ty? Allahu i është përgjigjur: "O Musa, pas teje do të vijnë njerëz, robër të Mi, të cilët do t'i nderoj më shumë sesa të kam nderuar ty tani. Tani, kur Unë po flas me ty, ndërmjet Meje dhe teje ekzistojnë 70 mijë perde, kurse, kur do të agjërojë ummeti i Muhammedit, kur t'ju thahen buzët e kur t'ju zverdhohen fytyrat, Unë, në kohën e iftarit, për ta do t'i heq të gjitha perdet dhe do t'ua pranoj lutjet." (Ibn Rexheb, Letaiful mearifu).

Në një hadith tjetër të bekuar, Muhammedi a.s. thotë: "U erdhi Ramazani, muaji i begatisë; me të Zoti ju kaplon, ju zbret mëshirë, ua mbulon gabimet tuaja, i përgjigjet lutjes suaj, shikon garat tuaja në të. Pra, tregojani Zotit mirësinë tuaj. Vetëm ai që është i mallkuar privohet nga mëshira e Allahut të Madhërishëm". (Taberani).

Ramazani me të vërtetë është një muaj nderi për myslimanët, është një muaj që i ngjan diellit që i jep dritë tokës. Në këtë kohë të sprovës së pandemisë së virusit COVID-19, me plot shqetësim e ankth, vjen drita e Ramazanit për të na e dritësuar jetën me shpirtin e agjërimit, me shkëndijat e Kuranit dhe me netët plotë gjallëri fetare.

Ky Ramazan do të jetë i veçantë, si kurrë më parë. Andaj dhe duhet të bëjmë përgatitje specifike. Në këtë muaj agjërimi do ta kemi edhe një betejë më shumë: betejën me koronavirusin. Në vend se ta përhapim apo të biem pre e panikut dhe e frikës, përmes Ramazanit të tregojmë se jemi populli dhe shoqëria më me shpresë në botë.

E lusim Allahun xh.sh. që të na dhurojë bekimet e Tij dhe të na mundësojë ta agjërojmë muajin Ramazan.

Mr. Muhamed Stublla

# Dituri të nevojshme për agjërimin

Agjërimi i muajit të Ramazanit është njëri nga kushtet bazike të fesë Islame. Me praktikimin apo agjërimin e tij besimtari shpërblehet në atë masë saqë i mundësohet hyrja në xhennet.

Vlera e këtij muaji kuptohet kur lexojmë që për agjëruesit e këtij muaji, Zoti i lartmadhëruar ka përgatitur një derë në xhenet nga e cila do të hyjnë vetëm agjëruesit, si jo kur ky besimtar i përgjigjet Allahut xh.sh. kur i thotë: "O ju që besuat, agjërimi ju është bërë obligim, sikurse ishte obligim edhe i atyre që ishin para jush, me shpresë që të bëheni të devotshëm." (El-Bekareh 183)

Ndërsa atë që nuk e agjëron këtë muaj me arsyetime të cilat nuk janë valide për lënien e një obligimi i cili është i prerë dhe i cituar në Kuran, e pret ndëshkim i madh. E ai që thotë nuk është obligim e ka kundërshtuar Kuranin, e kundërshtimi i Kuranit është dalje nga feja jonë e pastër islame.

Dallimi mes atij që nuk agjëron nga dembelia dhe atij që e kundërshton agjërimin si obligim është që ky i fundit ka kundërshtuar fjalën e Allahut dhe ka dalë nga feja, ndërsa dembeli ia ka ndaluar vetes shpërblimet e mëdha dhe e ka dënuar veten me dënim që vetëm Allahu e di dhe vetëm Ai mund t'ia lehtësojë.

Allahu na ruajttë dhe na mundësoftë e na e lehtësoftë agjërimin e këtij muaji të bekuar, duke lutur Allahun që të na i




pranojë ibadetet, të na shpërblejë me shpërblimet që i ka premtuar për besimtarët dhe të na ruajë prej dënimit të mospraktikimit të tij.

## Çfarë quajmë agjërim?

Agjërim quajmë ndalimin nga ngrënia, pirja, marrëdhëniet intime në aspektin kuptimor dhe real, duke filluar prej imsakut dhe përfunduar me hyrje të kohës së namazit të akshamit me nijet për agjërim, prej atyre që e kanë obligim agjërimin.

## Shpjegim i definicionit:

Ndalim nga ngrënia, pirja -ndalohet ngrënia e çdo gjëje dhe pirja e çdo pijeje gjatë kohës që je agjërueshëm.

Marrëdhëniet intime - çdo kontakt intim ndalohet prej imsakut deri në hyrje të kohës së akshamit.

Në aspektin kuptimor dhe real, këto veprime të mos bëhen me qëllim, ndërsa nëse veprohen nga harresa atëherë vetëm kuptimisht është kryer një veprim që ndalohet të kryhet gjatë agjërimit, por realisht llogaritet sikur nuk ka ndodhur pasi agjërimin nuk e prishin veprimet nga harresa.

Duke filluar prej imsakut dhe përfunduar me hyrje të kohës së namazit të akshamit, fillon koha e agjërimit prej imsakut e zgjat deri në fillim të kohës së akshamit.

Me nijet për agjërim - duke bërë nijet me zemër se dëshiron agjërimin e ditës në fjalë.

Prej atyre që e kanë obligim - lirohen gratë me cikël mujor dhe në kohën e lehonisë (pas lindjes), fëmijët që nuk kanë hyrë në moshën madhore (mosha madhore zakonisht arrihet para moshës 18-vjeçare).

## Kushtet e obligushmërisë së agjërimit:

Nëse kushtet në vijim plotësohen nga një person, atëherë ai është i obliguar të agjërojë, në të kundërtën lirohet nga ky obligim:

Islami - obligohet agjërimi vetëm për myslimanin, jomyslimanit nuk i pranohet agjërimi edhe nëse



agjëron. Allahu në Kuran thotë: "O ju që besuat, agjërimi ju është bërë obligim..." (El-Bekarah 183).

Mosha madhore - nuk është obligim agjërimi nga fëmijët edhe nëse fëmija është i vetëdijshëm.

Mendja - nuk obligohet agjërimi i muajt të Ramazanit për atë që e ka humbur mendjen )i çmenduri) tërë muajin, ndërsa obligohet për atë që është në gjumë apo i ka rënë të fikët. Nëse dikush e ka humbur mendjen një pjesë të Ramazanit, atëherë ai obligohet të agjërojë pjesën në të cilën është shëruar dhe të kompensojë pjesën në të cilën ka qenë i sëmurë nga çmenduria -humbja e mendjes.

Nëse ndokush ka hyrë në islam në një shoqëri joislame, atëherë nëse ky person nuk e ka ditur që agjërimi është obligim, agjërimin e atyre ditëve nuk ka qenë obligim, përveç pasi e ka mësuar atë, dhe nuk i kompenson ditët të cilat i kanë kaluar pasi nuk e ka ditur që e ka obligim agjërimin. E kundërta është kur dikush e ka familjen myslimane apo jeton ose ka lindur mysliman në një shoqëri islame. Në këtë rast, ky person nuk arsyetohet për mosdije që agjërimi është obligim, ky person ka qenë neglizhent dhe jo i interesuar për mësimin e fesë së tij, gjë për të cilën mban përgjegjësi, prandaj i obligohet agjërimi dhe kompensimi i ditëve që i kanë kaluar.

## Kushtet e obligueshmërisë së agjërimit të Ramazanit

Nëse kushtet në vijim plotësohen, besimtari obligohet të agjërojë Ramazanin, ndërsa nëse nuk plotësohen të gjitha atëherë lejohet mosagjërimi, por obligohet kompensimi i ditëve të humbura.

Shëndeti i mirë - nëse myslimani momentalisht është shëndoshë, mirëpo ka pasur një problem dhe frikësohet se mos për shkak të agjërimit do të sëmuret, rikthehet sëmundja, ose është i sëmurë dhe mund të agjërojë, mirëpo frikësohet që agjërimi ia përkeqëson gjendjen ose do t'i zgjasë shërimi për shkak të agjërimit, atëherë atij i lejohet ngrënia - mosagjërimi, Allahu xh.sh. në Kuran thotë: "e kush është i sëmurë prej jush ose është në udhëtim (e nuk agjëroi), atëherë ai (le të agjërojë) më vonë po aq dit". (El-Bekarah 184).

**Vëmendje:** vlerësimet e tilla të gjendjes shëndetësore i bën mjeku kompetent për sëmundjen tuaj, i cili është i drejtë e besnik, mysliman që e di vlerën e agjërimit, përndryshe obligohesh që çdo ditë të fillosh të agjërosh, e nëse gjatë ditës të është përkeqësuar gjendja aq sa e rrezikon seriozisht shëndetin, agjërimi mund të prishet. Kështu duhet të veprosh çdo ditë dhe jo të thuash se e kam provuar por nuk kam mundur të agjeroj, sepse nëse nuk ke mundur tri ditë ndoshta në ditët në vijim Allahu ta lehtëson për shkak të sinqeritetit tënd. Kështu duhet të veprojë edhe ai që e ka punën e vështirë, fillon çdo ditë e nëse gjatë ditës bëhet agjërimi aq i vështirë saqë e rrezikon seriozisht shëndetin, atëherë agjërimi mund të prishet, përndryshe nuk lejohet në asnjë mënyrë mosagjërimi).

Pastërtia prej ciklit mujor dhe lehonisë - nuk pranohet agjërimi prej asaj që është në cikël mujor (hajz) dhe asaj që është në kohën e lehonisë (nifas). Jo vetëm që nuk pranohet, por edhe ndalohet (është mëkat) agjërimi në këtë gjendje. Megjithatë, obligohet kompensimi i ditëve të tilla (referenca sahih i Muslimit vëll.1, faq.265).

Udhëtimi - nuk obligohet agjërimi për atë që është udhëtar, gjatë kohës së udhëtimit, por obligohet kur të kthehet në vendbanimin e tij. (Allahu xh.sh.thotë: "e kush është i sëmurë prej jush ose është në udhëtim (e nuk agjëroi), atëherë ai (le të agjërojë) më vonë po aq ditë". (El-Bekarah 184).

## Nijeti

Sa i përket nijetit, është e domosdoshme që agjëruesi ta dijë me zemër se ai dëshiron të agjërojë. Kushtëzohet që njeti i tij të jetë i prerë dhe jo i hamendur, zgjimi në syfyr llogaritet nijet për agjërim, dhe nuk kushtëzohet shqiptimi i nijetit me gojë, edhe pse preferohet, në mënyrë që të koncentrohet dhe dakordohet zemra dhe gjuha për nijetin e tij.

## Koha e nijetit:

Koha e nijetit për agjërim në Ramazan fillon prej akshamit që i paraprin asaj dite, deri 45 minuta përafërsisht, para hyrjes së drekës së ditës që dëshiron të agjërosh,

kjo nëse deri në këtë kohë nuk ke vepruar diçka që e prish agjërimin, pavarësisht a ka qenë ky veprim me vetëdije apo jo, për arsye se ende nuk e ke bërë nijet agjërimin e kësaj dite, ndërsa nëse e ke bërë nijet dhe pas nijetit ke vepruar diçka që e prish agjërimin nga harresa, agjërimi nuk prishet, por duhet ta vazhdosh dhe agjërimi llogaritet i plotë .

## Si bëhet nijeti:

Mjafton që në Ramazan të vendosësh me zemër që këtë ditë do agjërosh, sepse Allahu xh.sh. kohën në muajin e Ramazanit e ka caktuar që të jetë agjërim farz i këtij muaji, prandaj kjo kohë është e zënë me agjërimin e Ramazanit. Allahu nuk ka lejuar të ketë agjërim tjetër në këtë muaj pos Ramazanit prandaj kërkohet nijeti për agjërim, e preferohet të kesh bindjen që është agjërim për Ramazan, por nuk është kusht, (kjo vlen vetëm për agjërimin në Ramazan), ndërsa nijeti me gojë preferohet në formë që të ketë koncentrim sa më të lartë gjatë fillimit të këtij adhurimi, dhe të dëshmojnë të gjitha gjymtyrët, e të jetë goja dëshmi e zemrës. Veçanërisht preferohet nijeti me gojë (shqiptimi) me pëlqimin e katër medh'hebeve për atë që është vesveseli (i dyshimtë) se a e ka bërë nijet apo jo dhe shqiptimi i nijetit ia largon dyshimin.

## Sunetet e agjërimit

Syfyri - preferohet të zgjohemi në syfyr dhe ta vonojmë atë deri para kohës së imsakut, në atë formë që të na mjaftojë për të ngrënë dhe pirë, ka thënë Pejgamberi a.s.: "Hani, zgjohuni në syfyr sepse në të ka bereqet" (Buhariu 2:678 dhe Muslimi 2:770).

Ngrënia e ushqimit në iftar menjëherë pas hyrjes së kohës së namazit të akshamit.

Pastrimi i dhëmbëve pas ushqimit në syfyr, para imsakut.

## Gjërat që nuk preferohen gjatë agjërimit

Pastrimi i dhëmbëve me brushë me pastë dhëmbësh, për shkak të frikës se do shkojë diçka në fyt, dhe nëse diçka shkon në fyt, atëherë prishet agjërimi. Ndërsa pastrimi pa pastë dhëmbësh gjithashtu nuk preferohet, por është më i lehtë sesa përdorimi i pastës. Nëse është e urrejtur që kur të merret abdes të mos mbushet goja me ujë aq shumë ose të mos arrijë uji deri në laring (fyt), gjë që jashtë ramazanit preferohet, atëherë përdorimi i brushës për pastrim do të jetë i papreferuar pa asnjë diskutim. Përjashtohet përdorimi i misvakut pasiqë e ka përdorur Pejgamberi alejhi selam gjatë agjërimit. Kjo nuk vlen për diç tjetër.

Nuk preferohet vendosja e ujit në gojë kur nuk je duke marrë abdes dhe gusël, edhe nëse është ujë i paktë.

Nuk preferohet mbledhja e pështymës në gojë dhe përbirja e saj.

Çdo gjë që të dobëson gjatë agjërimit dhe nuk është e domosdoshme, nuk është e preferueshme (p.sh. dhënia e gjakut).

Ushqimi në kohën kur dyshohet se a ka hyrë koha e imsakut, pasi, nëse do të ketë hyrë koha e imsakut agjërimi juaj do të jetë i prishur. Besimtari duhet të bëjë atë që është më se e sigurt, pasi që Pejgamberi alejhi selam ka thënë: "Me të vërtetë hallalli është i qartë dhe harami është i qartë, në mesin e tyre ka çështje të dyshimta ... kush ka rënë në dyshime ka rënë në haram". (Muslimi 3:1219_. Nga kjo kuptojmë se rrezikimi i agjërimit është i ndaluar - haram.

Shijimi i ushqimit për atë që e përgatit ushqimin nuk preferohet, por nuk ndalohet, veçanërisht nëse burri nuk ka sjellje të mira me gruan kur ushqimi nuk është mesatar - i përshtatshëm për ngrënie.

Puthja e gruas me kënaqësi (epsh) gjatë agjërimit nuk preferohet. Nuk është mekruh në rast se ekziston mundësia që të sigurohet se nuk do të kalojë deri në marrëdhënie intime, ndërsa nëse diçka e tillë nuk mund të sigurohet, atëherë është e ndaluar.

Paraloja e marrëdhënieve intime është mekruh, e qortuar.

## Gjërat të cilat nuk janë mekruh (të papëlqyera)

Puthja pa emocione (pa epsh) për atë që e kontrollon veten.

Nuhatja e erërave të mira (p.sh. parfumeve) nëse ato erëra nuk janë duke buruar nga materiali si p.sh. druri apo duhani, era, materie të cilat, nëse nuhaten qëllimisht prishet agjërimi.

## Gjërat ndikuese në agjërim

Çdo gjë që nga arrin në fyt dhe e ndien shijen e saj dhe që është më e madhe se kokrra e susamit të bluar, që hyn nga jashtë gojës, gjithashtu dhe çdo gjë që depërton në fyt duke e shijuar shijen e saj dhe është më e madhe se kokrra e bizeles, homusit, e cila gjindet brenda gojës (mbetje prej ushqimit të mbetur në mesin e dhëmbëve –para imsakut-) nuk e prish agjërimin, pasi ruajtja prej gjërave më të vogla se këto është jashtëzakonisht e vështirë, ndërsa nëse janë më të mëdha se një kokërr e susamit të bluar që hyn në gojë nga jashtë, apo më e madhe se një kokërr bizeleje që gjendet brenda gojës, atëherë prishet agjërimi.

Depërtimi i pijeve apo ushqimit përmes zgavrave të konsiderushme e prish agjërimin. Zgavra të konsideruara (pranura) llogariten goja, hunda, vrima anale (që populli e quan zorra e trashë) dhe çdo vrimë tjetër që arrin në barklukth apo në zorrë, qoftë plagë,



qoftë kanal artificial etj. Pastaj arritja e ushqimit apo pijeve përmes njërit apo më shumë kanaleve të tilla deri në lukth apo zorrë e prishë agjërimin. Shembull: nëse një lëng ushqyes si p.sh. glukoza (infuzioni) hyn në trup, por nuk kalon përmes vrimave të konsiderushme dhe nuk arrin as në zorrë dhe as në lukth, nuk e prish agjërimin pasi nuk janë plotësuar dy kushtet e lartëpërmendura, mosplotësimi i kushteve për prishje nuk e prish agjërimin.

Prandaj, nga kjo mund të themi që: çdo shpim i trupit që nuk arrin në lukth apo zorrë nuk e prish agjërimin, që rezulton se injeksionet, infuzionet, analizat e ndryshme, si dhënia/marrja e gjakut nuk e prishin agjërimin. Ndërsa barërat që depërtojnë përmes fytit dhe arrijnë në lukth, edhe nëse përdoren pa ujë, e prishin agjërimin, përdorimi i barërave përmes vrimes anale (zorrës së trashë) e prish agjërimin.

Ndalohet përdorimi i ilaçeve të ndryshme për shtyrjen apo ndalimin e ciklit mujor, në mënyrë që të agjërohet, pasi një gjë e tillë sipas mjekësisë është shumë e dëmshme dhe dëmtimi i vetes është i ndaluar.

Përdorimi i pikave të ndryshme në sy nuk e prish agjërimin, edhe nëse ndien shije në fyt, pasi sytë llogariten pjesë e brendshme e trupit, ndërsa, nëse do të ishin llogaritur si pjesë e jashtme, do të kishte qenë obligim që gjatë abdesit dhe guslit të lahet brendësia e syve kur të lahet fytyra, prandaj sytë nuk janë pjesë e jashtme e fytyrës dhe për këtë arsye transmetohet se depërtimi i ndonjë gjëje përmes syve është i falur dhe nuk e prish agjërimin.

Nëse kryhet ndonjë kontrollë apo operim përmes fytit apo vrimës anale (p.sh. vendosja e kamerës në lukth), kjo nuk e prish agjërimin pasi nuk ka ndodhur shkëputje e saj mes gojës dhe lukthit dhe ai objekt nuk ka përfunduar e as vendosur definitivisht në lukth, ndërsa nëse kjo kamerë është e lyer me ndonjë lëng që të depërtojë më lehtë, atëherë prishet agjërimi si shkak i lëngut e jo i kamerës. Dijetarët thonë se, nëse një kokërr rrushi lidhet me një pe dhe vendoset përmes gojës në lukth dhe nxirret prapë, kjo nuk e prish agjërimin.

Në rastet kur është e domosdoshme një kontrollë, analizë apo operim, lejohet prishja e agjërimit, ndërsa nëse gjendja shëndetësore është kritike, obligohet prishja e agjërimit (agjërimi mund të jetë mëkat nëse nëpërmjet tij e rrezikon seriozisht jetën)..

Nuk prishet agjërimi nëse besimtari përdor diçka që e prish agjërimin nga harresa.

Gjithashtu nuk e prishin agjërimin ato gjëra prej të cilave është e vështirë të ruhemi si p.sh. pluhuri, insektet, nëse pa dëshirën tonë hyjnë në trup etj.

Përdorimi i parfumeve dhe nuhatja e erës së tyre nuk e prish agjërimin përveç nëse ky lloj parfumi është lloj tymi ose tym prej druri që ka erë të mirë, pasi këto janë objekte, apo materie qofshin edhe të vogla, ndërsa te parfumi nuk depërton asnjë materie, por vetëm nuhatet erë e mirë, nuk shkon në lukth. Prandaj tymi i duhanit, i parfumeve e prish agjërimin, nëse shijohen apo nuhaten me qëllim, pasi burojnë ose janë pjesë rrjedhëse të një objekti apo materie që hyn në trup.

Nëse vjellë me gojën plot qëllimisht atëherë e ke prishur agjërimin, ndërsa nëse nuk vepron qëllimisht apo vepron me qëllim por jo me gojën plot, agjërimi nuk prishet.

Kujdes! Përdorimi i gjërave që e prishin agjërimin nga detyrimi, imponimi, gabimi apo gjatë gjumit dhe të fiktit apo çmendurisë e prish agjërimin, nuk ka mëkat, por obligohesh ta kompensosh atë ditë.

Besir Neziri

# Muaji i bekuar Ramazan në shtetin osman

Muaji Ramazan ka një rëndësi të madhe në fenë islame dhe dallohet nga muajt e tjerë për sa i përket vlerës që posedon. Një nga arsyet që e bëjnë të rëndësishëm muajin Ramazan është se libri ynë i shenjtë, Kurani është zbritur në këtë muaj.

Kurani Fisnik filloi të zbritet natën e Kadrit në Ramazan. Kjo natë e begatshme, ashtu siç ceket në suren Kadër, ka vlerë më të madhe se një mijë muaj. Agjërimi i muajit të bekuar Ramazan është një ndër pesë shtyllat themelore të fesë Islame. Si çdo adhurim tjetër, edhe agjërimi i këtij muaji të bekuar bart me veti mirësi dhe begati të panumërta. Agjërimi është një edukim moral për myslimanët. Agjërimi është mjet i rëndësishëm për të freskuar ndjenjat e dhembshurisë dhe të mëshirës, të cilat janë cilësi të domosdoshme të krijesës njeri.

Muaji Ramazan është një muaj solidariteti. Në të, zemrat e njerëzve zbuten e zgjerohen dhe ndjenjat e bujarisë gjallërohen. Në këtë muaj, hapen dyert e mëshirës. Njerëzit e pasur e kuptojnë gjendjen e të varfërve dhe nevojat e tyre më mirë kur janë të uritur nga agjërimi. Për këtë arsye, Ramazani është një muaj në të cilin shtohet kujdesi dhe ndihma ndaj të njerëzve të varfër dhe të pastrehë. Agjëruesit hyjnë në garë në këtë muaj për të ndihmuar, për të bërë bamirësi dhe për të mbështetur të gjithë ata që kanë nevojë.

Muaji Ramazan pritet, jetohet, festohet dhe praktikohet nga myslimanët e vende të ndryshme të botës me adete e tradita të ndryshme, në bazë të kushteve gjeografike dhe kulturore. Shteti osman, i cili ka pasur një strukturë fetare që nga themelimi i tij, gjithnjë ka pasur në plan të parë jetesën sipas dispozitave të fesë islame. Sulltanët osmanë i kanë kushtuar vëmendje të madhe adhurimeve themelore siç janë: agjërimi, namazi etj., dhe asnjëherë nuk e kanë anashkaluar ndihmën për njerëzit nevojtarë nën administrimin e tyre. Në shtetin osman muaji Ramazan pritej me entuziazëm dhe gëzim të madh nga çdo shtresë e shoqërisë myslimane osmane. Me ardhjen e muajit të bekuar ramazan organet shtetërore merrnin masat e nevojshme dhe bënin përgatitjet që besimtarët myslimanë ta kalonin sa më mirë dhe në mënyrë sa më të qetë këtë muaj të bekuar. Sadrazemët, dhe herë pas here edhe sulltanët, në muajin Ramazan, botonin një sërë "udhëzimesh" për njerëzit, të përmbledhura në një shkresë që quhej "Udhëzime për Ramazan (Ramazan Tenbihnamesi)". Në gjysmën e parë të shekullit XIX, nga koha e Sulltan Mahmudit II, këto udhëzime janë botuar në gazetën zyrtare të Shtetit Osman, Takvim-i Vekayi, në fund të muajit Shaban dhe gjithashtu janë shtypur në formë të broshurës dhe i janë shpërndarë popullatës. Njoftimet në lidhje me këto udhëzime bëheshin nga imamët dhe hatibët në xhami, nga rojtarët dhe tellallët nëpër mëhalla dhe nga tregtarët nëpër hane (ndërtesa të madh tregtare). Këto udhëzime, të lëshuara me rastin e ardhjes së muajit të bekuar ramazan, përveç çështjeve të ndryshme fetare dhe kulturore, përfshinin edhe çështjet ekonomike dhe ato shoqërore. Aplikimi i këtyre udhëzimeve është përcjellë nga zyrtarët shtetërorë dhe njerëzit, të cilët nuk u janë bindur këtyre udhëzimeve, janë ndëshkuar. Sipas këtyre udhëzimeve, kërkohej që besimtarët gjatë gjithë Ramazanit të vepronin në përputhje me frymën e muajit të bekuar Ramazan, t'i përmbaheshin më shumë dispozitave fetare, të angazhoheshin në adhurime, t'i kushtonin vëmendje pastërtisë

**Në gjysmën e parë të shekullit XIX, nga koha e Sulltan Mahmudit II, këto udhëzime janë botuar në gazetën zyrtare të Shtetit Osman, Takvim-i Vekayi, në fund të muajit Shaban dhe gjithashtu janë shtypur në formë të broshurës dhe i janë shpërndarë popullatës.**

dhe të silleshin me mirësjellje e me edukatë në raport me të tjerët. Në këto udhëzime, përveç rregullave në lidhje me Ramazanin, kishte edhe rregulla që bënin me jetën në qytet. Për shembull, falja e pesë kohëve të namazit me xhemat në xhami, agjërimi nga të gjithë besimtarët myslimanë, me përjashtim të atyre që kanë ndonjë justifikim, shkuarja në namazin e teravive, mbyllja e dyqaneve gjatë kohës së namazit të teravive, falja e burrave dhe e grave ndaras në xhami, mos ngrënia dhe mos pirja nga ana e jomyslimanëve haptas në vende publike gjatë ditës, sjellja me edukatë dhe në përputhje me rregullat në vendet publike, meqenëse sulltani mund ta falte namazin e teravive në xhami të ndryshme gjatë gjithë Ramazanit dhe të vishej si civil dhe të përzihej me njerëzit. Një tjetër çështje e rëndësishme që theksohej në mënyrë rigoroze në këto udhëzime të Ramazanit ishin edhe çmimet. Theksohej që ata që rritin çmimet e ushqimeve në mënyrë arbitrare duke përfituar nga situata, do të ndëshkohen. Çmimi i produkteve ushqimore, pesha e produkteve me bazë të brumit dhe përbërja e tyre përcaktoheshin nga organet e shtetit. Shpesh bëheshin kontrolle se a po zbatoheshin këto urdhra. Kontrollimi bëhej nga kadilerët, të cilët vizitonin pazaret e çarshitë dhe nuk i toleronin ata që bënin dredhi në tregtinë e tyre.

Në Shtetin osman edhe popullata, për nder të muajit të bekuar ramazan, bënte përgatitje duke filluar nga pastrimi i shtëpive të tyre. Njerëzit, në bazë të kushteve financiare, siguronin harxhin për ramazan dhe kallajisnin të gjitha enët e bakrit. Ata që ishin të pasur blinin enë të ndryshme, si gota, filxhanë, lugë, pjata etj. Gjithashtu blinin edhe rroba dhe sixhade. Kurse gratë prisnin fustane të ndryshëm për t'i veshur në Ramazan. Dyqanet dhe çarshitë i mbushnin dollapët me mall për të shitur. Të gjitha kafenetë në mëhallë pastroheshin dhe zbukuroheshin. Në këtë mënyrë fillonte atmosfera e ramazanit në shoqëri.

## Shikimi i Hënës së Re (Ru'yet-i Hilal)

Agjërimi fillonte me shikimin e hënës së re. Në Shtetin osman kishte zyrtarë specialë të angazhuar për shikimin e hënës së re. Përveç këtyre zyrtarëve, përgjegjës për shikimin e hënës së re ishin të ngarkuar edhe kryekadiu i Stambollit, shejhulislami, sadrazemi dhe sulltani. Vendet për të vëzhguar hënën e re të Ramazanit kanë qenë kodrat e mëdha në Stamboll. Gjithashtu është kërkuar edhe nga vilajetet e tjera që të lajmërojnë nëse është parë hëna e re atë ditë. Për këtë arsye, kishte njerëz të caktuar për këtë punë në ato rajone dhe ata, sapo e shihnin hënën e re ose njerëzit që mund ta dëshmonin me dëshmitar se e kanë parë hënën e re, menjëherë duhej ta njoftonin kadiun e Stambollit. Vëzhguesit që e shihnin dhe lajmëronin hënën e re të muajit Ramazan shpërbleheshin me bakshishe. Kadiu i Stambollit së pari konfirmonte situatën dhe më pas lajmëronte shejhulislamin. Shejhulislami menjëherë e njoftonte sadrazemin, dhe në fund sadrazemi këtë informacion ia paraqiste Sulltanit dhe kërkonte leje që ta shpallte se ka filluar muaji Ramazan. Myezinët e xhamive të mëdha informoheshin menjëherë pasi Sulltani jepte leje dhe nga ata kërkohej që t'i ndezin kandilat dhe ta lajmëronin popullin për fillimin e muajit të bekuar të Ramazanit.

## Traditat fetare në Ramazan

Shoqëria Osmane e vlerësonte muajin Ramazan shumë, si në aspektin shpirtëror, ashtu edhe në atë shoqëror. Administrata shtetërore dhe klerikët fetarë merrnin masat paraprake për ta kaluar sa më mirë muajin Ramazan. Nga njëra anë, me predikime dhe këshilla njerëzit pajiseshin me njohuri fetare dhe forcohej gjendja shpirtërore e tyre, dhe nga ana tjetër, me iftare, përkrahje dhe dhurata forcohej solidariteti shoqëror. Muaji i bekuar Ramazan është muaj adhurimi, për këtë arsye në shtetin osman iu jepej rëndësi e madhe aktiviteteve shkencore dhe fetare, si ligjëratat dhe këshillat fetare, si edhe leximi i Kuranit Fisnik në formë mukabele në xhami të mëdha gjatë gjithë këtij muaji. Një praktikë shumë e përhapur ka qenë dërgimi i nxënësve të medreseve në të gjitha vendbanimet, përfshirë edhe fshatrat për të shërbyer në xhami duke ligjëruar e kënduar Kuran dhe duke i mësuar njerëzit me njohuri fetare. Të gjitha shpenzimet e këtyre nxënësve mbuloheshin nga thesari personal i Sulltanit.

Ndër aktivitetet shkencore e fetare më të rëndësishme kanë qenë ligjëratat fetare, respektivisht në komentimin e Kuranit Kerim në prani të Sulltanit që quheshin "Huzur dersleri". Gjatë gjithë muajit Ramazan, në saraj, në prani të Sulltanit, dijetarët më të njohur të kohës ligjëronin dhe bënin diskutime në lidhje me temat e trajtuara në ligjërata. Sulltanët osmanë për zhvillimin kulturor dhe gjallërinë e jetës shkencore mbanin takime shkencore, mblidhnin dijetarët e kohës rreth tyre dhe madje kishin edhe mësues privatë.

Në shtetin osman ka qenë i përhapur shumë edhe organizimi i iftareve. Në sarajin mbretëror organizoheshin iftare nëntë ditë rresht nga dita e parë e Ramazanit dhe në këto iftare ftoheshin zyrtarët shtetërorë me rend, në bazë të pozitave të tyre. Në mes të të ftuarve në pallatin mbretëror ishin edhe klerikët fetarë, burokratët, ushtarët, përfaqësuesit e qeverive të huaja, patriarkët dhe nxënësit e shkollës së lartë. Gjithashtu edhe sadrazemët, vezirët, pashallarët dhe njerëzit e pasur organizonin iftare në pallatet dhe konakët e tyre, dhe në këto iftare mund të merrnin pjesë edhe njerëzit e varfër. Në këto iftare, pas ushqimit, të ftuarve dhe sidomos të varfërve u jepeshin para dhe dhurata të ndryshme. Këto dhurata quheshin "diş kirası (qira për dhëmbë)".

Një nga traditat në shtetin osman, që praktikohej gjatë Ramazanit,

ishte edhe ceremonia natën e Kadrit. Sulltanët osmanë, natën e Kadrit, kryenin namazin e jacisë dhe të teravive si dhe namazin tespih, që falej këtë natë, bashkë me popullin në xhamitë e mëdha. Zyrtarët shtetërorë pastronin, zbukuronin dhe ndriçonin rrugët në të cilat kalonte Sulltani për të shkuar në xhami, për ta kaluar natën e Kadrit me adhurim bashkë me xhematin. Në rrugë, gjatë shkuarjes së Sulltanit në xhami, organizohej ceremonia ku merrnin pjesë banorët, zyrtarët e pallatit mbretëror dhe diplomatët.



## Solidariteti në Ramazan

Besimtarët myslimanë në shtetin osman, gjatë muajit Ramazan, ndihmonin të varfrit sipas mundësive të tyre dhe nuk linin pas dore dhënien e zekatit dhe të fitrave. Besimtarët e pasur lëviznin nëpër lagje dhe blinin fletoret e borxheve, që quheshin "Zimem Defteri", në dyqanet ushqimore të lagjes dhe paguanin borxhet e tyre pa dijeninë e borxhlinjve.

Në shoqërinë osmane, të pasurit, gjatë shpërndarjes së ndihmave, bënin kujdes që të mos e lëndonin askënd. Ndërsa të varfrit nuk merrnin më shumë sesa kishin nevojë. Në qoshet e mureve, nën dritare ose në vende të caktuara të xhamive dhe vakëfeve, të cilat shpërndanin ndihma të varfëve çdo ditë dhe i plotësonin nevojat e tyre, kishte qese. Bamirësit vetë i vendosnin paratë në këto qese dhe nevojtarët i merrnin pa e ditur kush i ka vendosur. Përpos këtyre qeseve, ku bamirësit vendosnin paratë, kishte edhe gurë të sadakasë, të cilët zakonisht ishin në oborret e xhamive, në objektet e vakëfeve, në kopshtin e disa teqeve dhe në lagjet ku kishte të varfër. Këta gurë ishin të mëdhenj dhe të gdhendur në mes, dhe në ta bamirësit vendosnin paratë në kohën kur nuk shiheshin nga askush, shumë herët në mëngjes ose në mbrëmje kur errësohej. Njerëzit në nevojë merrnin aq sa kishin nevojë dhe nuk e preknin pjesën tjetër. Kështu që bamirësi dhe marrësi nuk e shihnin njëri-tjetrin.

Ndihma më e madhe në muajin Ramazan ishin tendat e iftarit, të cilat simbolizonin unitetin, bashkimin dhe vëllazërinë. Tendat e iftarit ishin vendet ku mijëra agjërues, njerëz të klasave të ndryshme shoqërore, nxënës, të pastrehë, të varfër dhe njerëz me kushte të mira financiare, bënin iftar së bashku gjatë muajit të bekuar Ramazan.

## Traditat sociale e artistike në Ramazan

Muaji Ramazan, në shtetin osman, ishte mishëruar aq shumë sa që ndihej në çdo spektër të jetës. Ky muaj nuk karakterizohej vetëm me adhurime e vepra bamirëse, por organizoheshin edhe aktivitete të tjera sociale e artistike gjatë gjithë Ramazanit. Prej këtyre aktiviteteve janë:

Ndezja e kandilave me fillimin e muajit Ramazan dhe ngritja e mbishkrimit "Mirë se erdhe Ramazani Sherif" në mes minareve, nëpër xhamitë e mëdha.

Vizita e amaneteve të shenjta në Topkapi Saraj, duke filluar nga xhybja e Muhamedit a.s, e deri te shpatat e përdoruar nga ai dhe katër shokët e tij: Ebu Bekri, Omer ibn Hatab, Uthman ibn Affan dhe Ali ibn Abi Talib. Kjo vizitë fillonte me pjesëmarrjen e Sulltanit, pas ditës së pesëmbëdhjetë të Ramazanit. Në departamentin ku gjenden gjësendet e Muhamedit a.s dhe shokëve të tij, në Topkapi Saraj, lexohet Kuran njëzet e katër orë pa ndërprerë. Vizita dhe leximi i Kuranit në Topkapi Saraj ka filluar nga koha e halifit të parë osman, Javuz Sulltan Selimit dhe vazhdoi deri në kohën e Sulltan Mehmed Vahidedinit të gjashtë.

## Ekspozitat

Organizoheshin ekspozita të mallrave të ndryshme me urdhër të Sulltanit çdo vit gjatë muajit Ramazan.

Shkrimi i poezive që quheshin Ramazanije, në të cilat trajtoheshin tema në lidhje me muajin e bekuar Ramazan. Ky lloj i poezive kishte filluar të shkruhej nga shek. XVII. Nga poetët e shumtë që kanë shkruar ramazanije ka qenë edhe poeti shqiptar Jahja Beg Dukagjinzade.

Shfaqjet e ndryshme, si shfaqjet teatrale, lojërat karagjëz, hacivat, meddah etj.

*Literatura*

*1. Mustafa Küçük, "Değişen Biz miyiz Ramazan-ı Şerîf mi?", Din ve Hayat: İstanbul Müftülüğü Dergisi, 2008, nr. 5, f. 54-58. 2. Fadime Aşık, Osmanlı İstanbul'unda Ramazan Kültürü ve Ramazan Sofraları, Sakarya Üniversitesi (temë masteri), 2019. 3. Ertuğrul Yıldırım, Arşiv Belgelerinden Hareketle 18. Yüzyıl İstanbul'unda Ramazan, Marmara Üniversitesi (temë masteri), 2013. 4. Mutlu Toparslan, XIX. Yüzyıl İstanbul Kültüründe Ramazan Eğlenceleri, İstanbul Üniversitesi (temë masteri), 2018. 5. Gül Bezci, Osmanli Toplumunda Ramazan Kültürü, Dumlupinar Üniversitesi (temë masteri), 2018.*

# Si pastrohet trupi me agjërim sipas shkencës

Shkencëtari Joshinori Ohsumi ka thënë se në qoftë se gjatë vitit, një muaj pa ndalur ndiqet ky regjim, rezultatet janë spektakulare.

Nobelisti japonez, Joshinori Ohsumi tregon se si pastrohet trupi nga qelizat e panevojshme gjatë Ramazanit. Shkencëtari japonez ka zbuluar programin e quajtur Otofazhoni, i cili është pastrimi i trupit nga qelizat e paduhura, pastrim që ndodhë gjatë qëndrimit etur dhe uritur.

Duke qëndruar të uritur mutacionet gjenetike, sëmundja e kancerit dhe norologjike, është parë se janë shëruar. Shkencëtari japonez ka vërtetuar tezën e tij se qëndrimi pa ushqim dhe pije, ndihmon në kurimin e sëmundjeve neurologjike dhe të kancerit. Për këtë zbulim ka fituar çmimin Nobel për Mjekësi, transmeton yeniakit.

Ohsum ka thënë se pas tri ditë agjërimi sistemi imunitar ka rezultuar të ketë ripërtëritje. Dhe kjo ka vërtetuar që agjërimi i muslimanëve është programi më i duhur. Qelizat edhe pse nuk janë të ngjashme, veprimet i kanë të tilla. Mbeturinat i mbushin në qese të veçanta (otofagozomet), i ngarkojnë më pas në kontenjera (lizozomlar). Disa i asgjësojnë dhe disa tjera duke i ricikluar i rifitojnë. Kështu që kjo ka rezultuar me vonim të pleqërisë.

Otofazhi aktivizohet edhe më shumë gjatë agjërimit, urisë dhe gjatë stresit. Me këtë qeliza nis që ta prodhojë energjinë e saj me mundësitë e saja vetanake, duke startuar me pastrimin dhe tretjen e mbeturinave te saja dhe bakterieve patogjenike.

Ndër të tjera shkencëtari Joshinori Ohsumi ka thënë se në qoftë se gjatë vitit, një muaj pa ndalur ndiqet ky regjim, rezultatet janë spektakulare. Ky regjim i abstenimit nga ushqimi dhe pijet, i cili lufton sëmundjet, është pjesë e fesë Islame.



Dr. Musa Vila

# Vlera e Kulhuvallahu-t dhe besimi sipas tij

Ebu Hurejra r.a. tregon se Resulullahu s.a.v.s. ka thënë: *"Kul huvallahu ehad – Thuaj Ai është Allahu Një dhe i Vetëm, ka barasvlerën e një së tretës së Kuranit.*[1]

عَنْ أَبِي هُرَيْرَةَ قَالَ قَالَ رَسُولُ اللَّهِ صَلَّى اللَّهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ

قُلْ هُوَ اللَّهُ أَحَدٌ تَعْدِلُ ثُلُثَ الْقُرْآنِ.

## Shkaku i thënies së hadithit

Si shumë hadithe të tjera që kanë shkakun dhe pretekstin e deklarimit të tij, edhe ky hadith ka shkakun e vet, edhe pse nuk është shkaku ai që e përcakton hadithin në kohë dhe vend të caktuar. Rregulla thotë: "Kuptimi nuk merret nga shkaku, por nga konotacioni i fjalëve."

Ebu Seid El-Hudrij r.a. thotë: "Dikush dëgjoi një njeri duke kënduar: Kul huvallahu ehad - "Thuaj Ai është Allahu, Një dhe i vetëm ..." dhe po e këndonte duke e përsëritur vazhdimisht. Në mëngjes ai shkoi te Pejgamberi a.s. dhe e njoftoi atë për këtë gjë, sikur po e quante me gjykimin e tij se këndimi i asaj kaptine në vetvete nuk mjaftonte. I Dërguari s.a.v.s. tha: "(Betohem) Për Atë, në dorën e të Cilit është shpirti im! Ajo është sa një e treta e Kuranit."[2]

Gjithashtu kemi edhe shkakun e zbritjes së kësaj kaptine, e cila quhet El-Ihlas (Pastërtia e Besimit). Disa idhujtarë shkuan te Pejgamberi s.a.v.s. dhe i thanë: "O Muhamed, na trego prej çka është Ai Zoti yt, prej ari, argjendi, diamanti?" Atëherë shpallet kjo kaptinë dhe përshkruan cilësitë e Zotit të Madhëruar e thotë: "Allahu është Një, e dy nuk bëhet. Zotëruesi i Vetëmjaftueshëm, Absolut me të gjitha Cilësitë e përsosura në shkallën më të Lartë, për të Cilin kanë nevojë të gjitha krijesat dhe të gjithë Atij i drejtohen, i Përhershmi, i Pafillim dhe i Pambarim, Ai s'ka nevojë për asgjë, as nuk ha dhe as nuk pi. Ai as nuk lind, as nuk është i lindur. Dhe s'ka asnjë të barabartë ose të krahasueshëm me Të."[3]

**Kjo kaptinë e shkurtër në konotacionin e saj ka kuptime madhore, ka kuptime të tevhidit, pastërtisë së besimit në një Zot, dhe përmban bazamentet e imanit.**

Aishja r.a. tregon se Pejgamberi s.a.v.s. dërgoi një njësi lufte nën komandën e një burri, i cili gjithnjë u printe shokëve të tij në faljen e namazit dhe gjithnjë e përfundonte këndimin e tij me "Kul huvallahu ehad – Ai është Allahu, Një dhe i Vetëm...". Kur ata u kthyen nga lufta, ia përmendën këtë Pejgamberit s.a.v.s. dhe ai tha: "Pyeteni pse e bën këtë." Ata e pyetën atë dhe ai u tha: "Veproj kështu sepse ajo (kaptinë) përmend cilësitë e të Gjithëmëshirshmit – Err-Rrahmanit dhe e dua shumë, prandaj e këndoj gjatë faljes." Pejgamberi s.a.v.s. u tha: "Tregojini atij se Allahu e do atë."[4]

## Shpjegimi i hadithit për Kulhuvallahun

Dijetarët islamë kanë dhënë disa mendime në kuptimin e barasvlerës së Kulhuvallahut me një të tretën e Kuranit. Mendimi më i arsyeshëm që e interpreton këtë është se kjo kaptinë e shkurtër në konotacionin e saj ka kuptime madhore, ka kuptime të tevhidit, pastërtisë së besimit në një Zot, dhe përmban bazamentet e imanit.

Tematikat kryesore që shtjellon Kurani janë: dispozitat e sheriatit, qofshin shpirtërore apo trupore, që ndërlidhen me adhurime apo çështje juridike civile, tregime dhe ngjarje të kaluara për njerëzimin, gjendjen e shpërblimeve dhe ndëshkimeve për personat e moshës së rritur dhe besimin e pastër, njohjen e emrave të Allahut dhe cilësive me të cilat është i veçuar për nga përsosmëria absolute dhe pastrimi prej çdo të mete si dhe




mosngjasimi i tyre me krijesat.

Kështu kuptimi i sures 'Kulhuvallahu ehad' i përmban të gjitha këto, ngërthen çdo gjë që duhet besuar prej këtyre bazave, që është bazë e të gjitha bazamenteve. Në kontekst me këtë Allahu xh.sh. na ka urdhëruar që këtë kaptinë ta recitojmë me gjuhët tona, ta dimë në mendjet tona, ta njohim me zemrat tona, me këtë t'i bindemi dhe të adhurojmë vetëm Allahun xh.sh.. Ai tha: "Kul huvallahu ehad – Thuaj: Ai është Allahu, Një dhe i vetëm".

E para: Allahu është Një në krejt gjithësinë. Allahu ekziston e nuk është që nuk ekziston (Allahu mevxhudun, lejse bi meadumin); Ai është i kahershëm, i pafillim, e nuk është i vonshëm (Kadimun, lejse bi hadithin); Ai është i përhershëm, nuk i ka paraprirë mosekzistenca (Bakin, la jetërau alejhil-'ademu); Nuk i përngjet krijesave, i pangjashëm (Muhalifun lil-havadithi, la shej-un jumathiluhu); qëndron vetvetiu, nuk ka nevojë për vend apo diçka të caktuar (Kaimun bi nefsihi, la jahtaxhu ila mehal-lin eu muhassasin); Ai është Një, askush nuk mund t'i bëhet pjesëmarrës në qenien e Tij, as në cilësitë e Tij e as në veprimet e Tij. Ai s'ka nevojë për askënd (Vahidun, la musharike lehu fi dhatihi ve la fi sifatihi, ve la fi ef'alihi).

Këtu mohohen të gjitha atribuimet dhe shpifjet ndaj Allahut nga të krishterët dhe hebrenjtë.

E dyta: Njësia e të adhuruarit të Allahut - Tevhid el-Uluhije nënkupton të besosh se askush nuk ka të drejtë të adhurohet pos Allahut xh.sh., d.m.th. të falesh, të lutesh, të kërkosh ndihmë, të betohesh, të presësh kurban, të agjërosh vetëm për Allahun xh.sh. e për askënd përveç Tij.

E treta: Ai është vetëm një në emrat dhe cilësitë e Tij – Tevhid Esmau ves-Sifat. Pra, të besosh se në asnjë mënyrë nuk duhet ta emërtojmë a ta cilësojmë Allahun përveçse me atë që Ai me Madhështinë e Tij ka emëruar e cilësuar Veten e Tij si dhe me atë që i Dërguari i Tij e ka emërtuar ose cilësuar Atë. Prej emrave të Tij janë: Huvel-Kadiru – Ai është i Gjithëfuqishëm, El-Muridu – Dëshirues, El-'Alimu – I Gjithëdijshëm, El-Hajju – I Gjallë, Essemi'u – Dëgjuesi, El-Besiru – Shikuesi, El-Mutekel-limu – Folësi.

Prej cilësive të larta të Allahut xh.sh. janë edhe këto: Lehul-kudretu – Ai ka fuqi, El-Iradetu – ka dëshirë, El-hajatu – ka jetë, El-Ilmu – ka dije, Essem'u – dëgjon, El-besaru – shikon, El-kelamu – flet, etj.

## Çfarë përmban "Kul huvallahu"?

Njëshmërinë e Allahut xh.sh. e konfirmon edhe vazhdimësia e kaptinës El-Ihlas – Pastërtia e besimit, Allahus-samed – Allahu është Pronar i Vetëmjaftueshëm, Absolut me të gjitha cilësitë e përsosura që është cilësuar në shkallën më të lartë, për të cilin kanë nevojë të gjitha krijesat – *El-ledhi lem jebëka sifetu kemalin il-la ittesafe biha.* Disa cilësi të Tij krijesat nuk mund t'i njohin me zemër e as t'i shprehin me gjuhë, ngase janë absolute dhe të paarritshme. Atij i drejtohen të gjithë krijesat – *Huvel-masmudu*, sepse kanë nevojë të patjetërsueshme për të. Ai nuk han e as nuk pi. Allahu xh.sh. thotë: "Gjithkush që gjendet në qiej dhe në tokë i luten dhe i kërkojnë Atij (nevojat e tyre). Çdo ditë Ai është i angazhuar në ndonjë çështje." (Err-Rrahman, 29)

Allahu xh.sh. është i Vetë-mjaftueshëm në Qenien e Tij, ndërsa të gjitha krijesat organike dhe inorganike janë të varura nga Ai me qeniet e tyre, me njohjet e tyre, me përgatitjet e tyre, me furnizimin e tyre, me çdo gjë që kanë nevojë për Të në të gjitha format dhe mënyrat. Nga Allahu nuk është i pavarur askush, as sa grimca më e imët e atomit në çdo kohë dhe gjendje prej gjendjeve të tyre. Krijesat kanë nevojë për ndihmën, mëshirën , mbrojtjen, bujarinë dhe bamirësinë e Tij.

Mandej në këtë kaptinë vazhdon ajeti: Lem jelidë ve lem juledë – "Ai as nuk ka lindur, as nuk është i lindur" (El-Ihlas, 3). Nga kjo kuptohet se Zoti xh.sh. është i pastër nga çdo ngjashmëri me cilësitë e krijesave. Të gjitha krijesat janë të lindura nga njëri-tjetri, disa janë prindër të disave e disa të tjerë janë fëmijë. E çdo gjë e krijuar është edhe nga materia, ndërsa Zoti xh.sh. është Krijues i materies.

Ky pastrim shprehet edhe në

versetin e radhës: Ve lem jekun lehu kufuven ehadë – "Dhe s'ka asnjë të barabartë ose të krahasueshëm me Të (Një, i Vetëm, i Pashok)." (El-Ihlas, 4). Pra, Allahu s'ka të ngjashëm me Të, as ortak, as homolog, as ndihmës, as në emrat e Tij e as në cilësitë e Tij, as në veprimet e Tij, e as në të drejtat e Tij, me të cilat është i veçuar. E drejta e Tij e veçantë është dy llojesh:

1. I veçuar pa të meta, absolut në të gjitha aspektet, dhe
2. I veçuar në adhurim nga të gjitha krijesat.

Pra, një kaptinë e tillë që përmbledh kaq shumë çështje të rëndësishme, me plot të drejtë e ka barasvlerën e një të tretës së Kuranit. Pra, një e treta e Kuranit përmban shtjellime dhe zbërthime të emrave të bukur të Allahut xh.sh., të cilësive të plota të Tij, të veprimeve të Tij dhe dispozitave të ndërlidhura me veprimet e Tij. Ndoshta edhe tërë Kurani ka si bosht përqendrues të Tij këtë kaptinë të shkurtër madhështore. Në këtë kaptinë gjendet edhe emri më i madh i Allahut xh.sh. (ismull-llahi el-e'adham), bazuar në hadithin e Ibn Maxhes.

**Allahu xh.sh. nuk përcaktohet me vend dhe kohë, ai është i pastër nga ato dhe i paraprin kohës dhe vendit.**

Pejgamberi s.a.v.s. e kishte dëgjuar një person duke u lutur: "O Zoti im, vërtet unë kërkoj nga Ti që je Allahu Një e i Vetëm dhe i Vetëmjaftueshëm Absolut, që nuk ke nevojë për askënd, e të gjithë kanë nevojë të patjetërsueshme për Ty, Ti je Ai i Cili nuk lind e as nuk je i lindur dhe s'ka askush që është i barabartë ose i krahasueshëm me Ty (një i vetëm i pashoq)." "Atëherë Pejgamberi s.a.v.s. i tha: "Vërtet i ke kërkuar Allahut me emrin e Tij më të madh me të cilin kur i kërkohet, Ai jep me të, e kur lutet me të, i përgjigjet."[5]

## Hadithet që tregojnë për cilësitë e Allahut xh.sh.

Sa për ilustrim mund të sjellim hadithin e njohur si hadithi i robëreshës – hadithul-xharijeti. Resulullahu s.a.v.s. këtë robëreshë e kishte pyetur: "Ku është Allahu?" Ajo u përgjigj se është në qiell. Resulullahu s.a.v.s. e pyeti: "Kush jam unë?" Ajo u përgjigj: "Ti je i Dërguari i Allahut." Ai tha: "Liroje atë, se vërtet ajo (robëresha) është besimtare."[6]

Ky është prej haditheve që flet për cilësitë e Allahut xh.sh. dhe për to ka dy mendime:

Hadithet që flasin për cilësitë duhen besuar ashtu siç kanë ardhur, pa u lëshuar në kuptimin e tyre dhe duke e pastruar Allahun xh.sh. prej çdo gjëje që nuk i takon Madhërisë së Tij. Pra, pa përngjasim dhe shëmbëllim me krijesat.

Interpretimi i haditheve të cilësive në atë që i takon dhe e meriton Allahu xh.sh..

E vërteta është se çdo tekst që ka ardhur në këtë fushë ka të bëjë me






cilësitë – Essifat dhe jo me Qenien e Allahut xh.sh. – La bidh-dhati. Bazuar në këtë mendim nuk mund të themi se Allahu xh.sh. me Qenien e Tij hyjnore është në qiell, për arsye se është përcaktim, përkufizim dhe trupëzim fizik. Po ashtu nuk mund të themi se Qenia e Tij Hyjnore është në çdo vend, për arsye se Allahu xh.sh. nuk përcaktohet me vend dhe kohë, ai është i pastër nga ato dhe i paraprin kohës dhe vendit. Por ajo që mund të thuhet është se Allahu xh.sh. me dijen e Tij, fuqinë e Tij, me cilësitë e Tij ndodhet në çdo vend, në qiell, në tokë dhe me njerëzit kudo që gjenden.

Për argument kemi versetin e Kuranit, ku Allahu xh.sh. duke dërguar Musain a.s. dhe Harunin a.s. te Faraoni i drejtohet me këto fjalë: "Pa dyshim që Unë jam me ju të dy duke dëgjuar e shikuar çdo gjë." (Ta-ha, 46)

Allahu xh.sh. është me ata të dy me cilësitë e Tij, me të dëgjuar dhe me të shikuarit e nuk është me ata të dy me Qenien e Tij. Po ashtu në këtë drejtim kemi edhe versetin tjetër: "Nuk bëhet bisedë e fshehtë mes tre vetave veçse Ai është i katërti i tyre (me dijen e Tij dhe me njohjen e Tij), e as mes pesë vetave e të mos jetë Ai i gjashti i tyre, edhe as më pak se aq, edhe për as më shumë se aq veçse Ai është me ta kudo që ndodhen." (El-Muxhadeleh, 7)

E si mund të thuhet se Ai është me ta me Qenien e Tij në çdo vend përderisa Ai është me ta me cilësitë e Tij, me dijen, me njohjen, me të dëgjuarit, me të shikuarit dhe ka fuqinë e Tij për mbizotërimin ndaj tyre?

Nuk është e qartë pse disa këtë ajet e interpretojnë, kurse hadithin e robëreshës nuk e interpretojnë. Nuk e pranojnë të thuhet se Allahu xh.sh. me cilësitë e Tij është në qiell dhe nuk bën të lëshohemi në Qenien e Tij sepse ne për të nuk dimë asgjë.

Disa të tjerë duke parë ngritjen e duarve kah qielli mendojnë se Allahu xh.sh. është në qiell. Edhe kjo nuk qëndron ngase orientimi i muslimanit kah Qabeja nuk tregon se vërtet Allahu xh.sh. është në Qabe. I Lartësuar është Allahu xh.sh. nga ajo që mendojnë njerëzit!

Duhet të kemi kujdes e të mos lëshohemi në çështjen e Qenies së Tij ngase një gjë e tillë mund të jetë rrëshqitje e rrezikshme. Ajetet dhe hadithet në këtë drejtim kanë të bëjnë me cilësitë e Tij. Allahu xh.sh. me cilësitë e Tij është në qiell, në tokë dhe në çdo vend.

Allahu xh.sh. thotë: "Dhe Ai është Allahu në qiej dhe në tokë. Ai di çfarë ju fshihni dhe çfarë ju shprehni dhe Ai di çfarë ju fitoni." (El En-Aam, 3)

"Dhe është Ai (Allahu) i Cili është i vetmi Zot në qiell dhe i vetmi Zot në tokë. Ai është i Urti, i Gjithëdijshmi." (Ez-Zuhruf, 84)

Allahu xh.sh. na tregoi se Ai është në qiej dhe në tokë me dijen e Tij, d.m.th. me cilësitë e Tij dhe asnjë argument nuk ka ardhur që sqaron se Allahu xh.sh. me Qenien e Tij është në ndonjë vend të caktuar.

Hadithi i robëreshës gjithashtu tregon se ai që u bindet të gjitha degëve të besimit islam konsiderohet musliman dhe për të nuk kushtëzohet që për secilën degë të besimit t'i njohë argumentet e tyre dhe nuk ka nevojë për argument shtesë në to. Njëherazi ky është edhe mendimi dhe qëndrimi i shumicës absolute të dijetarëve, sepse Pejgamberi s.a.v.s. kur dikush ka hyrë në Islam nuk e ka pyetur për argumentet e ekzistimit të Zotit, as për argumentet se Zoti është një, i vetëm në krijim, e as për shtyllat e tjera të besimit.

Duhet të bëjmë patjetër dallim mes dijes dhe besimit. Dija e mirë për Islamin nuk mjafton edhe për besimin. Djalli, kundërshtarët Kurejshë, hebrenjtë, të krishterët, munafikët kishin njohuri të mirë për Islamin dhe besnikërinë e Muhamedit a.s., megjithatë nuk konsiderohen muslimanë pa bindje në besim.

Besimi është dije e mendjes, e prerë në përputhje me dijen e zemrës ose të përjetuarit e kënaqësisë së Islamit. Kush e njeh Islamin dhe nuk e pranon si fe, nuk është i kënaqur me të, ai nuk konsiderohet musliman. Islami kërkon njohuri mendore, pranim dhe kënaqësi të shpirtit, bindje të zemrës dhe praktikë të gjymtyrëve.

*1. "Sahihu Muslim", vëll. IV, fq. 241, nr. 1344; "Sunen Et-Tirmidhij", vëll. X, fq. 137, nr. 2824. 2. "Sahihul Buhari", vëll. XV, fq. 419, nr. 4627. 3. "Kurani Fisnik, përkthim me komentim në gjuhën shqipe", H. Sherif Ahmeti, fq. 1276; "Shpjegim i kuptimeve të Kuranit të Lartë", fq. 911. 4. "Sahihul Buhari", nr. 7375. 5. "Sunen Ibn Maxhe", bab: Ismull-llahi el-e'adham, nr. 3857. 6. "Sahihu Muslim", vëll. I, fq. 381, nr. 537.*

Dr. Flamur Sofiu

# Qëndrimi i sheriatit islam ndaj sëmundjeve që janë endemi dhe pandemi

## Hyrje

Njëra prej kushteve të besimit islam është që myslimani të besojë në caktimin e Allahut (El-Kaderu) dhe duhet të jetë i kënaqur më atë që i ka caktuar Allahu atij. Pa dyshim sëmundjet e ndryshme qofshin ato si epidemi apo pandemi janë të përcaktuara prej Allahut të Madhërishëm. Të gjitha këto argumentojnë në mënyrë të qartë fuqinë e Allahut të Lartësuar që kë do Ai e shkatërron dhe kë do e shpëton.

Allahu i lartësuar thotë në Kuran: "e ushtrinë e Zotit tënd nuk e di kush pos Atij"[1].

Përcaktimi i paraqitjes së sëmundjeve është prej ligjeve të Allahut të Lartësuar e që sëmundja e godet atë që do Allahu prej myslimanëve dhe jomyslimanëve, e edukon me sëmundje atë që do Ai, por, besimtari që është goditur nga sëmundja dhe bën durim, i tilli e arrin shpërblimin e shehidit. Mu për këtë i Dërguari i Allahut s.a.v.s. ka thënë: "Transmetohet nga Aisheja r.a. se ka thënë: e kam pyetur të Dërguarin s.a.v.s. për sëmundjen e murtajës? Ai më ka informuar se murtaja është ndëshkim prej Allahut që e dërgon mbi atë që dëshiron Ai dhe se Allahu me dërgimin e sëmundjes shpreh mëshirë për besimtarët (d.t.th. e sprovon besimtarin dhe ai duron). E po qe se ndodh që të bjerë murtaja, atëherë duhet qëndruar në vendin e vet secili duke bërë durim

**"Vërtetë madhështia e shpërblimit është aq sa është madhështia e sprovës. Pa dyshim Allahu kur e do një popull, i sprovon ata, e kush është i kënaqur (e duron sprovën) ai e fiton kënaqësinë e Allahut e ai i cili hidhërohet (pse është sprovuar) e meriton hidhërimin e Allahut". (hadith)**

dhe duke shpresuar në shpërblimin e Allahut. E di besimtari se nuk e godet atë asgjë pos asaj që ka caktuar Allahu dhe po qe se e godet (sëmundja) ai e ka shpërblimin e shehidit".[2]

Këtë punim do ta ndajmë në këto tematika:

1. *Sëmundjet a janë sprovë prej Allahut?*
2. *Çfarë përcakton e drejta islame për sëmundjet dhe si kërkon të sillemi në rast të paraqitjes së tyre?*
3. *A duhet të mbyllen xhamitë, të braktiset falja me xhemat dhe të lihet namazi i xhumasë kur është rrezik përhapja e sëmundjes?*

## Sëmundjet a janë sprovë prej Allahut?

Sa i përket asaj se sëmundjet a janë sprovë prej Allahut të Lartësuar apo ato i sjell Krijuesi për shkak së është i hidhëruar më robërit e Tij dhe kështu Ai u sjell sëmundjen si dënim për njerëzit. Për këtë mund të ketë disa shpjegime si:

E para: duhet ta kemi të qartë se prej ligjeve të kësaj jete është që njerëzit të kenë sëmundje të ndryshme apo thënë më qartë ardhja e sëmundjeve është ligj i vendosur nga Krijuesi ynë, vetëm e vetëm që t'i pastrojë robërit e Tij prej mëkateve dhe t'i sprovojë ata duke mos i veçuar me sëmundje vetëm tiranët, mëkatarët, kundërshtarët por i godet të gjithë njerëzit duke përfshirë të Dërguarit e Allahut të Lartësuar, të devotshmit dhe njerëzit e mirë. Sprova që u vjen të devotshmëve nga Allahu i Lartësuar nuk konsiderohet si poshtërim dhe zullum ndaj tyre, por kjo është shenjë e asaj që Allahu i do ata dhe i ngre në shkallë të larta në xhenet, ngase të tillët e kalojnë çdo sprovë duke duruar. Sëmundjet do të jenë sprovë që u sjellin mirësi të Allahut njerëzve të devotshëm përderisa ata nuk ndalen në urdhërimin në të mira dhe pengimin nga të këqijat. Mu për këtë i Dërguari s.a.v.s. ka thënë: "Vërtetë madhështia e shpërblimit është aq sa është madhështia e sprovës. Pa dyshim Allahu kur e

do një popull, i sprovon ata, e kush është i kënaqur (e duron sprovën) ai e fiton kënaqësinë e Allahut e ai i cili hidhërohet (pse është sprovuar) e meriton hidhërimin e Allahut", vazhdon Enesi r.a. duke thënë se i Dërguari a.s. ka thënë: "Kur Allahu i dëshiron më të mirën një popullit, i sprovon ata".[3]

E dyta: po qe se e konsiderojmë sëmundjen si dënim që vjen prej Allahut duhet të dimë se ky dënim nuk i përfshin vetëm ata që janë tiranë, por i përfshin që të gjithë si të mirët dhe të këqijtë. Ajetet kuranore dhe hadithet e të Dërguarit s.a.v.s. na e bëjnë shumë të qartë atë se kur Allahu dërgon ndonjë lloj dënimi tek njerëzit në atë dënim përfshihen që të gjithë, pra dënimi nuk zgjedh të mirin apo të keqin. Allahu i Lartësuar ka thënë:

"Ruajuni nga sprovimi (fitneja) që nuk godet vetëm ata që bënë mizori prej jush..."[4]. Po ashtu i Dërguari s.a.v.s. ka thënë: "Kur Allahu të zbresë dënimin te një popull, atëherë ai dënim i përfshin që të gjithë ata…".[5]

## Si të sillemi në rast të përhapjes së sëmundjeve?

E drejta islame (sheriati) ka përcaktuar rregullat se si duhet ne myslimanët të sillemi në raste kur rrezikohet apo kanoset jeta e njerëzve për shkaqe të ndryshme si f.v. sëmundjet, katastrofat e ndryshme natyrore e të ngjashme.

Rregulla kuranore që kërkon prej nesh t'i konsultojmë ekspertet e fushave të veçanta na obligon ne që të bashkëveprojmë me ta në rastet kur paraqitet nevoja për ndonjë gjë. Allahu i Lartësuar shumë qartë thotë në Kuran: "Pyeteni ata që dinë nëse ju nuk dini"[6], duke u nisur nga ky parim ne jemi të obliguar të kërkojmë shpjegim nga ekspertët për çështjet për të cilat kemi nevojë për sqarime. Në rastin konkret ne kemi nevojë për sqarime rreth sëmundjes, andaj jemi të obliguar të kërkojmë shpjegime nga ekspertet e mjekësisë dhe në të njëjtën kohë t'u përmbahemi rekomandimeve të tyre.

Rreth përhapjes së sëmundjeve e në veçanti sëmundjeve që konsiderohen si pandemi duhet t'i kemi të qarta ne myslimanët këto rregulla:

E para: duhet ta kemi bindjen në caktimin e Allahut të Lartësuar se edhe sëmundjet janë caktim i Tij dhe nuk duhet të krijojmë panik në veten tonë dhe as tek të tjerët, por duhet të pranojmë caktimin e Allahut duke shpresuar në shpërblimin e Tij kur ne jemi në ndonjë sprovë.

E dyta: të mbështetemi në Allahun në mënyrë shumë të qartë dhe me bindje të plotë se çdo gjë që ndodh është me caktimin e Tij dhe asgjë nuk na godet pa lejen e Tij: "Kurrsesi nuk na godet asgjë pos asaj që e ka caktuar Allahu për ne"[7].

E treta: marrja e shkaqeve-masave preventive si p.sh. mbrojtja nga sëmundja, kërkimi i shërimit, të hyrët në vetë karantinë dhe respektimi me përpikëri i të gjitha rekomandimeve nga institucionet përkatëse. Këtë shumë mirë e qartëson qëndrimi i Umerit r.a. i cili kishte ndaluar hyrjen në Sham pasi e kishte kuptuar se në të kishte renë epidemi. Ku në këtë rast Ebu Ubejdete bin el-Xherah r.a. i kishte thënë Umerit r.a.: "A po ikim nga caktimi i Allahut?", e Umeri r.a. ishte përgjigjur: "Po, ne po ikim prej caktimit të Allahut në caktimin e Allahut".

Kur ndodh që të paraqiten epidemi apo pandemi feja islame na obligon që të mos dalim nga vendbanimi ku e ka kapluar epidemia dhe mos të hyhet në atë vendbanim ku është paraqitur epidemia. Përmendet në sahihun e Muslimit se i Dërguari i Allahut s.a.v.s. ka thënë:

"Murtaja është shenjë e dënimit me të cilën i vë në sprovë Allahu disa njerëz nga robërit e Tij. Kur të dëgjoni se ka ndodhur (paraqitja e sëmundjes së murtajës) në një vend atëherë mos hyni aty dhe po qe se ndodh që është paraqitur në tokën tuaj, atëherë mos ikni prej aty"[8].

Ajo pse ndalohet për të hyrë dhe për të dalë nga vendi ku është paraqitur epidemia, ka për synim ndalimin e përhapjes së sëmundjes. Në këtë aspekt duhet pasur shumë kujdes nga ana e myslimanit, ngase mund të bëhet shkak në përhapjen e sëmundjes dhe dëmtimin e të tjerëve dhe në këtë mënyrë të bëhet prej mëkatarëve. Në aspektin fetar është e ndaluar të bërët dëm të tjerëve në çfarëdo mënyre qoftë. I Dërguari s.a.v.s. ka thënë: "Nuk ka dëm ndaj askujt dhe nuk lejohet t'u bëhet dëm të tjerëve".[9] Bazuar në këtë rregull myslimanit nuk i lejohet t'i dëmtojë në asnjë mënyrë të tjerët, pra nuk guxon të dëmtojë askënd në aspektin e besimit, në aspektin fizik, në aspektin mendor, në atë material dhe në asgjë: qoftë dëmi material apo shpirtëror. Në këtë aspekt kuptohet shumë qartë se është e ndaluar rreptësishtë të behët shkaktar dikush në përhapjen e sëmundjes. Tjetra që duhet përmendur se prej parimeve të domosdoshme të sheriatit islam është edhe ruajtja e jetës, shëndetit dhe mendjes nga sëmundja. Prandaj është e ndaluar që myslimani të hedhë veten në shkatërrim apo edhe të behet shkak për shkatërrimin e të tjerëve. Allahu i Lartësuar ka thënë: " ...dhe mos e hidhni veten tuaj në rrezik...".[10]

E katërta: të mos qëndrojmë afër të sëmurëve nga frika e marrjes së sëmundjes, përveç kur është nevoja për t'i ofruar shërbimin për shërim edhe atë pasi të merren të gjitha masat mjekësore mbrojtëse. Mu për këtë i Dërguari s.a.v.s. ka thënë: "Ik prej atij që është i sëmurë prej lebrës sikur që ikën prej luanit"[11]. Nga ky hadith shpjegohet qartë se besimtari assesi nuk duhet të mendojë se sëmundja nuk e godet, por është i obliguar t'i marrë



shkaqet që e ruajnë nga sëmundja.

E pesta: prijësi apo qeveria kur vendosin rregulla për të sëmurët që të hyjnë në karantinë, atëherë të sëmurët janë të obliguar t'i respektojnë vendimet e përcaktuara nga institucionet. E po qe se të sëmurët nuk i respektojnë rregullat e tilla bëjnë mëkat dhe konsiderohen të atillë që kanë bërë mëkat të madh[12]. Prijësi është i obliguar që të sëmurët me sëmundje ngjitëse t'i izolojë dhe të mos lejojë që ata të përzihen me të shëndoshët.

E gjashta: duhet të merren masat që pengojnë përhapjen e epidemisë. Në historinë islame përmendet rasti kur i kishte goditur myslimanët murtaja e Imvasit[13] , atëherë Amer bin el-As i kishte ndarë ata myslimanë në disa grupe nëpër bjeshkë dhe nuk i kishte lejuar të përzihen mes vete derisa shumica prej tyre vdesin si shehida nga murtaja. E ata që mbesin gjallë kthen nëpër qytete[14].

E shtata: të mos mbahet e fshehtë sëmundja. Sipas kësaj çdokush që ndien në vetë shenjat e sëmundjes epidemike apo ka qenë në vendin ku ka pasur epidemi duhet patjetër paraqitja tek institucionet përkatëse. Po qe se ndodh që të fshihet sëmundja, atëherë personi në fjalë i bën dy krime: krimi i parë është mashtrimi dhe gënjeshtra duke e fshehur sëmundjen dhe i dyti është se ai bëhet shkaktar që të sëmuren të tjerët dhe në këtë mënyrë ky bëhet mëkatar për çdo person që e godet sëmundja për shkak të tij. I Dërguari s.a.v.s. ka thënë: "Mysliman është ai nga i cili janë të sigurt myslimanët prej gjuhës dhe dorës së tij"15. Nga kjo mund të kuptojmë se myslimani i vërtetë është ai i cili dëshiron për vëllain e tij atë që dëshiron për veten dhe se e urren për vëllain e vetë atë që e urren edhe për veten.

E teta: të pasurit frikë prej sëmundjes infektuese. Feja islame është fe e natyrshme andaj nuk pengon atë që myslimani të ketë frikë prej sëmundjeve infektuese. Mbrojtja e jetës, trupit, e gjymtyrëve të trupit, e pasurisë dhe e nderit është obligim për çdo mysliman. Shumë hadithe flasin për kujdesin e mbulimit të ushqimit dhe pijeve që të mos prishen, për larjen e duarve dhe të gojës, për kujdesin që duhet pasur se ku kryhet nevoja fiziologjike dhe urinimi, që të mos kryhen nevojat fiziologjike nën hije dhe në rrugë ku mund të sjell telashe dhe sëmundje të tjerëve. Pra, kujdesi i tillë nuk është vetëm i rekomanduar por është obligim i prerë. Feja Islame është fe e pastërtisë së anës shpirtërore dhe asaj fizike. Vetë kërkesa obliguese për të marr abdes, për t'u pastruar, për të pastruar ambientin, shtëpinë, oborrin dhe të ngjashme tregojnë qartë se myslimani duhet të jetë vigjilent në ruajtjen e tij dhe të tjerëve nga pasojat e çdo të keqeje.

Transmetohet nga Ebu Dherri r.a. se i Dërguari s.a.v.s. ka thënë: "Më janë paraqitur mua veprat e umetit tim, të mirat dhe të këqijat e tyre. E prej veprave të mira të tyre e gjeta se ishte largimi i pengesës nga rruga dhe prej veprave të këqija ishte pështymja në xhami"16.

E nënta: të bërit dua dhe shprehje të devotshmërisë ndaj Allahut të Lartësuar. Myslimani përveç asaj që duhet të kërkoj shërim mjekësor rekomandohet që të bëjë sa më shumë lutje për largimin dhe mbrojtjen e myslimanëve nga sëmundjet e këqija. Prej duave-lutjeve të preferuara janë: "Thuaj kurrsesi nuk na godet asgjë neve pos asaj që e ka përcaktuar Allahu për ne. Ai është Mbrojtësi ynë, prandaj në Allahun të mbështetën besimtarët."[17],

"Me emrin e Allahut, me emrin e të Cilit nuk i bëhet dëm asgjëje në tokë e as në qiell. Ai është që dëgjon çdo gjë dhe di çdo gjë"[18].

"Kërkoj mbrojtje me fjalët e përsosura të Allahut nga çdo e keqe që e ka krijuar"[19] .

"O Zoti ynë! Unë të lutem Ty që të më dhurosh shpëtim në këtë botë dhe në botën tjetër. O Zoti ynë! Unë të lutem Ty të më falësh dhe të më dhurosh shpëtim në besimin tim, në këtë botë, në familjen time dhe pasurin time. O Zoti ynë! M'i mbulo të metat e mia, me siguro nga ajo që më frikëson. O Zoti ynë! Më mbro mua nga ana e përparme, nga ana e prapme, nga ana e djathtë, nga ana e majtë dhe nga ana e lartë. Kërkoj mbrojtje me Madhështinë Tënde që të mbrosh nga çdo e keqe që nuk e kuptoj".

Rekomandohet këndimi i kaptinës Ihlas tri herë, i kaptinës Felek dhe Nas nga tri herë në çdo mëngjes e mbrëmje.

## A duhet të mbyllen xhamitë, të braktiset falja me xhemat dhe të lihet namazi i xhumasë kur është rrezik përhapja e sëmundjes?

Në librin "El-Bahru Rraik Sherhu Kenzu Dekaik" përmendet: "Allahu ka lejuar që të mos agjërojë asnjë i sëmurë. Dihet qartë se legalizimi i ngrënies gjatë ramazanit është për qëllimin e vetëm që të largohet stërngarkesa për myslimanin, ngase agjërimi ka mundësi të vonojë shërimin dhe ndoshta të shtohet sëmundja apo edhe të dëmtohet ndonjë gjymtyrë e trupit që është e plagosur"[20]. Nga e gjithë kjo po kuptohet se legalizimi i ngrënies gjatë ramazanit është bërë vetëm për të larguar mundimin e tepërt dhe se ky lloj i mundimit sjell shtimin e sëmundjes, vonimin e shërimit ose shkatërrimin e tërësishëm të gjymtyrës së plagosur.

Po qe se ne thellohemi ne analizën e kësaj që ka përmendur ky dijetar, e kuptojmë qartë se duhet doemos të pengohen grumbullimet e turmave të njerëzve nga frika se mos po mundësohet që të përhapet sëmundja ngjitëse në rastin tonë konkret virusi Korona (COVID- 19).

Pa dyshim se tubimet më të mëdha tek ne myslimanët janë me rastin e namazit të xhumasë dhe të namazit me xhemat. Nëse analizojmë logjikisht atë se sheriati islam e ka lejuar agjëruesin të mos agjërojë për shkak të sëmundjes me qëllim që të mos dëmtohet në asnjë aspekt, do të ishte shumë e arsyeshme të vendoset për ndalimin e faljes së namazit me xhemat dhe faljes së namazit të xhumasë si preventivë legale për të penguar përhapjen dhe shtrirjen e sëmundjes. Shumë është e qartë se sot shkaku kryesor i përhapjes së pandemisë është grumbullimi i njerëzve!

Po qe se edhe më tepër bëjmë një analizë me të thellë, do të kuptojmë se po ato shkaqet që lejojnë të mos agjërohet, janë dhe shkaqet që lejojnë që të braktiset namazi me xhemat dhe namazi i xhumasë. Këtë mendim për braktisjen e namazit me xhemat e përforcon lajmërimi i mjekësisë se sëmundja (COVID-19) mundësinë e përhapjes më së shumti e ka në vendet ku janë turmat e njerëzve. Të gjitha këto shkaqe mundësojnë marrjen e vendimit për të penguar tubimet e njerëzve, qofshin edhe në faljen e namazit me xhemat dhe atë të xhumasë. Frika e përhapjes së sëmundjes pandemike është arsyetim i mjaftueshëm për të pezulluar faljen e namazit të xhumasë dhe të namazit me xhemat.

Transmetohet nga Ibn Abbasi r.a. se i Dërguari i Allahut s.a.v.s. ka thënë: "Ai që dëgjon ezanin dhe nuk i përgjigjet thirrjes (për të falur namazin me xhemat) ai nuk ka namaz përveç nëse ka arsye të justifikueshme. Ata thanë: o i Dërguari i Allahut cila është arsyeja e justifikueshme? Ai tha: frika dhe sëmundja"[21].

Dijetari i mirënjohur hanbelitë Ibn Kudameh el-Makdesiju në librin e tij "El-Kafi Fi Fikhil Imam Ahmed " ka shkruar një kapitull për rastet e justifikueshme kur lejohet të braktiset namazi me xhemat dhe namazi i xhumasë. Në të përmenden tetë arsye që lejojnë braktisjen e namazit me xhemat dhe namazin e xhumasë[22]. Prej shkaqeve që ka përmendur janë edhe këto dy shkaqe: sëmundja dhe frika e të cilat shkaqe janë përmendur në hadithin e transmetuar nga Ebu Davudi. Frika që është përmendur në hadith ka shumë kuptime e njëri prej kuptimeve është edhe frika për kanosjen e shëndetit, andaj bazuar në këtë lejohet braktisja e xhamatit apo e xhumasë nëse personi ka frikë se i rrezikohet shëndeti dhe se në këtë rast ky person nuk ka asfarë mëkati.

E sa i përket asaj se a duhet të mbyllen xhamitë, kjo është një çështje që u takon të nxjerrin vendim institucionet që janë përgjegjëse për çështjet e organizimit fetar.

*1 El-Mudethir: 31. 2 Transmeton Buhariu , libri I mjekësisë , kapitulli që fletë për shpreblimin e atij që duron sëmundjen e murtajës (5/2165), nr. i hadithit: 5402. 3 E transmeton el-Bejhekiu nga Enesi r.a. 4 El-Enfal:25. 5 Transmeton Ibn Maxheh nga Ibn Umeri r.a. 6 En-Nahl: 43. 7 Et-Teube: 51. 8 Transmeton Muslimi. 9 Trasnmeton imam Maliku, Ibn Maxheh dhe të tjerët. 10 El-Bekaretu: 195. 11 Transmeton Buhariu në "Muelekat" dhe Ahmedi 2/443. Këtë hadith e knsideron të sakt Shuajb Arnauti (Allahu e pastë mëshiruar) tek Musnedi i imam Ahmedit. 12 Mensur bin Junus bin Salahudin bin Hasen bin Idris el-Behutij el-Hanbelij „Keshshaful Kanai An Metnil Iknai", vol. II fq. 126. 13. Ky është një fshatë në Palestinë në mes të Kudsit dhe Rremlit. 14. http://ibadou-arrahmane.com. 15 Transmeton Buhariu, Muslimi, Ebu Davudi dhe të tjerët. 16. Transmeton Muslimi 17. Et-Teube: 51. 18. Transmetohet në hadith se kush e thotë këtë lutje tri herë, atë nuk e godet asnjë e keqe deri në mëngjes, e ai që e thotë këtë tri herë në megjes nuk e godet asnjë e keqe deri në mbrëmje. 19. Në hadith përmendet se nëse e thua këtë dua nuk të godet asnjë e keqe prej të këqijave që i ka krijuar Allahu i madhërishëm. 20. Ibn Nuxhejm el-Misriju, El-Bahru Rraiku, vol. II fq. 303. 21. Transmeton Ebu Davudi. 22. Ibn Kudammeh, El-Kafi Fi Fikhil Imam Ahmed, vol i I, fq 288.*

Prim.dr.med.sc. Ali F. Iljazi

# Mjekësia preventive në sunetin e Muhamedit a.s.

Te Pejgamberi fisnik s.a.v.s. zbulojmë edhe një dimension interesant si mjek i cili gjithnjë ishte i gatshëm që umetit të tij t'i ofronte këshillë për ta shëruar nga sëmundjet shpirtërore dhe trupore.

Këto këshilla të Pejgamberit tonë s.a.v.s. janë në një formë mahnitëse që lidhin shkaset me pasojat, tërheqin shikimin në ilaçe specifike bimore rreth nesh dhe flasin se si nga këto mund të fitohen ilaçe të dobishme dhe efikase.

## Nxitja për shërim

Transmetohet nga Ebu Bekri r.a. që ka dëgjuar Pejgamberin s.a.v.s. duke thënë: "Kërkoni nga Allahu besim të fortë (jekin) dhe shëndet, dhe pas besimit askujt nuk i jepet diç më e mirë se shëndeti." (Buhariu, Ebu Davudi,Tirmidhiu dhe Ahmedi)

> **Deri tek ne janë transmetuar thëniet e Pejgamberit s.a.v.s. në lidhje me mjekësinë dhe këto kryesisht nxisin të sëmurët që të kërkojnë ilaç që do t'u shërbejë dhe besojnë që ai me ndihmën e Allahut do të ndihmojë**

D.m.th. njeriu mund të ndihet mirë vetëm me besim të fortë dhe shëndet - besimi i fortë mënjanon dyshimin nga zemra e besimtarit dhe ky është ilaç për shpirt, ndërsa sa i përket shëndetit, këtu mendohet në sëmundjet trupore. Në këtë mënyrë, Pejgamberi ynë, Muhamedi s.a.v.s. na nxit që të shërohemi edhe nga sëmundjet psikike, edhe nga sëmundjet trupore.

Meqë shëndeti është në veçanti i rëndësishëm për jetë, hadithet e shumtë flasin për shërim dhe nxitje për të. Në mesin e këtyre është edhe hadithi që përmendet në Musnedin e imam Ahmedit nga Zijad ibn Alak, i cili transmeton nga Usame ibn Sherik r.a. që ka thënë: "Isha te Pejgamberi s.a.v.s. kur erdhën beduinët dhe thanë: "I Dërguar i Allahut, a të shërohemi?"



Pejgamberi s.a.v.s. u përgjigj: "Po! Shërohuni, o robër të Allahut. Vërtet Allahu qoftë i lavdëruar dhe i lartësuar, nuk ka dhënë asnjë sëmundje e që të mos ketë dhënë ilaç për të, përveç një sëmundjeje." E pyetën: "E cila është kjo?" Pejgamberi s.a.v.s. u përgjigj: "Pleqëria." (Tirmidhiu dhe Ahmedi)

Gjithashtu përmendet që Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë: "Secila sëmundje ka ilaç, kur ilaçi depërton te sëmundja, e mënjanon me lejen e Allahut." (Muslimi); "Allahu nuk ka dhënë asnjë sëmundje për të cilën të mos ketë dhënë edhe ilaçin." (Buhariu)

Deri tek ne janë transmetuar thëniet e Pejgamberit s.a.v.s. në lidhje me mjekësinë dhe këto kryesisht nxisin të sëmurët që të kërkojnë ilaç që do t'u shërbejë dhe besojnë që ai me ndihmën e Allahut do të ndihmojë, por Mjeku i vërtetë (Esh-Shafi) është vetëm Allahu. Ilaçet janë vetëm shkas i lehtësimit për robërit e Tij në këtë botë. Në anën tjetër, këto thënie në pikëpamje mjekësore në vete bartin edhe ilaçin e brendshëm të rëndësishëm, ngase përparojnë gjendjen shpirtërore të të sëmurit, dhe kjo anë psikike gjatë tërë shërimit, të sëmurit i jep shpresë dhe uzda në sukses.

Ngjashëm me këtë transmetohet që Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë: "Ekzistojnë dy lloje të diturisë: dituria për trupin (shëndetin) dhe dituria për fenë." (Ibn Ebi Shejbe) Nga e tërë kjo është e qartë se Pejgamberi s.a.v.s. i ka nxitur ithtarët e umetit tij që të kurohen kur sëmuren. Ne duhet të dimë çfarë e dëmton trupin e çfarë e shëron, d.m.th. çfarë e mënjanon sëmundjen që të shërbehemi me të. Transmetohet nga Ebu Hurejre r.a. që ka thënë: "Një ensar u sëmur në ditën e Uhudit, dhe Pejgamberi s.a.v.s. i ftoi dy mjekë që ishin në Medinë duke u thënë: "Kurojeni këtë."Në rivajetin tjetër thuhet: "I Dërguar i Allahut, a ka në mjekësi diç të mirë?" Ai u përgjigj: "Ka!" Ngjashëm transmetohet edhe nga Hilal ibn Jusufi r.a. që ka thënë: "Një njeri u sëmur në kohën e Pejgamberit s.a.v.s. dhe ai tha: "Thërrisni mjekun!" Dikush e pyeti: "I Dërguar i Allahut, a do t'i ndihmojë mjeku?" Ai u përgjigj: "Po." (Ahmedi dhe Ibn Ebi Shejbe) Nga Hilali transmetohet sa vijon: "Hyri Pejgamberi s.a.v.s. te një njeri i cili ishte i sëmurë që ta vizitojë, dhe tha: "Dërgojeni te mjeku!" Dikush e pyeti: "A thua edhe ti kështu flet, i Dërguar i Allahut?" Ai u përgjigj: "Po." Nga e tërë kjo, është e qartë deri në çfarë mase Pejgamberi s.a.v.s. na nxit që të kurohemi dhe të shfrytëzojmë mjetet medicinale që i ka krijuar për ne Allahu i madhërishëm.

I sëmuri assesi nuk duhet të dorëzohet, sepse Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë: "Besimtari i fortë është më i mirë dhe më i dashur te Allahu se besimtari i dobët." (Muslimi dhe Ahmedi)

## Më mirë të parapengosh sesa të shërosh

Të gjitha ato që kanë ardhur nga mjekësia bashkëkohore: injeksionet (vaksinat, serumet), antitrupat që veprojnë kundër shkaktarëve të sëmundjes, etj., të gjitha janë mjete moderne për veprim preventiv kundër sëmundjes para se të sëmurit t'i nevojitet ilaçi i vërtetë. Pejgamberi s.a.v.s. ka vendosur themelet e përgjithshme të preventivës që mund t'i quajmë



**I sëmuri assesi nuk duhet të dorëzohet, sepse Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë: "Besimtari i fortë është më i mirë dhe më i dashur te Allahu se besimtari i dobët."**

"rregullat e arta të mjekësisë", kur në lidhje me murtajën ka thënë: "Nëse dëgjoni se ka në një vend, mos shkoni aty, por nëse paraqitet në një vend dhe ju qëlloni aty, mos u largoni." (Tirmidhiu)

Nga teksti i haditheve fisnike është e qartë në çfarë mase Pejgamberi s.a.v.s. na nxit që t'i përmbahemi urdhrit themelor mjekësor se më mirë është të parapengosh sesa të shërosh, në veçanti kur kemi të bëjmë me llojet e sëmundjeve epidemiologjike, siç është murtaja, etj.

Sa i përket mjekësisë bashkëkohore, shohim që ajo ndalon që të përzihen ata që janë të sëmurë nga një sëmundje infektive dhe ata tek të cilët mund të transmetohet (të shëndoshët). I vendosin në përkujdesje të veçantë (karantinë) për të zvogëluar rrezikun e transmetimit të sëmundjes.

Shiko, vëlla lexues, sa largpamës ka qenë Pejgamberi s.a.v.s. dhe krahaso atë që ai ka vepruar para më shumë se katërmbëdhjetë shekujve dhe si veprohet sot. Shohim që Pejgamberi s.a.v.s. në thëniet e tij fisnike në pikëpamje të mjekësisë ka dhënë lajmërime që kanë qenë të dobishme në kohën kur nuk ka qenë i njohur shkaku i sëmundjeve të caktuara, mënyrën e shërimit të tyre apo metodat e prevenimit.

Revista amerikane flet se si Muhamedi a.s. ka këshilluar në kohë pandemish

Dr. Craig Considin

# A ka forcë lutja që e vetme ta ndalojë një pandemi?!

## Madje edhe Profeti Muhamed mendon ndryshe

Artikull i botuar në revistën amerikane "Newsweek" që flet për formën se si Muhamedi a.s. ka këshilluar të sillemi në kohë pandemish

Pandemia COVID-19 është duke i detyruar qeveritë dhe burimet e lajmeve që t'i ofrojnë popullatës botërore këshillat sa më të sakta dhe ndihmuese, sepse kjo sëmundje vërtet po kaplon tërë globin. Kërkesat për mjekë dhe infermierë të profesionalizuar janë të larta, ashtu si edhe kërkesat për shkencëtarë që studiojnë format e përhapjes e pandemive dhe efektet e tyre.

Ekspertët, si imunologu dr. Anthony Fauci dhe raportuesi për çështje mjekësore dr. Sanjay Gupta thonë se higjiena e mirë dhe kuarantinimi apo, thënë ndryshe, praktika e izolimit nga të tjerët me shpresën se do të mund të parandalohet përhapja e sëmundjeve ngjitëse, janë mjetet më efektive për ta kufizuar COVID -19.

Por, a e dini kush tjetër e ka sugjeruar hixhenën e mirë dhe kuarintimin gjatë një pandemie?

Muhamedi, Profeti i Islamit, para më shumë se 1300 vjetëve.

Edhe pse ai, në asnjë formë nuk është një ekspert "tradicional" për sëmundje vdekjeprurëse, sidoqoftë Muhamedi (a.s.) ka dhënë këshilla shumë të shëndosh për ta parandaluar dhe luftuar zhvillimin e sëmundjeve si COVID 19.

Muhamedi (a.s.) ka thënë: "Nëse do të dëgjoni se mortaja ka shpërthyer në një vend, mos hyni, mos shkoni atje, por nëse mortaja shpërthen në një vend, ndërsa ju jeni aty, mos e lëshoni atë vend!"

Ai gjithashtu ka thënë: " Ata që kanë sëmundje ngjitëse duhet të mbahen larg nga të shëndoshët".

Muhamedi (a.s.), gjithashtu i ka nxitur njerëzit fuqimisht që të ndjekin praktika higjienike që do t'i mbanin njerëzit të shëndoshë nga infektimi. Vini re thëniet–hadithet vijuese të Profetit Muhamed (a.s.): "Pastërtia është pjesë e besimit". "Lani duart pasi të zgjoheni, sepse nuk e dini se kah kanë lëvizur duart tuaja derisa keni qenë duke fjetur!"

"Bereqeti i ushqimit fshihet në larjen e duarve para dhe pas ushqimit".

Po sikur dikë ta kaplojë sëmundja? Çfarë këshille do t'u jepte Muhamedi njerëzve që po vuajnë nga dhimbjet?

Ai do t'i inkurajonte njerëzit që gjithmonë të kërkojnë trajtim mjekësor dhe shërim, duke thënë: "Shëroni veten tuaj me ilaçe! Sepse Zoti nuk ka krijuar asnjë sëmundjee që të mos ia ketë krijuar edhe ilaçin, përveç një sëmundje: pleqërisë.

Mbase më e rëndësishmja është se ai dinte ta mbajë baraspeshën midis besimit dhe arsyes së shëndoshë. Në javët e fundit disa njerëz kanë shkuar aq larg me sugjerimet e tyre, saqë kanë sugjeruar se lutja do të ishte më e mirë për t'u mbrojtur sesa t'u përmbahesh rregullave bazë të distancimit social dhe karantinës. Si do të përgjigjej Profeti Muhammed idesë që lutja duhet të jetë arma e vetme, ose më e rëndësishme e shërimit?

Vini re këtë rrëfim, të treguar nga shkencëtari persian i shekullit IX Et-Tirmidhi që thotë: Një ditë Profeti Muhamed (a.s.) pa një beduin që po e linte devenë e tij pa lidhur. E pyeti beduinin: "Pse nuk e lidh devenë tënde?" Beduini u përgjigj: "I mbështetem Allahut". Profeti i tha: "Lidhe njëherë devenë, pastaj mbështetju Allahut!".

Muhamedi (a.s.) i nxiste njerëzit që të kërkojnë udhëzimin përmes fesë, por ai shpresonte gjithashtu se ata do t'i merrnin masat themelore parandaluese për të ruajtur stabilitetin, shëndetit dhe mirëqenien e të gjithëve.

Me fjalë të tjera: Ai shpresonte se njerëzit do ta përdorin arsyen e shëndoshë!

*Përktheu:* Ensar Sinani

*P.S.: Dr. Craig Considine është një shkencëtar, profesor dhe kontribues për mediet, punon në Departamentin e Sociologjisë në Universitetin e Rajsit (Rice University) në Shtetet e Bashkuara të Amerikës. Ai është autor i veprës "Humaniteti (ana njerëzore) e Profetit Muhamed – Një pikëpamje kristiane" (Bule Dome Press, 2020) dhe i veprës "Islami në Amerikë: Eksplorim çështjesh", (ABC – CLIO, 2019), ndër të tjera.*

Dr. Ahmed Aldawoody

# Analiza e udhëzimeve të së drejtës islame për trajtimin e mbetjeve të viktimave të koronavirusit

## Hyrje

Përhapja e pandemisë globale të koronavirusit (COVID-19) po shkakton kriza globale ekonomike e humanitare të paprecedentë. Pjesë e sfidave me të cilat po përballemi është edhe trajtimi i kufomave të viktimave të COVID-19. Sipas së drejtës islame, si në shumë kultura dhe fe, menaxhimi i kufomave është objekt i rregullave specifike që synojnë ta sigurojnë dinjitetin dhe respektin për të vdekurit dhe për të afërmit e tyre të gjallë. Prandaj, situata e tanishme po sjell një numër pyetjesh në vendet myslimane dhe komunitetet myslimane në mbarë botën. Për shembull, në disa vende viktimave po u mohohen funeralet apo edhe varrosja për shkak të frikës se kufomat mund ta përhapnin infeksionin në qendrat e populluara në afërsi[1]. Preokupimet e tjera kanë të bëjnë me respektimin e ritualeve dhe praktikave të së drejtës islame. Në të vërtetë, nëse këto të fundit çojnë në mosrespektimin e udhëzimeve shëndetësore adekuate që jepen nga autoritet, kjo mund ta shkaktojë rrezikun e infektimit të mbajtësve të kufomave të viktimave të COVID-19 gjatë cilitdo rit islam të varrimit. Në këtë përmbledhje të hulumtimit është dhënë një analizë e shkurtër e udhëzimeve islame për trajtimin e kufomave të individëve që kanë vdekur nga COVID-19 dhe janë trajtuar një varg sfidash që kanë të bëjnë me mbrojtjen dhe me të cilat po përballen delegacionet e KNKK-së.

## Ligjet islame për varrosjen

Në islam, varrosja e të ndjerit është farz kifaje (obligim kolektiv) ndaj komunitetit mysliman, i cili përbëhet nga: a) gusli, larja rituale e kufomave; b) kefeni, mbështjellja me qefin; dhe c) namazi i xhenazes.

Rregullat islame të sotshme që janë hartuar nga juristët islamë dhe autoritetet islame si reagim ndaj trajtimit të kufomave të viktimave të COVID-19 bazohen në dy çështje kryesore që duhet të merren në konsideratë:

Së pari, jeta e mbajtësve të kufomës dhe pjesëtarëve të tjerë të komunitetit nuk duhet të vihet në rrezik. Kjo për arsye se mbrojtja e jetës (hifz el-nefs) është e para nga pesë objektivat përfundimtare të së drejtës islame (maqasid al-shari'ah) dhe për këtë arsye e tejkalon çdo obligim tjetër.

Së dyti, këto rite islame të varrosjes, dinjiteti i të vdekurve dhe emocionet e të dashurve të tyre duhet të respektohen aq sa është praktikisht e mundur në situatat e jashtëzakonshme siç janë konfliktet e armatosura, epidemitë dhe fatkeqësitë natyrore apo fatkeqësitë e tjera.

Kjo qasje pragmatike është karakteristikë e së drejtës islame, siç është dëshmuar në një numër maksimash juridike islame[2], dhe është relevante për situatën aktuale të COVID-19:

- *Dëmtimi duhet të evitohet (Al-darar juzal);*
- *Pas vuajtjes vjen lehtësimi (Al-mashaqqah taxhlib al-tajsir);*
- *Domosdoshmëria i heq ndalesat/ domosdoshmëria e bën të paligjshmen të ligjshme (Al-darurat tubih al-mahdhurat);*
- *Nevoja - domosdoshmëria matet sipas proporcionit të saj (Al-darurah tukaddar bikadariha ); dhe*
- *Çështjet gjykohen sipas qëllimeve të tyre (Al-umur bimakasidiha).*

Në përmbledhjen e mëposhtme janë paraqitur ligjet dhe praktikat aktuale islame të varrimit në lidhje me tri aspekte të menaxhimit të kufomave,



**Nëse autoritetet shëndetësore konfirmojnë se gusli i rëndomtë, i cili nënkupton fërkimin e kufomës, mund të çojë në infeksion, atëherë mjafton vetëm që mbi kufomë të derdhet ujë apo që ajo të spërkatet me ujë.**

si në shtetet me shumicë myslimane, ashtu edhe në ato jomyslimane:

**a. Gusli, larja rituale e kufomave:**

Bërja e guslit (pastrimi) është e nevojshme si normë. Në udhëzimin mjekoligjor këtu përmendet vënia e të gjitha pajisjeve mbrojtëse personale (PMP-ve, përkatësisht dorëzave, pelerinës, përparëses së papërshkueshme nga uji, mburojës së fytyrës, syzave dhe maskës), duke iu shmangur kontaktit të drejtpërdrejtë me gjakun apo lëngjet e trupit që mund të rrjedhin nga kufoma – duke u siguruar që plagët të mbulohen me fashë të papërshkueshme nga uji – si dhe kontaktit me fytyrën dhe gojën si dhe ushqimin, pijet apo enët për ngrënie dhe pirje.

- Shembuj të vendeve ku gusli bëhet për kufomat e viktimave të COVID-19 janë Egjipti, Mbretëria e Bashkuar dhe Kanadaja[3]. Në fakt, udhëzimi procedural më i hollësishëm për varrosjen e viktimave myslimane të COVID-19 tani është nxjerrë nga Këshilli Kanadez i Imamëve dhe Shoqata Mjekësore Myslimane e Kanadasë[4]. Një manual tjetër udhëzues është duke u hartuar aktualisht nga Qendra Botërore e Fetvave në Al-Azhar[5].

Nëse autoritetet shëndetësore konfirmojnë se gusli i rëndomtë, i cili nënkupton fërkimin e kufomës, mund të çojë në infeksion, atëherë mjafton vetëm që mbi kufomë të derdhet ujë apo që ajo të spërkatet me ujë.

- Më 19 mars të vitit 2020, Këshilli i Fetvave i Jordanisë e ka nxjerrë Rezolutën Nr. 283, në të cilën është përshkruar qasja islame pragmatike dhe praktike ndaj çështjes që po shtjellohet këtu. Në këtë rezolutë bëhet e qartë se duhet të merren të gjitha masat mbrojtëse të nevojshme për ta parandaluar infeksionin dhe se, për aq sa është e mundur, ritet e varrimit duhet të kryhen vetëm me kusht që të mos mund të transmetohet asnjë infeksion. Përndryshe, mjafton vetëm spërkatja e kufomës me ujë apo fërkimi i saj[6].

- Në të njëjtën mënyrë, në udhëzimet për trajtimin e kufomave të viktimave të konfirmuara ose të mundshme të COVID-19 që janë nxjerrë nga Ministria e Shëndetësisë në Marok, thuhet: "/.Le rituel du lavage du corps, que ce soit à la morgue de l'hôpital ou la morgue municipale, doit être supervisé par l'équipe de gestion locale (réduire au minimum l'usage de l'eau, les projections de l'eau et les rituels appliqués)" Përkthimi: "Rituali i larjes së trupit, qoftë në morgun e spitalit apo atë të komunës, duhet të mbikëqyret nga ekipi menaxhues komunal (përdorimi i ujit, spërkatja me ujë dhe ritualet e aplikuara duhet të reduktohen në minimum"). Kësisoj, të gjitha hapësirat duhet të dezinfektohen, duke përfshirë karrocën, tavolinën etj. si dhe pajisjet për një përdorim që trajtohen si mbeturina mjekësore.

Nëse edhe spërkatja e ujit mund të çojë në infeksion, atëherë disa shkolla të së drejtës islame kanë rekomanduar që të bëhet tejemumi (pastrimi i thatë me dhe)[7].

Nëse asnjëra nga të lartpërmendurat nuk lejohet nga autoritetet shëndetësore, kufoma duhet të varroset pa gusël apo tejemum8. Ky nuk është qëndrim i ri islam. Në fakt, juristët e vjetër myslimanë e kanë lejuar varrosjen pa e bërë guslin në rastet kur numri i madh i kufomave që kanë rezultuar nga ndonjë epidemi e ka bërë atë të pamundur.

Sipas Këshillit Mysliman të Britanisë, nëse as tejemumi, as gusli nuk janë të mundur, mjafton që i tërë thesi i kufomës të fërkohet me dorë të lagur[9].

Shembuj të vendeve në të cilat nuk lejohet asnjëra nga metodat e lartpërmendura janë Tunizia, Algjeria dhe Franca.

**b. Mbështjellja me qefin:**

Duke e ndjekur qasjen e njëjtë sikur me guslin, mbështjellja me qefin bëhet nëse nuk ka rrezik nga infektimi.

**c. Namazi i xhenazes:**

Kushti për faljen e namazit të xhenazes nuk duhet të paraqes problem në situatën me COVID-19, sepse namazin e xhenazes mund ta falin dy individë, apo madje edhe një, edhe pse në rrethana normale rekomandohet që këtë namaz ta falin sa më shumë njerëz që të jetë e mundur. Për më tepër, falja e namazit të xhenazes mund të bëhet tek varri, pas varrosjes së të vdekurve.

Në anën tjetër, namazi i xhenazes nga distanca për të munguarit (salat al-gā'ib) mund të kryhet mbi viktimat e COVID-19, siç avokohet në një fetva të fundit të dhënë gjatë një seance të drejtpërdrejtë në Facebook nga Shejh Ahmed Wisam, Sekretari i Fetvave në Muftininë e Egjiptit[10].

Shumica e vendeve me shumicë myslimane i kanë mbyllur xhamitë dhe kanë këshilluar se namazi i xhenazes mund të bëhet në hapësira të hapura apo varreza. Ata po ashtu kanë këshilluar që numri i atyre që e falin namazin e xhenazes të viktimave të COVID-19 të minimizohet[11] dhe se varrimi mund të bëhet në të njëjtën ditë[12].

## Sfidat e mbrojtjes

Këta disa shembuj të sfidave të mbrojtjes që po i shkakton pandemia COVID-19 në kontekstet myslimane e bëjnë të domosdoshme një qasje ndërdisiplinore dhe brenda disiplinore të tërthortë:

**a. Mohimi i varrimit të viktimave të COVID-19**

Disa autoritete të varrezave kanë refuzuar që t'i varrosin kufomat e viktimave të COVID-19 për shkak të perceptimit të gabuar se kufomat mund ta përhapnin infeksionin në qendrat e afërta të banuara me popullatë.

• Shembull: Ndonëse zëdhënësi i Ministrisë së Shëndetësisë së Irakut ka konfirmuar se nuk ka prova shkencore që dëshmojnë se kufomat e viktimave të COVID-19 mund ta përhapin virusin, "personalitet fisnore e kanë

penguar një ekip të zyrtarëve të Ministrisë së Shëndetësisë që t'i varrosnin katër kufoma në një varrezë që shteti e kishte caktuar enkas për viktimat e COVID-19"[13].

Kjo situatë është një shembull ku bashkëpunimi midis autoriteteve, institucioneve islame dhe organizatave humanitare – veçanërisht ekspertëve të mjekësisë ligjore humanitare – është i domosdoshëm për ta siguruar varrimin dinjitoz të të vdekurve. Përhapja e njohurive dhe komunikimi janë të domosdoshme si për provat shkencore, ashtu edhe për varrosjen e të vdekurve duke e kryer obligimin kolektiv (farz kifaje) në Islam.

**b. Varret kolektive**

Në të drejtën islame përcaktohet se:

- çdo kufomë duhet të varroset në një varr individual; por juristët myslimanë pajtohen se varret kolektive lejohen në rast nevoje, siç janë konfliktet e armatosura apo fatkeqësitë natyrore;

- kufomat e meshkujve dhe femrave duhet të varrosen në varre të ndara; nëse nevoja dikton ndryshe, juristët klasikë myslimanë shtojnë se një barrierë dheu duhet të vendoset midis kufomave.

Juristët klasikë myslimanë po ashtu pajtohen se myslimanët duhet të varrosen në varre të ndara nga jomyslimanët[14]. Për shembull, në Tunizi, kufomave të emigrantëve në brigjet e Mesdheut u mohohet varrimi dinjitoz në varrezat myslimane pjesërisht për shkak se nuk dihet identiteti fetar i tyre.

**c. Djegia**:

Në të drejtën islame dhe në kulturat myslimane, varrosja e të vdekurve në tokë vlerësohet si mënyra e duhur e respektimit të kufomave, ndërsa djegia ndalohet, sepse konsiderohet përdhosje e dinjitetit të trupit të njeriut[15]. Prandaj, djegia e kufomave të viktimave të COVID-19 ka qenë shqetësim i madh për komunitetet myslimane në disa vende jomyslimane.

Në Mbretërinë e Bashkuar, qeveria është duke e bërë amendamentimin urgjent të një projektligji për COVID-19 për ta ndaluar djegien kundër dëshirës së familjeve myslimane dhe hebreje, meqë djegia ndalohet rreptësishtë në të dyja fetë[16].

Në Shrilankë, komuniteti mysliman i ka bërë thirrje Presidentit Gotabaya Rajapaksa që ta ndjekë shembullin e Mbretërisë së Bashkuar dhe ta ndalojë djegien e kufomave të myslimanëve viktima të COVID-19[17].

## Përfundime dhe rekomandime

Ligjet islame për varrosjen dhe udhëzimet e autoriteteve shëndetësore në shtetet me shumicë myslimane për trajtimin e kufomave të individëve që kanë vdekur nga pandemia e COVID-19 kanë marrë trajtë në shkallë të konsiderueshme nga dëshmitë mjekësore dhe udhëzimet mjekoligjore në dispozicion. Me fjalë të tjera, e drejta islame mund t'i përshtatet realitetit të një pandemie dhe, për këtë arsye, është reale që të ndiqen udhëzimet mjekësore të autoriteteve, duke i respektuar ligjet islame për varrosjen. Sidoqoftë, trajtimi i kufomave të viktimave të COVID-19 mund ta përkeqësojë krizën aktuale globale nëse, së pari, nuk ka bashkërendim adekuat midis autoriteteve shëndetësore, mjekësisë ligjore humanitare dhe autoriteteve fetare islame, dhe nëse, së dyti, udhëzimi për varrosjen e viktimave myslimane të COVID-19 nuk i komunikohet dhe shpjegohet publikut mysliman përmes hoxhallarëve lokalë, mediave dhe krerëve të kësaj bashkësie, në mënyrë që të shmangen konceptimet e gabuara dhe të mos përhapen thashethemet.

Në këtë proces të bërjes së ligjeve islame, juristët myslimanë i përdorin disa burime dhe mjete juridike islame për të hartuar ligje që e rregullojnë trajtimin e kufomave të individëve që kanë vdekur nga COVID-19, me qëllim të parandalimit të dëmtimit të individit dhe komunitetit dhe ruajtjes së dinjitetit të të vdekurve. Prandaj, këtu mund të jepen disa rekomandime: së pari, për realizimin e këtyre qëllimeve lipsen njohuri themelore për qëndrimet-parimet islame të lartpërmendura në radhët e shkencëtarëve mjekoligjorë dhe delegatëve të mbrojtjes dhe rrjetëzimit që do të ndihmojnë në komunikimin e mesazheve kryesore dhe do ta lehtësojnë diskutimin në interes të përbashkët. Së dyti, ca njohuri themelore për sistemin juridik islam si dhe për burimet dhe mjetet juridike të tij do t'u ndihmojnë shkencëtarëve mjekoligjorë dhe juristëve të së drejtës ndërkombëtare humanitare që të gjejnë gjuhë të përbashkët për çështjet e tjera aktuale dhe të ngjashme. Së treti, familjarizimi me praktikat e ndryshme në kultura dhe kontekste myslimane të ndryshme do të jetë i nevojshëm për ta ndjekur një qasje të ndjeshme ndaj kulturës.

*Përktheu nga anglishtja: Rrahim Beqiri*

*1. https://www.rudaw.net/english/middleeast/iraq/30032020. 2. Sa u përket maksimave ligjore islame, shih për shembull Luqman Zakariyah, Maksimat ligjore në të drejtën penale islame: Teoria dhe zbatimet (Brill Nijhoff: Leiden; Boston: 2015). 3. https://mcb.org.uk/community/covid-19-muslim-burial-resources/. 4. https://canadiancouncilofimams.com/202Q/03/13/cci-announcements-regarding-covid-19/ 5. https://www.facebook.com/fatwacenter.en/ 6. https://www.aliftaa.io/Decision.aspx?Decisionld=636#.XoEXn0xuLwq 7. https://mcb.org.uk/community/covid-19-muslim-burial-resources/; https://www.icna.org/washing-ghusl-of- coronavirus-victim/ 8. https://www.sistani.org/arabic/archive/26406/ 9.https://mcb.org.uk/community/covid-19-muslim-burial-resources/ 10. https://www.youm7.com/stor 11. https://www.aliftaa.io/Decision.aspx?Decisionld=636#.XoEXn0xuLwq. 12. https://mcb.org.uk/community/covid-19-muslim-burial-resources/ 13. https://www.rudaw.net/english/middleeast/iraq/30032020. 14. Ahmed Al-Dawoody, "Menaxhimi i të vdekurve nga këndvështrimi i së drejtës islame dhe së drejtës ndërkombëtare humanitare: Çështjet e mjekësisë ligjore humanitare", Revista Ndërkombëtare e Kryqit të Kuq, (2017), 99 (2), faqe 769-770. 15. Mbi qëndrimin islam për djegien në përgjithësi dhe një fetva nga Myftiu i Egjiptit për djegien e kufomave të viktimave të Ebolas, shih po aty., faqe 774. 16. https://www.theic.com/news/uk-news/government-to-amend-emergencv-coronavirus-bill-to-stop-cremation- against-families-wishes-1.498364. 17. https://www.colombotelegraph.com/index.php/issue-of-corona-cremations-mr-president-please-respect-the- dëshirat-e-muslimanët / Shih po ashtu në https://www.amnestv.org.uk/press-releases/sri-lanka-muslim-covid-19-victims- të krijuara-kundër-familjeve-dëshirave.*

Myzejen Myftari

# Ndikimi psikologjik nga izolimi

"Ai është që i përgjigjet nevojtarit (të mjerit) kur ai e thërret duke ia larguar të keqen e juve ju bëri mbizotërues të tokës. A ka Zot tjetër pos Allahut? Jo, por ju shumë pak përkujtoni". En-Neml, 62.

Në këto ditë të vështira të përballjes me epideminë COVID- 19, që ka goditur botën, është detyrë të qëndrojmë më pranë njëri-tjetrit se kurrë, si për mbështetje morale ashtu edhe për këshilla shkencore apo religjioze.

Kjo sëmundje nuk njeh as moshë, as ngjyrë, as fe. Ajo i godet të gjithë pa dallim. Në këtë kohë, të gjithë, ai që beson dhe ai që nuk beson i drejtojnë duart dhe sytë drejt qiellit, me lutje Zotit që t'i ruajë e t'i shpëtojë nga kjo e keqe, në një kohë që nuk e prisnim.

Zoti thotë në Kuran: "E kur e godet njeriun ndonjë e keqe (dëm), ai e lut Zotin duke kërkuar ndihmë prej Tij, e kur nga ana e Tij i jep ndonjë të mirë (ia largon të keqen) ai harron se më parë i është lutur Atij dhe i përshkruan shokë Allahut për të larguar (njerëzit) nga rruga e Tij..." Ez-Zumer, 8.

Gjatë muajit të fundit është pothuajse e pamundur të lexosh lajme, të hysh në media sociale, të zhvillosh një bisedë ose të përfshihesh në aktivitete të rregullta ditore, pa dëgjuar për korona-virusin. Sipas shkencëtarëve dhe mjekëve epidemia mbarëbotërore është e rëndë dhe mund të përhapet me shpejtësi. Për këtë arsye këshillohet të ndiqen rreptësisht këshillat e mjekëve, si në zbatimin e rregullave higjeno-sanitare ashtu edhe në reduktimin e lëvizjeve apo të grumbullimeve derisa gjendja të kthehet në normalitet.

Për më tepër që në këtë rast nuk është më çështja se po infektohemi nga virusi por se, çdo i infektuar shërben si një burim për të infektuar të tjerët. Kjo është një epidemi që duhet të merret seriozisht. Sidoqoftë, histeria mediatike dhe hezitimet apo ndryshimet e shpeshta të vendimeve, në kohë të shkurtra, të kryetarëve të qeverive si dhe masat paraprake duket se nuk po ndihmojnë shumë. Në të kundërt, ato po rrisin tensionin tek popullsia e cila edhe pa këtë histeri tashmë është e terrorizuar.

Në javët e fundit vihet re se shumë e kanë krahasuar koronën me murtajën. Por sipas shkencëtareve këto dy epidemi janë të ndryshme nga njëra tjetra përsa i përket shkallës së vdekshmërisë. Ndërkohë që forma pneumonike e pamjekuar e murtajës (që thithet në mushkëri) ka një shkallë vdekshmërie afër 100% dhe mund të vrasi brenda 24 orëve, (murtaja ka zhdukur 1/3 e Evropës në mesjetë) shkalla e vdekshmërisë së korona virusit është 0.04% dhe prek më shumë moshën e tretë si dhe të sëmurët



që vuajnë nga sëmundje kronike. Kjo nuk do të thotë se moshat e tjera janë të përjashtuara prej saj, por rreziku tek këto mosha është shumë më i ulët.

Duket se këto dy epidemi kanë një burim të përbashkët, ato transmetohen nga kafshët tek njerëzit. Ndërsa murtaja bartet prej brenjtësve, si p.sh minjtë si dhe prej qenve dhe transmetohet tek njerëzit nëpërmjet pleshtave, shkencëtarët thonë se edhe korona virusi është transmetuar nëpërmjet kafshëve të tilla si gjarpëri dhe lakuriqi i natës.

Si rezultat i gjithë kësaj, sot kudo në Evropë sheh rrugë të zbrazura, aeroporte të mbyllur, shkolla, universitete, kompani, restorante të mbyllura, por kjo nuk do të thotë se jeta ka ndaluar. Pas dyerve të mbyllura të shtëpive gjallëron jeta. Kjo kohë i ngjan dimrit të ashpër që sado i gjatë të jetë ndiqet nga pranvera e ngrohtë plot gjelbërim, jetë e gjallëri. Prandaj të mbajmë shpresë se "Pas vështirësisë vjen lehtësimi". (El-Inshirah, 5)

*Por si po ndikon kjo epidemi dhe izolimi apo "vetë-izolimi" në shëndetin mendor të njerëzve?*

Gjendja e izolimit apo vetë-izolimit të individit ndikon në rritjen e stresit, frikës dhe ankthit. Këto shkaktojnë emocione të forta tek të rriturit dhe fëmijët, të cilat shpesh çojnë në depresion. Çdo individ reagon në mënyra të ndryshme ndaj situatave stresuese. Reagimi mvaret nga komponentë të shumtë të cilët mund të jenë; grupmosha, gjendja e përgjithshme mendore dhe shëndetësore, shkalla e besimit fetar, përvoja në jetë si dhe ato aftësi që e bëjnë një individ të ndryshëm nga individët e tjerë dhe komuniteti ku jeton.

Sipas psikologëve, stresi i krijuar gjatë një epidemie mund të përfshijë:

- Frikë dhe shqetësim për shëndetin individual, të anëtarëve të familjes së ngushtë apo të rrethit më të gjerë farefisnor dhe shoqëror.
- Ndryshim të regjimit të gjumit dhe të koncentrimit në aktivitetet e përditshme.
- Ndryshim të regjimit ushqimor. Në përgjithësi njerëzit reagojnë ndaj stresit duke konsumuar ushqime të panevojshme, gjë që çon në shtimin në peshë.
- Përkeqësim të sëmundjeve kronike.
- Rritje të përdorimit të alkoolit, duhanit apo drogave të ndryshme.
- Rënie në gjendje depresive. Individi shikon vetëm anën e errët të fenomeneve dhe humbet dëshirën për të marrë pjesë në aktivitete të rutinës së përditshme apo aktivitete të tjera.

## Si mund të ndihmojmë veten dhe të tjerët për të reduktuar stresin?

Përballimi i stresit në këtë situatë do t'ju bëjë më të fortë ju, njerëzit që ju interesojnë dhe komunitetin tuaj. Për të ndihmuar vetveten dhe të tjerët me të cilët jetoni është mirë që të ndërmerrni disa veprime, ndër të cilat mund të jenë:-

- Reduktoni sa më shumë shikimin apo dëgjimin e lajmeve që përmbajnë kronika të sëmundjes. Epidemia është në pikun e saj dhe ky është një fakt i pamohueshëm por, dëgjimi pa ndërprerë i lajmeve që japin statistika mbi sëmundjen rrit panikun e brendshëm dhe stresin tek individi.
- Lexoni libra dhe shikoni apo dëgjoni emisione që ngjallin kënaqësi dhe rrisin ndjenjën pozitive. Po ashtu, shfrytëzojeni kohën për të lexuar libra dhe informacione që ndikojnë në edukimin dhe ngritjen tuaj shoqërore dhe profesionale.
- Kryeni aktivitete fizike që mund t'i realizoni në kushte shtëpie.
- Shtoni numrin e namazeve (faljeve) sepse çdo namaz është meditim i cili çliron energjitë negative dhe rrit ato pozitive.
- Përfitoni nga koha që keni në dispozicion për të kryer ato punë të cilat nuk keni patur mundësi t'i kryeni gjatë kohës së mbingarkesës së përditshme.
- Shndërrojeni shtëpinë tuaj në një vend konkursi, ku secili garon në punë të mira dhe adhurim.
- Shfrytëzojeni kohën për t'u përgatitur për Ramazan, psiqikisht dhe shpirtërisht.
- Fshijeni pluhurin që ka zënë Kurani, të cilin një numër i konsiderueshëm nuk e kanë prekur me dorë që prej Ramazanit të fundit. Lexoni pjesë nga Kurani sepse çdo pjesë e tij është udhëzim dhe ngjall shpresë.
- Bëni sa më shumë lutje për veten dhe të tjerët pasi kështu ushqeni shpirtin me energji pozitive dhe rritet ndjenja e shpresës. Zoti thotë në Kuran:- "Ai është që i përgjigjet nevojtarit (të mjerit) kur ai e thërret duke ia larguar të keqen e juve ju bëri mbizotërues të tokës. A ka Zot tjetër pos Allahut? Jo, por ju shumë pak përkujtoni". (En-Neml, 62).
- Hani vakte të shëndetshme dhe të balancuara

**Besimi tek Zoti dhe tek caktimi i Tij nuk do të thotë që të injorojmë këshillat mjekësore dhe masat parandaluese administrative që kanë vënë qeveritë e shteteve të prekura nga epidemia.**



- Bëni gjumë të rregullt
- Largohuni nga përdorimi i alkooleve dhe drogave, pasi këto ndikojnë në prishjen e ekuilibrit emocional dhe mendor.
- Mendoni gjithmonë pozitivisht.
- Mbajeni veten dhe fëmijët të angazhuar. Kështu as ata dhe as ju nuk do të keni kohë të mendoheni për epideminë.
- Mbani fëmijët larg nga lajmet dhe i drejtoni në tema që kanë ndikime pozitive. I angazhoni ata me aktivitete edukative dhe sportive si lexim, vizatim, lojëra matematikore apo gjuhësore etj. Ushtrime sportive të cilat mund t'i realizoni në kushte shtëpie.
- Nëse fëmijët angazhohen në biseda të gjata me shokë e shoqe, kjo do t'ua rrisi më shumë tensionin dhe stresin, pasi do të bisedojnë po për të njëjtat tema që shohin në media. Prandaj këshillohet që këto biseda të reduktohen gjatë kësaj kohe.

Këtë periudhë të rëndë le ta shohim si periudhë sprove. Zoti thotë në Kuran:- "Ju patjetër do të sprovoheni si në pasurinë tuaj, si në veten tuaj ... "(Al-Imran, 186)

Ndërkohë, mesazhet që vijnë nga grupe të ndryshme të komunitetit mbarëshqiptar nga Shtetet e Bashkuara, Kanadaja, Britania e Madhe, Gjermania, Zvicra, Franca, Austria, Suedia, Italia, etj. tregojnë një rritje të vazhdueshme të stresit, ankthit, frikës dhe në shumë raste tregojnë një gjendje depresioni, jo vetëm tek individët por tek grupe të tëra.

Edhe pse deri në këto moment vëmë re se ndër shqiptarët, kudo që janë, numri i vdekjeve është tepër minimal (deri tani në Shqipëri dhe Kosovë ka patur raste minimale vdekje) krahasuar me pasojat që sjell një epidemi mbarëbotërore, prapë shqiptarët janë të tmerruar. Po sikur të përballeshim me pasoja dramatike të përmasave të tilla si Italia, si mund të reagonim vallë?

A thua kaq të dobët jemi ne në besimin sa të harrojmë se asnjë e keqe nuk na gjen po qe se Zoti nuk e ka shkruar atë për ne?

Në Kuranin Fisnik thuhet: "Neve nuk na godet (gjen) asgjë e keqe, përveç asaj që ka shkruar Allahu për ne. Ai është ndihmëtari ynë. Prandaj, vetëm tek Allahu le të mbështeten besimtarët". (Et-Teube 51). "Kudo që të jeni vdekja do t'ju kapë, edhe në qofshi në pallate të fortifikuara" (En-Nisa, 78).

Besimi tek Zoti dhe tek caktimi i Tij nuk do të thotë që të injorojmë këshillat mjekësore dhe masat parandaluese administrative që kanë vënë qeveritë e shteteve të prekura nga epidemia.

Ndërkohë, të mos harrojmë se epidemia është akoma në pikun e saj dhe askush nuk e di se çfarë do të sjellë e nesërmja dhe kur mund të mbarojë kjo gjendje. Qytetarët e kanë humbur durimin që tani, por si do të reagojnë vallë nëse karantina zgjat për një periudhë të gjatë kohore? Si do të jetë gjendja e tyre mendore dhe shpirtërore në ditët në vijim? Për këtë arsye kërkohet nga të gjithë qytetarët të ruajnë qetësinë dhe arsyen.

Zoti i gjithësisë qoftë me ne, na ruajtë nga sprova, na forcoftë në sprovë nëse ajo na godet, i shëroftë të sëmurët tanë dhe na bëftë prej atyre që me forcë e besim përballen me situatat e nuk e lenë veten të bien pre e depresionit dhe ta humbin shpresën!

Zoti është më i madhi. Nuk ka forcë tjetër veç Allahut.

Arben Desku

# Jini vetja

Nuk do mund t'i ikësh fatit tënd. Po mendove që i ike në një anë, të gjen në një anë tjetër. Kur t'i vijë momenti do të përmbushet e si përmbushet është fare e parën-dësishme. Do të të gjejë kudo të jesh.

Kur njerëzit gjenden në situata kufitare tjetërsohen. Koha duket aq e gjatë, çdo moment përjetohet në detaje e edhe pse rezultatet e periudhave afatshkurta dihen, prapë një fije shprese i mban gjallë. Një shpresë që sado duket e zbehtë është jashtëzakonisht e fortë në brendinë e dikujt. Ndoshta nuk bëhet, ndoshta nuk do të jem unë. Shpresë e rrethuar nga të gjitha anët me një frikë aq të madhe sa i detyron të ndërmarrin veprime të pamen-duara. Frikë që e mund durimin dhe shkakton kaos në mendjet dhe zemrat e tyre. Frikë që e çmend logjikën.

Nuk do mund t'i ikësh fatit tënd. Po mendove që i ike në një anë, të gjen në një anë tjetër. Kur t'i vijë momenti do të përmbushet e si përmbushet është fare e parën-dësishme. Do të të gjejë kudo të jesh.

Transmetohet se Ubade ibnu Samiti (Allahu qoftë i kënaqur me të) ka thënë: Kam dëgjuar të Dërguarin e Allahut a.s. duke thënë: "Gjëja e parë që e krijoi Allahu është lapsi. I tha atij: Shkruaj! Tha: Çfarë të shkruaj?! Tha: Shkruaj caktimet e të gjitha gjërave derisa të bëhet Kija-met."[Suneni Ebu Davud]

Njerëzit frikësohen se do të humbin pasurinë e kur të vije caktimi e çojnë dëm vetë! Frikë-sohen se do ta humbin një grua/burrë që e dashurojnë e kur të vijë caktimi martohen me dikë tjetër! Frikësohen nga sëmundjet e fatkeqësitë, alarmohen e shkaktojnë panik dhe në fund vdesin nga gjëra të pakuptimta që nuk i kanë paramenduar asnjëherë!

E ti a frikësohesh nga diçka që nuk mund ta ndalosh e as ta kontrollosh? Ke për të vdekur kur të të vijë vdekja, mos u brengos fare për të. Ajo për të cilën duhet të brengosesh është jeta që e jeton, si e jeton dhe ku i harxhon momentet e tua. Frikësohesh. E kuptueshme dhe njerëzore. Kthehu tek Kuran-i dhe në moment e kupton që frika po është njerëzore, por janë disa gjëra që thjesht është e panevojshme t'u frikësohesh. Frikësohu ta zëmë nga gjarpri mos po të pickon, por mos u frikëso nga vdekja sepse nuk do të thotë që, nëse gjarpri të pickon, do të vdesësh patjetër.

"Nuk ndodh asnjë fatkeqësi në tokë e as në trupin tuaj e që të mos jetë në shënime (libër - Levhi Mahfudh) para se të ngjajë ajo e kjo për Allahun është lehtë." [El Hadid, 22]

Ky është ai kulmi i gjithçkaje. Ky është ai momenti kur e kupton që çfarëdo që do të të ndodhë ty është e caktuar madje para se të lindësh dhe njëkohësisht edhe si do jetë fundi yt. Prandaj mos iu dorëzo panikut të masës, mendjelehtësisë dhe nxitimit të tyre. Lirohu nga kurthet e shejtanit që të nxijnë jetën dhe kënaqu me kohën që të ka dhuruar Allahu i Lartësuar. Kohë që nuk meriton të harxhohet në tunelet e errëta të pasigurisë, frikës e izolimit.



Marigona Krasniqi

# Në karantinë zbulova se bashkëshortja ime qenka gruaja e ëndrrave të mia!

Me gruan time u njohëm para gjashtë vjetëve. Ajo ishte pjesëmarrëse në çdo aktivitet që zhvillohej në universitet dhe gjithmonë e kisha admiruar për zellin dhe energjinë që nuk i shteronte asnjëherë. Ishte e hareshme, punëtore dhe shumë modeste.

Anipse studionim për të njëjtin profesion nuk më rastiste shpesh të bisedoja me të, edhe atëherë kur mund të bisedoja, ajo gjithmonë kishte një punë për të bërë. Thjesht ishte e paarritshme për mua! E shihja si motiv dhe si të pathyeshme. Për mua ishte femra më e ndershme dhe njëherit më e suksesshme që kisha takuar ndonjëherë.

Me kalimin e ditëve na rastisi të punonim në të njëjtin projekt. Projekt ky që u bë shkak i afrimit tonë. Rrodhi si rrodhi dhe pas tre muajsh unë e martova këtë vajzë të mirë. Por duke e parë si gruan time dhe duke e njohur edhe më shumë, filloi të zbehej në mua gjithë ajo madhështi e saj, gjithë ai vlerësim i mirë që kisha për të. Krahas energjisë pozitive që përhapte ndër të tjerë, fshihej shëndeti i saj i dobët, krahas sukseseve të mëdha fshiheshin një mijë dështime dhe, krahas asaj fytyre të buzëqeshur, fshiheshin qindra lot.

Dhe unë, në vend se ta vlerësoja për forcën që e gjente nga nëntoka dhe për arritjet e saj, përkundër sfidave e sprovave të mëdha, fillova ta konsideroja si një femër të dobët dhe të padobishme. Pata jetuar në një rreth të tillë shoqëror që mendoja se njerëzit e fortë nuk posedonin as edhe një pikë të dobët dhe se nuk do duhej të kishin ndjenja lodhjeje e mërzie.

**Gruaja ime zgjohet e para në mëngjes dhe bie e fundit për të fjetur. Ajo kujdeset për ushqimin tim, për pastërtinë, për edukimin e fëmijëve të mi.**

Unë e doja shpirtin luftarak të saj, por e vrava atë. E vrava me xhelozinë time duke e izoluar dhe shkëputur nga bota, e vrava duke nënvlerësuar çdo përpjekje të saj, duke mos ia vlerësuar as edhe një fjalë apo vepër. Dhe pasi ne u bëmë me dy fëmijë, ajo tashmë u distancua plotësisht nga profesioni dhe nga ambiciet e saj. Atëherë edhe filluan zënkat tona, të shpeshta dhe të gjata. Ajo filloi të mos kujdesej aq shumë për veten, nuk e shihja duke u marrë me librat e as duke bërë ndonjë punë tjetër, vetëm pastronte gjithë ditën dhe merrej me fëmijët.

Por, përkundër kësaj, unë sa herë kthehesha nga puna, i gjeja dhjetëra gabime, si në mirëmbajtjen e shtëpisë ashtu edhe në kujdesin e fëmijëve. Anipse i kisha thënë se unë e doja shpirtin e saj të mirë dhe se më pëlqente natyrale, unë lakmoja vajzat e tjera. Përderisa gruaja ime kujdesej për familjen, shtëpinë dhe nderin tim, unë nuk vëreja ndonjë të mirë tek ajo. Dhe sa herë shihja arritjet e një gruaje tjetër, thosha me vete: "Pse gruaja ime nuk është e tillë?!".

Sa herë shihja femra të zbukuruara në rrugë dhe në rrjete sociale, unë bëja krahasimin me gruan time dhe seç më dukej e shëmtuar. Kështu fillova ta nënvlerësoja pothuajse totalisht. Edhe atëherë kur qëndroja në shtëpi unë pjesën më të madhe të kohës e kaloja në telefon, pa ia dhënë vëmendjen e merituar. Ndërsa kur isha jashtë shtëpisë, nuk interesohesha fare në mund të ia dilte e vetme.

Megjithatë ajo nuk u ankua. Ishte shumë e durueshme me mua dhe asnjëherë nuk më rëndoi me fjalët që në fakt i meritoja. Kjo gjendje vazhdoi deri më tani, kur në botë u përhap pandemia. Mua më liruan nga puna dhe po qëndroj më gjatë në familje.Zoti deshi të ma hapte gjoksin dhe ta kthjelloj mendjen time. Arrita ta shihja përsëri atë femrën e fuqishme dhe të pathyeshme.

Gruaja ime zgjohet e para në mëngjes dhe bie e fundit për të fjetur. Ajo kujdeset për ushqimin tim, për pastërtinë, për edukimin e fëmijëve të mi. Një ditë vendosa t'i analizoja më imtësisht punët e saj. Ajo u zgjua para orës gjashtë dhe pasi bëri namazin e sabahut, doli jashtë dhe e pastroi oborrin, pastaj erdhi në shtëpi dhe na përgatiti kafe. E pastroi shtëpinë dhe e përgatiti mëngjesin, kur u zgjuan fëmijët, i veshi e u dha për të



ngrënë. Pasi hëngrëm mëngjes na shërbeu me çaj, pastroi tavolinën dhe enët, pastaj i pastroi fëmijët dhe u ndërroi rrobat, nxori nga lavatriçja rrobat e lara dhe i vendosi për t'u tharë, futi rroba të tjera për t'u larë. Pastaj i mësoi fëmijët matematikë, tutje i nxori në oborr për të luajtur.

Më pastaj erdhi dhe i hekurosi rrobat e thara dhe i vendosi në dollap, ndërsa të tjerat i nxori për t'u tharë. Fëmijët të cilët ishin zhytur duke luajtur i pastroi dhe ua ndërtoi rrobat, pastaj i vuri në gjumë. Dhe gjersa fëmijët ishin në gjumë, ajo u mor me ca fatura të shtëpisë dhe kontrolloi ushqimet në kishim mjaftueshëm, ndërkohë e përgatiti një ëmbëlsirë të cilën ma shërbeu me kafe. Pasi pastroi enët e ëmbëlsirës dhe filxhanët e kafes ajo u fut në kuzhinë për të përgatitur darkën. Dhe ende pa mbaruar darkën, u zgjuan fëmijët. Meqë ishin djersitur, ua ndërroj sërish rrobat, më pas rrobat e thara i hekurosi dhe i vendosi në dollap, futi të tjera për t'u larë.

Na shërbeu darkën, çajin, pastroi enët... Më pas i ndërroi çarçafët dhe na shtroi për të fjetur. Dhe vetëm kur fëmijët i zuri gjumi, ajo u mbyll në dhomën e punës. E ndoqa nga prapa pasi dera e dhomës së punës ngeli gjysmë e hapur. Ajo u ul në kolltuk, duke i mbajtur duart në mes nga dhimbjet, nxori një libër

**Bashkëshortja ime qenka gruaja e ëndrrave të mia. M'u desh kjo karantinë për ta zbuluar këtë fakt. Ajo qenka heroina e ditëve të mia të vështira, qetësia e ditëve të zhurmshme dhe hareja e ditëve plot zymti. Ajo qenka nderi dhe krenaria ime.**

të cilin e kishte në përfundim dhe pasi e mbylli, e nxori një fletore në të cilën shkroi titullin e librit. Nga këtu kuptova që për një muaj i kishte lexuar njëmbëdhjetë libra.

Më mbërtheu vaji. E vështrova nga majat e gishtërinjve gjer në maje të kokës. Pas gjashtë vjetëve u dashurova me të sërish. Sa më shumë po e sodisja, aq më e bukur më dukej ajo. Fytyra e pagrimosur dhe e zbehur sikur bënte dritë, dritë kjo që m'i paska verbuar sytë dhe nuk kisha parë qartë.

Flokët e zeza që lëshoheshin supeve sikur fije mëndafshi dukeshin plot hijeshi. E veshja e saj reflektonte modesti dhe pastërti. U ndjeva kaq i turpëruar për veten, për të. M'u duk kaq e paarritshme sikur dikur.

Pata frikë se ishte mësuar me sjelljen time arrogante dhe, kur të përmirësohesha, nuk do të mund të më duronte dot. Sa situatë e sikletshme kjo, sa shumë distancë kisha krijuar me të duke e pasur kaq afër, sa shumë e kisha nënvlerësuar duke qenë kaq e ngritur.

Bashkëshortja ime qenka gruaja e ëndrrave të mia. M'u desh kjo karantinë për ta zbuluar këtë fakt. Ajo qenka heroina e ditëve të mia të vështira, qetësia e ditëve të zhurmshme dhe hareja e ditëve plot zymti. Ajo qenka nderi dhe krenaria ime.

I kërkova falje me shumë sinqeritet e pendesë dhe falë Zotit e gjeta falëse dhe të mirëkuptueshme. E tillë është ajo, e tillë ka qenë gjithmonë. Por unë isha verbuar. Ah, sa pendohem..! Tani po përpiqem çdo ditë për të rregulluar gabimet e mia dhe për t'i zëvendësuar me kujdes dhe dashuri.

Alketa Gjoni

# Qëndrimi fetar islam për epideminë e murtajës në Perandorinë Osmane

Modeli i karantinimit me kushte moderne u mor nga vendet e Evropës, përndryshe ideja e izolimit nga sëmundjet ngjitëse ka origjinë tek hadithet e profetit Muhamed a.s që përmendëm më sipër. Po ashtu ideja e karantinimit është prezantuar për herë të parë nga shkencëtari mysliman, me origjinë perse, Ibn Sina i cili ka jetuar mes viteve 980 – 1037.

Për të parandaluar transmetimin e sëmundjeve ngjitëse, të përhapura nga mikroorganizmat, Ibn Sina sugjeroi izolimin për 40 ditë me radhë dhe e quajti këtë metodë el-Arbaniye nga fjala Arbain, pra numri 40 në arabisht, metodë e cila u mor prej tregtarëve venecianë, duke e quajtur kuarantina nga fjala kuaranta numri 40 në italisht.

Sëmundja epidemike e murtajës, e njohur si sëmundja më shkatërrimtare në historinë e njerëzimit, ka 'shqetësuar' edhe territoret e Perandorinë Osmane nga shek. XVI deri në gjysmën e dytë të shek. XIX, duke shkaktuar humbje të mëdha në jetë njerëzish.

Një pjesë e popullsisë myslimane e pranonte ardhjen e sëmundjes si ndëshkim nga Zoti për të ligët, ose për të graduar si dëshmorë myslimanët e devotshëm në rastin e humbjes së jetës si pasojë e kësaj sëmundjeje. (Özdemir 2005, f.17) Madje myslimanët, edhe në këtë kohë

**Për të parandaluar transmetimin e sëmundjeve ngjitëse, të përhapura nga mikroorganizmat, Ibn Sina sugjeroi izolimin për 40 ditë me radhë dhe e quajti këtë metodë el-Arbaniye nga fjala Arbain, pra numri 40 në arabisht, metodë e cila u mor prej tregtarëve venecianë, duke e quajtur kuarantina nga fjala kuaranta numri 40 në italisht.**

murtaje, nuk linin pa kryer ritet e varrimit të personave që kishin humbur jetën, që do të thotë i lanin trupin dhe tuboheshin në përcjelljen e tyre në varreza, duke sfiduar rrezikun që sipas tyre nënkuptonte përulje të plotë para caktimit (kaderit) të Zotit. Por, nga ana tjetër, kishte persona të frikësuar, kryesisht grup moshat e reja të lidhur më shumë me jetën, që kishin gjetur largimin nëpër zona malore si masë mbrojtëse nga murtaja, duke u justifikuar në këtë mënyrë: 'Murtaja është një bekim i dërguar nga qielli prej Allahut që të dërgojë më shpejt pranë Tij njerëzit e devotshëm. Por ne nuk e ndiejmë se jemi të gatshëm për t'iu përgjigjur kësaj thirrjeje, kështu që po tërhiqemi mënjanë për një moment tjetër.' (Panzac 1997, f.152-153) Siç shihet, popullsia myslimane çdo zgjedhjeje të saj përpiqej t'i gjejë një justifikim fetar, gjë që tregon përparësinë që i jepnin urdhëresave fetare përpara jetës së tyre. Por, sa ishte e njohur drejt popullsia me këto urdhëresa? Cili ishte qëndrimi që predikonin autoritetet fetare? A përputheshin këto qëndrime me vendimet e autoriteteve qeverisëse? Në këtë shkrim do të përpiqemi të shpjegojmë pikërisht qëndrimin fetar islam, të ndjekur në Perandorinë Osmane, gjatë përhapjes së sëmundjes epidemike të murtajës.

Në Perandorinë Osmane, idetë që murtaja duhet pranuar përulësisht si caktim i Zotit, duke gjetur ngushëllim në gradat e dëshmorit (shehidit) dhe duke e gjykuar jo të drejtë mbathjen nga zonat e infektuara, duket se janë mbështetur në veprën e shkruar pikërisht për këtë tematikë nga dijetari Ibn-i Haxher el Askalani, të transmetuara nga shkrimtarët si egjiptiani Abdyl-Mûti es Sohalaneti dhe turku Hajatizade Mustafa Efendi, të cilët veprat e tyre i bazojnë në idetë e tij. El



Askalani, që ka jetuar mes viteve 13720-1449, e ka përjetuar disa herë përhapjen e murtajës gjatë viteve 1444; 1417; 1429-1430 (madje ka humbur dhe vajzat e tij nga kjo sëmundje) në veprën e tij trajton çfarë është murtaja, kohën kur i ka pas fillimet e saj, qëndrimet që duhet të mbajnë myslimanët dhe çfarë mësimesh apo gjykimesh ligjore fetare duhet të nxirren nga kjo. Në funksion të synimit të këtij shkrimi, nuk do të ndalemi në trajtimin se çfarë dhe kur është përhapur sëmundja, por do të shpjegojmë se mbi çfarë bazash fetare autori e mbështeste gjykimin e tij për të mos dalë nga zona e infektuar me sëmundjen e murtajës, por edhe për të mos shkuar në zona të infektuara. Këtë doktrinë ai e mbështet në hadithin e profetit Muhamed (a.s) në të cilin thuhet: 'Nëse dëgjoni se në një vend ka rënë murtaja, mos shkoni atje, por nëse murtaja ju zë në vendet ku qëndroni, ju atëherë mos u largoni, mos ia mbathni nga vendbanimet tuaja'. Gjithashtu idenë e tij e mbështet edhe në një histori të ndodhur në fillimet e fesë islame, ku halifi Omeri (r.a) dërgon komandant Ebu Ubejden të marrë nën zotërim një qytet në të cilën kishte rënë murtaja. Kur halifi njoftohet për këtë, ai e urdhëron komandantin që të mos futet atje por të kthehet përsëri në Medinë. Kur Ebu Ubejde e refuzon një gjë të tillë, me justifikim që kjo bie ndesh me mësimet e Islamit, atëherë Omeri (r.a.) i përgjigjet në këtë mënyrë: 'Le të themi që shkove në një luginë dhe atje ka një shpat të gjelbëruar, ndërsa tjetri i shkretuar. Për të kullotur devetë zgjidh cilën anë të duash, do të ndodhë ajo që do Allahu. Por ti do të zgjedhësh anën e gjelbëruar'. Në dallim nga dijetarë të tjerë të kohës, Ibn Haxher nuk këshillon largimin, por ashtu siç nuk mund të hyjmë në një shtëpi të rrëmbyer nga zjarri ashtu kundërshton dhe hyrjen në zonat e infektuara nga murtaja. Gjithashtu këshillon besimtarët myslimanë për durim, pendim, lutje në vetmi apo në grup, për mosbraktisje të të sëmurëve dhe kujdes ndaj tyre. (Panzak 1997, f. 156-159) Siç duket kryesisht këto ide janë bërë baza që kanë diktuar edhe qëndrimet e kryesisë qeverisëse dhe asaj fetare të Perandorisë Osmane edhe në shekujt në vazhdim.

Sulltanët, bazuar dhe në fetvatë e dhëna nga krerët fetarë të periudhës që kanë sunduar, janë përpjekur të gjejnë zgjidhje apo ngushëllim ndaj sëmundjes së murtajës. Në kohën e Sulltan Selimit II, në vitet 1565-1566, nga sëmundja e murtajës, vetëm nga njëzet e shtatë dyert e

Stambollit, dilnin çdo ditë 3000 kufoma. Kështu që sulltan Selimi II urdhëroi popullin të mblidhej në xhaminë Ajasofja dhe nën drejtimin e shejh Jahja efendiut organizoi lutje treditore për të kërkuar largimin e sëmundjes. Sëmundja e murtajës ka pasur një përhapje të madhe edhe në kohën e Sulltan Murat III, në vitin 1591, i cili u detyrua të lërë sarajet dhe urdhëroi të mbyllen të gjitha aktivitetet ekonomike. Mahmud efendi, duke parë që kjo sëmundje po bënte kërdinë, i bëri kërkesë sulltanit që të mblidheshin njerëzit të pendoheshin dhe të bënin dua për largimin e sëmundjes. Sulltani pranoi dhe në sheshin Okmejdan dhe në xhaminë Ajasofja u organizua për tre javë ceremonia e lutjeve duke iu përgjëruar Allahut për pranimin e pendimit dhe largimin e sëmundjes. (Yıldız 2014, f. 12-13) Por ngushëllimi i vetëm në lutje, dhe sidomos në lutje të përbashkëta, nuk do të mund të vazhdojë gjatë, pasi në shekujt në vazhdim murtaja do të rikthehet edhe më egërsisht duke e përndjekur popullsinë ngado. Madje në shek. e XIX popullsia do të rrezikohet edhe nga përhapja e kolerës.

Kështu që në Perandorinë Osmane, me nismën e Sulltan Mahmudit të II, dhe mbështetjen me fetva nga prijësit fetarë të kohës, do të ndiqej modeli evropian për masat kundër epidemisë, karantinimi.

Sulltani kërcënonte me ndëshkime të rënda ata që do të kundërshtonin. Ndërsa ulemaja i mbështeti këto masa duke përkujtuar që ashtu siç është e lejuar të ikësh nga zjarri apo nga tërmetet, ashtu siç ka spitale për lloje sëmundjesh të tjera, edhe për këtë epidemi duhet të ndërtohen karantina apo mure izolimi.1 Në këto kushte u formua 'Komisioni i Karantinës' (Meclisi Tahafuz), komision i cili e filloi veprimtarinë në tetor 1839, ku Sulltan Abdylmexhidi kishte ardhur në pushtet dhe tani 'Komisioni i Karantinës' drejtohej nga specialistë vendas dhe evropianë. Në fakt, shtetet evropiane reformat e ndërmarra i shihnin me dyshime dhe nuk i mbështetën, madje edhe specialistët e fushës së mjekësisë dërgoheshin me qëllim që të informoheshin për rrezikun që mund t'iu kanosej këtyre shteteve nga Perandoria Osmane, pasi të kishin shfarosur epideminë. Me anë të punimeve të këtij komisioni, duke formuar 35 grupe të posaçme shëndetësore, 4 karantina (Kız Kulesi, Fenerbahçe, Küçük Çekmece, Anadollu Kavak), duke hartuar një dekret shëndetësor që paraqiste rregullat për higjienën dhe shumë masa të tjera, shohim se nga viti 1844 në të gjithë territoret e perandorisë nuk do të kishte asnjë rast të shfaqur me murtajë. Por, Perandoria Osmane, e shëruar tashmë nga murtaja, në shek. XIX do të konsiderohet nga vendet evropiane në kuptimin figurativ 'I sëmuri i Bosforit', jo nga sëmundja por nga dobësimi dhe shpërbërja që do të pësojë. (Panzak 1997, f. 220-254)



*Referencat:*


*1. Özdemir, HİKMET, Salgın Hastalıklardan Ölümler 1914–1918, Atatürk Kültür Ve Tarih Yüksek Kurumu Türk Tarih Kurumu Yayınları Xvı. Dizi – Sayı 104, Ankara 2005*

*2. Panzac, DANİEL, Osmanlı İmparatorluğu'nda Veba (1700–1850), Çeviren Serap Yılmaz, Tarih Vakfi Yurt Yayınları, İzmir 1997*

*3. Yıldız, FATMA, 19. Yüzyıl'da Anadolu'da Salgın Hastalıklar (Veba, kolera, çiçek, sıtma) ve Salgın Hastalıklarla Mücadele Yöntemleri, Pammukale Üniversitesi, Sosyal Bilimler Enstitüsü, Yüksek Lisans Tezi, Tarih Anabilim Dalı, Yakınçağ Tarih Programı, Denizli 2014*


*1. Në shek. XIX në Perandorinë Osmane mes krerëve fetarë pati debate për aplikimin e metodës së izolimit. Për të mësuar rreth fetvasë së lejimit apo moslejimit të kësaj metode, Mehmet Ali Pasha dërgoi në Tunuzi Rifa Tahtavviun, i cili tregon që në Tunizi për këtë problematikë kishte përplasje mendimesh mes methhebit hanefi dhe atij maliki. Sipas mësuesit në shkollën Zejtuna, përkrahës së methhebit maliki, shekh Muhammed Menai, karantina nuk lejohej, pasi nënkuptonte përpjekjen për t'u larguar nga caktimi i Allahut (xh.sh). Ndërsa sipas myftiut, përkrahës së methhebit hanefi, shekh Muhammed Bajram, karantina sipas ligjeve të sheriatit jo vetëm që është e lejuar por është dhe detyrim për t'u aplikuar. (Özdemir 2005, f.17)*

Hetem Sopjani

# Familja dhe Islami

Që në kohën më të hershme të historisë njerëzore siç ka thënë S.R. Reiber: ”Feja dhe familja kanë qenë ngushtë. Të dyja kanë ndikim mbi njëra-tjetrën.”[1]

Islami na mëson se familja është sistemi më i vjetër shoqëror që e ka njohur njerëzimi, sepse ajo arrin deri te familja e parë e Ademit a.s, për të cilën deshi Zoti xh.xh që ajo të ishte bërthama e tërë shoqërisë njerëzore.

Kurani na mëson qartë se Ademi dhe Hava nuk ishin thjesht vetëm burrë dhe grua, apo mashkull dhe femër, por ata ishin bashkëshortë me plotë kuptimin e lidhjes, bashkimit, ndjenjës, dashurisë, mëshirës si dhe përgjegjësive dhe detyrimeve bashkëshortore.

Islami është sistem i plotë i jetës që përfshin të gjitha aspektet e ekzistencës njerëzore dhe ka për qëllim krijimin e një familjeje dhe të një shoqërie të modeluar mbi mësimet e Kuranit dhe mbi porositë e Pejgamberit a.s..

A thua vallë! A nuk e gjejmë në Kuranin famëlartë shprehjen shpirtërore, qetësinë, mëshirën, respektin, dashurinë, të cilat formojnë sistemin familjar. Sigurisht që po. Allahu xh.sh në Kuranin fisnik thotë: “Dhe nga faktet (e madhërisë së) e Tij është që për të mirën tuaj, Ai krijoi nga vetë lloji juaj palën (gratë), ashtu që të gjeni prehje tek ato dhe në mes jush krijoi dashuri dhe mëshirë. Në këtë ka argumente për njerëzit që mendojnë.”[2]

Andaj Islami ka ardhur për të ndryshuar familjen dhe për të zbukuruar mendjen dhe shpirtin tonë, thjeshte Islami është faktor shumë i rëndësishëm në jetën e njeriut po ashtu në zhvillimin dhe përparimin e tërë familjes.

> Nëna është dora e shenjtë që e gatuan një komb si dhe ngritësja e folesë familjare ku reflektohen gëzimi dhe lumturia familjare. Prandaj, nëna duhet të respektohet dhe t’i falet dashuri më shumë se çdokujt tjetër.

Nga kjo kuptojmë se përsosmëria e një shoqërie nis nga familja, nga foleja familjare e ngritur nga bashkëshortët e lidhur dorë për dorë për këtë qëllim. Po që se familja nuk është ngritur mbi parimet edukative, as shoqëria nuk mund të mendohet të jetë me edukatë.

## Vlera e latë e nënës dhe respekti ndaj saj

Nëna është element më i rëndësishëm i familjes që përgatit një familje. Në Islam ajo është e shenjtë, saqë edhe vetë i Dërguari Muhamedi a.s. ka thënë:” Xhenneti është nën këmbët e nënave!”. Kjo vë në dukje se nëna me vështirësi na lind, me mund na rriti dhe edukoi. Thënë me mirë, nëna është dora e shenjtë që e gatuan një komb si dhe ngritësja e folesë familjare ku reflektohen gëzimi dhe lumturia familjare. Prandaj, nëna duhet të respektohet dhe t’i falet dashuri më shumë se çdokujt tjetër. Këtë ngrohtësi dhe këtë respekt-dashurie e gjejmë tek mësimet e Pejgamberit a.s i cila na këshillon që ta duam



nënën dhe ta respektojmë atë.

Një burrë erdhi te profeti Muhamed a.s dhe tha: “O i Dërguari i Allahut! Kush prej të gjithë njerëzimit e meriton më shumë shoqërinë time?” Ai u përgjigj: “Nëna jote”. Njeriu pyeti përsëri: “Pastaj kush?” Kështu ai u përgjigj: “Nëna jote”. Njeriu pyeti përsëri: “Pastaj kush”? Kështu Pejgamberi a.s u përgjigj: “Nëna jote”. Pastaj njeriu pyeti përsëri: “Po pastaj kush?” Dhe ai u përgjigj: “Pastaj babai yt”[3]. Nga këto fjalë të Pejgamberit a.s shihet qartë se i Dërguari i Allahut u jep përparësi sjelljeve te mira ndaj nënës ndaj atyre ndaj babait.

## Edukimi i fëmijëve

Të jesh prind është një privilegj i madh, por edhe një përgjegjësi shumë më e madhe, sepse nuk mjafton vetëm t'i duash fëmijët, por përgjegjësia më e madhe është rritja dhe edukimi i tyre. Ngase edukimi i fëmijëve është një sfidë bukur e vështirë, por jo e pamundur. Është e vërtetë se sot edukimi i fëmijës është një sfidë gjithnjë e më e vështirë, sepse fëmijët janë mbushur me frymë rebelizmi dhe me shthurje të moralit, prindërit japin maksimumin e tyre, që fëmijët, dhe të rinjtë, që nuk kanë përvojë, të mos infektohen nga ndikimi i keq i shoqërisë dhe rebelizmi që pritet të vijë nga ta.

Atëherë shtrohet pyetja çfarë mund të bëjmë ne si prindër, të dorëzohemi para të gjitha sfidave që kemi me fëmijët tanë? Po t'i hedhim një shikim Kuranit famëlartë do të shohim se Allahu xh.sh na porosit dhe na urdhëron që të kujdesemi për fëmijët tanë. “O ju që besuat, ruajeni veten dhe familjen tuaj prej një zjarri, lëndë djegëse e të cilit janë njerëzit dhe gurët”[4]. Nga këto fjalë shihet qartë se përgjegjësia bie mbi prindërit që t'i edukojnë dhe orientojnë fëmijët drejt së mirës, ata duhet të gjejnë kohë të përshtatshme për edukimin dhe ndalimin e gjërave shkatërruese. Prandaj prindërit duhet të jenë të përkushtuar ndaj fëmijëve dhe të kenë dialog të përhershëm me fëmijët e tyre, që të ndajnë kohë së bashku si për shembull, shëtitje, argëtim, ushqim, etj. Po ashtu të gjejnë kohë prindërit për diskutime dhe gjera të rëndësishme të cilat ndikojnë pozitivisht në botën e fëmijës, dhe për të pasur qasje direkt te fëmijët vetëm e vetëm për t'i larguar nga dembelizmi dhe rebelizmi i mundshëm.

## Kurani dhe edukimi i fëmijëve

Sa herë që ne e lexojmë Kuranin famëlartë shohim ngjarje dhe histori të ndryshme për kujdesin e fëmijëve që kanë një peshë dhe rendësi të veçantë në jetën e tyre. Pejgamberi i Allahut Davudi a.s. shfaqte interesim për t'ia mësuar djalit të tij gjykimin e drejtë. Allahu i Madhëruar në Kuran famëlartë thotë:“(Përkujto) Davudin e Sulejmanin kur pleqëronin për çështjen e bimës (mbjelljes) të cilën delet e atij populli e kishin kullotur natën e Ne ishim ndjekës të gjykimit të tyre.”[5]

Po ashtu, Allahu thotë në Kuran për bijtë e Ibrahimit a.s:”E Ibrahimi i porositi bijtë e tij me këtë (fe) e edhe Jakubi. (u thanë) “O bijtë e mi, Allahu jua zgjodhi fenë (islame) juve, pra mos vdisni ndryshe, por vetëm duke qenë myslimanë”[6]. Përmes këtij ajeti, mësojmë se Ibrahimi a.s. shfaqte kujdes dhe edukatë të lartë për fëmijët e tij, që ta adhurojnë të vetmin Zot. Sipas shumë komentuesve dhe interpretuesve të Kuranit famëlartë, përgjegjësi është e babait që t'i edukojë dhe t'i orientojë fëmijët dhe bashkëshorten drejt së mirës.

## Edukimi i shoqërisë

Edukimi i shoqërisë sonë në shkollë apo institucione duhet të jetë proces i pandarë, dhe të kujdesimi që t'u hapim dyert e përparimit dhe zhvillimit. Pra, këtë e vërteton edhe vetë fjala e nobelistit i cili thotë: “Edukimi i shoqërisë është arma më e fuqishme që mund ta përdorni për ta ndryshuar botën”.[7] Familja është një faktor tjetër i rëndësishëm për ndërgjegjësimin dhe edukimin e drejtë të shoqërisë, si mjetet e informimit, mediet elektronike, rrjetet sociale etj, janë mundësit që ndikojnë pozitivisht në edukimin e drejtë të shoqërisë, ngase shoqëria e mirëfilltë me edukim të mirë i bën që veprat e tyre të bëhen të pavdekshme. Edukimi i shoqërisë fillon nga lindja dhe është shumë i rëndësishëm si proces në çdo shoqëri, prandaj nëse i referohemi shoqërisë sonë gjatë viteve të fundit vërehet një zhvillim pozitiv në fëmijërinë e hershme, duke i vënë kështu bazat, themelet e një shoqërie të shëndoshë islame. Nëpërmjet shoqërisë islame ne mund ta bëjmë botën një vend më të mirë për të jetuar.

Shoqëria njerëzore nuk guxon të shmangë asnjëherë edukimin e brezit të ri, brez ky që është i ndërtuar dhe i mbushur me plot dije dhe vlera islame. Prindi e ka për detyre të përçojë mesazhin te fëmijët e tij, kurse institucionet shkollore t'i bëjnë përgatitjet edukative–arsimore. Nëse ekziston një bashkëveprim i frytshëm në mes të prindërve dhe institucioneve shkollore, atëherë shoqëria do të jete një element shumë i rëndësishëm për zhvillimin dhe edukimin e brezave te të rinjtë.

*1. Struktura familjare në Islam, Hamude Abdulati, shkup. 1995, f.3. 2. Er-Rrum. 21. 3. Sahih el-Buhari nr. 5971 si dhe Sahih Muslimi nr.2. 4. Et-Tahrim 7. 5. El-Enbija 7[8]. 6. El-Bekare 132. 7. Nobelisti Nelson Mandela.*

# Myftiu Tërnava priti në takim delegacionin e lartë nga qeveria e Katarit

Me 3 mars Kryetari i Kryesisë së Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Naim ef. Tërnava me bashkëpunëtorë priti në takim delegacionin të lartë nga qeveria e Katarit të kryesuar nga Halid Al Ganim, drejtor i administratës së çështjeve fetare në Ministrinë Vakëfeve dhe Çështjeve fetare të shtetit të Katarit që shoqërohej nga Sa'd El Kevari, ndihmës drejtor i përgjithshëm i administratës së Vakfëve. Myftiu Tërnava falënderoi qeverinë dhe popullin e Katarit për përkrahjen dhe ndihmën që i kanë dhënë Kosovës dhe popullit të saj gjatë dekadave të fundit. Më pas Myftiu e njohu ministrin me historikun, funksionimin, projektet dhe sfidat që ka Bashkësia Islame e Kosovës. Myftiu Tërnava dhe Halid Al Ganim, drejtor i administratës së çështjeve fetare në Ministrinë Vakëfeve dhe Çështjeve fetare biseduan për mundësinë e financimit të projekteve të BI që kanë të bëjnë me vakëfet dhe projektet që i përkasin rregullimit të infrastrukturës së BIRK-ut. " Doja të shpreh mirënjohjen time ndaj shtetit të Katarit për mbështetjen që i ka dhënë Kosovës gjatë ngjarjeve më të rëndësishme për lirinë dhe për shtet ndërtimin e saj.– tha ndër të tjera Myftiu Tërnava.

Nga ana e tij Halid Al Ganim, drejtor i administratës së çështjeve fetare në Ministrinë Vakëfeve dhe Çështjeve fetare falënderoi myftiun Tërnava për mikpritjen dhe theksoi rolin dhe kontributin që po jep BIRK-u në krye me myftiun Tërnava në ngritjen e infrastrukturore të shtetit të Kosovës në përgjithësi si dhe vlerësoi marrëdhëniet tona vetëm se po fuqizohen dhe ne ju shikojmë me një shikim vëllazëror dhe kjo është një fillim i vogël dhe ju premtojmë se do të angazhohemi edhe për projekte tjera dhe forcim të vizitave mes dy vendeve.(R.S).



# Myftiu Tërnava me delegacionin e shtetit të Katarit vizituan KBI e Gjilanit



Me 4 mars Kryetari i Kryesisë së Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Naim ef. Tërnava me bashkëpunëtorë dhe delegacionin të lartë nga qeveria e Katarit të kryesuar nga Halid Al Ganim, drejtor i administratës së çështjeve fetare në Ministrinë Vakëfeve dhe Çështjeve fetare të shtetit të Katarit që shoqërohej nga Sa'd El Kevari, ndihmës drejtor i përgjithshëm i administratës së Vakfëve. Me këtë rast kryetari i KBI të Gjilanit Naim ef. Aliu iu dëshiroi mirëseardhje mysafirëve dhe falënderoi kontributin dhe kujdesin e pandërprerë që po tregon në ngritjen e infrastrukturës së KBI-ve anekënd Kosovës . Ai më pas shprehu falënderime edhe për autoritetet e Kararit të cilët kanë ofruar ndihmë në ngritjen e shumë projekteve edhe në KBI të Gjilanit që dukshëm e kanë lehtësuar dhe do ta lehtësojnë punën e çështjeve fetare. Qëllimi i vizitës është në kuadër të realizimi i projekteve të Këshillit të bashkësisë Islame të Gjilanit. Kryetari i Këshillit të Bashkësisë Islame Naim Aliu falënderoi për vizitën dhe për investimet që shteti i Katarit do të realizoj në Gjilan.(R.S).

## Deklaratë e Myftiut Tërnava për pandeminë Korona Virus

Me vëmendje kam përcjellë situatën e krijuar me përhapjen e pandemisë globale të korona virusit në shtetet përreth nesh. Ka dashtë Zoti që deri më tash qytetarët tanë nuk janë prekur nga ky virus, por rreziku që edhe vendi ynë të preket nga ky virus, tashmë është real. Me këtë rast e gjej të udhës që të apelojmë te qytetarët tanë që të ruajnë qetësinë dhe të mos bien pre e panikut dhe të njëjtën kohë të bëjnë të gjitha përgatitjet për mbrojtje nga infektimi me këtë virus.

Njëkohësisht, mbështesim të gjitha masat e marra nga Qeveria e Kosovës për mbrojtjen nga Corona virusi. BIK-u me kujdes do ta përcjellë situatën dhe me kohë do të marrë vendimet e duhura në institucionet tona fetaro-arsimore. Kërkojmë nga imamët tanë që ligjërata e hytbes së xhumasë ta mbajnë sa më shkurtë (max. 10 min.) dhe t'i kushtohet vetëm masave të mbrojtjes nga kjo sfidë me të cilën po përballet njerëzimi.

Zoti na ndihmoftë që këtë sfidë ta kalojmë sa më lehtë.

*Myftiu i Kosovës Naim ef. Tërnava*



## Myftiu Tërnava priti në takim ministrin e Shëndetësisë Arben Vitia

Me 13 mars Myftiu i Kosovës, Naim Tërnava, ka pritur në takim Ministrin e Shëndetësisë në Republikën Kosovës, Arben Vitinë, ku temë diskutimi ka qenë parandalimi i pandemisë globale COVID-19 apo të njohur si Koronavirusi.

Gjatë këtij takimi, Myftiu i Kosovës, ka shprehur mbështetjen e plotë të Bashkësisë Islame të Kosovës, ndaj vendimeve të Qeverisë së Kosovës dhe Ministrisë së Shëndetësisë për parandalimin e përhapjes së Koronavirusit.



Tërnava ka falënderuar Zotin që deri më tani nuk ka pasur asnjë rast të tillë, ndërsa është lutur që në Kosovë të mos shënohet asnjë rast i Koronavirusit. Ai ka kërkuar që masat e ndërmarra nga Qeveria e Kosovës të respektohen në maksimum nga të gjithë qytetarët. Më tutje, Tërnava ka njoftuar se gjatë ditës së sotme hytbja e xhumasë, do të mbahet në periudhë sa më të shkurt kohore dhe jo më të gjatë se 10 minuta. Po ashtu, Myftiu i Kosovës, ka njoftuar se gjatë ditës së nesërme Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës, do të mbajë mbledhje të jashtëzakonshme me qëllim që të ndërmerren të gjitha hapat e nevojshme të parandalimit të Koronavirusit. Në anën tjetër, Ministri i Shëndetësisë në Republikën e Kosovës, Arben Vitia, pas takimit me Myftiun Tërnava, ka potencuar se është i angazhuar që me të gjitha komunitetet fetare të ndërmerren hapat e nevojshme të parandalimit të përhapjes së Koronavirusit. Ai ka thënë se përkundër se në Kosovë nuk është regjistruar asnjë rast i infektuar me COVID-19, është e domosdoshme që të ndërmerren hapat e nevojshëm që kjo epidemi të mos përhapet. Ministri, po ashtu ka bërë të ditur se në Kosovë janë disa persona të cilëve u është marra mostra e analizave për shkak të dyshimit se mund të jenë të infektuar, por që asnjë person në vendin tonë nuk ka rezultuar të jetë i infektuar me Koronavirus. (R.S).

## Kryesia e Bashkësisë Islame e Kosovës mbanë mbledhje të jashtëzakonshme

Me 14 mars Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës ka mbajtur mbledhje të jashtëzakonshme për shkak të gjendjes së krijuar në Kosovë ku si pasojë e përhapjes së Corona virusit disa persona kanë rezultuar me këtë sëmundje. Pas mbledhjes në një konferencë për medie myftiu Tërnava ka njoftuar se Kryesia e BIRK-ut në këtë mbledhje ka marr vendim që namazi i xhumasë dhe namazet e tjera të falen në shtëpi ndërsa të premten në vend të namazit të xhumasë të falet namazi i drekës. Sikurse në këtë mbledhje është vendosur që përkohësisht të pezullohet procesi mësimor në të gjitha institucionet arsimore fetare të BIRK-ut. Po ashtu myftiu Tërnava ka përmendur edhe disa prej rekomandimeve të nxjerra nga kjo mbledhje. Duke pasur parasysh se ruajtja e shëndetit dhe mbrojtja e jetës së njeriut është prej qëllimeve me fisnike të Islamit, dhe duke u nisur nga norma se "parandalimi i së keqes është prioritet", Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës në mbledhjen e jashtëzakonshme me rastin e përhapjes së virusit COVID 19, të mbajtur më datë 14 mars 2020, merr këto vendime dhe rekomandime si në vijim:

**Vendimet:**

1. Është obligim fetar t'iu përmbahemi me përpikëri të gjitha vendimeve, masave dhe rekomandimeve të dala nga Institucionet kompetente të Republikës së Kosovës në parandalimin e përhapjes së Virusit COVID 19.

2. Pezullohet procesi mësimor në të gjitha Institucionet tona arsimore-fetare, mësim-besimi në të gjitha xhamitë dhe mektebet si dhe puna në të gjitha konviktet e Bashkësisë Islame të Kosovës.

3. Anulohet përkohësisht organizimi i ligjëratave, tribunave, seminareve dhe takimeve të ndryshme me xhemat.

4. Pezullohet organizimi i Umres, deri në një vendim tjetër.

5. Të bëhet dezinfektimi i të gjitha objekteve arsimore (FSI, Medrese, konvikte); objekteve administrative të Bashkësisë Islame të Kosovës; si dhe objektet fetare



(xhamitë, mesxhidet, mektebet, abdes'hanet, gusulhanet, dhe objektet tjera përcjellëse).

6. Duke u mbështetur në rrethanat e krijuara në Kosovë me përhapjen e rasteve të infektuara me virusin Covid 19, Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës pezullon përkohësisht faljen e organizuar me xhemat të namazeve ditore dhe namazit të xhumasë. Ndërsa besimtarët porositen që ditën e premte të falin namazin e drekës, si zëvendësim të namazit të xhumasë në shtëpitë e tyre. Ndërsa ezani do të vazhdojë të thirret në çdo kohë të namazit ditor.

Ndërsa në mesin e rekomandimeve janë:

1. Të pezullohen përkohësisht të gjitha organizimet me rastin e ngushëllimeve–të pameve, ndërsa ceremonia e varrimit të organizohet nga rrethi sa më i ngushtë familjarë.

2. Të shtyhen ceremonitë fetare e familjare të parapara si Synetitë, Mevludet, Qelimet, Fejesat, Dasmat, etj.

3. Të vazhdohet me inkurajimin e besimtarëve që të shtojnë kujdesin ndaj pastërtisë duke respektuar parimet fetare dhe rekomandimet e Institutit Kombëtar të Shëndetësisë.

Në fund, edhe njëherë ua rikujtojmë besimtarëve tanë se, përhapja e dezinformatave duke shkaktuar shqetësim e panikë të panevojshme te qytetarët, si dhe ngritja e çmimeve të artikujve ushqimorë dhe medikamenteve në kohë krizash, janë të ndaluara fetarisht.

Bashkësia Islame e Kosovës si në të kaluarën edhe tani do të jetë gjithnjë pranë qytetarëve, dhe fton besimtarët për më shumë solidaritet. Bashkësia Islame e Kosovës në bazë të rrethanave të reja eventuale në të ardhmen do ta mbajë opinionin të informuar vazhdimisht.

Lusim Zotin që sa më shpejt dhe lehtë të kalojë kjo gjendje në të cilën gjendemi tani! (R.S)

# KOMUNIKATË PËR OPINION

*Falënderimi i takon Zotit në çdo gjendje dhe situatë. Paqja dhe mëshira e Zotit qoftë mbi Muhamedin a.s.. Zoti i Madhërishëm në Kuranin fisnik thotë: "….nuk ju obligoi në fe me ndonjë vështirësi.." (Kaptina El-Haxh, 78) dhe në ajetin tjetër: "Allahu nuk e ngarkon askënd përtej mundësive të tij" ( El-Bekare, 286). Ndërsa Muhamedi a.s. ka thënë: "Nëse dëgjoni se epidemia ka rënë në ndonjë vend, mos hyni atje! E nëse ndodheni aty, mos u largoni nga aty!"Duke pasur parasysh se ruajtja e shëndetit dhe mbrojtja e jetës së njeriut është prej qëllimeve me fisnike të Islamit, dhe duke u nisur nga norma se "parandalimi i së keqes është prioritet", Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës në mbledhjen e jashtëzakonshme me rastin e përhapjes së virusit COVID 19, të mbajtur më datë 14 mars 2020, merr këto vendime dhe rekomandime si në vijim:*

*Vendimet:*

*1. Është obligim fetar t'iu përmbahemi me përpikëri të gjitha vendimeve, masave dhe rekomandimeve të dala nga Institucionet kompetente të Republikës së Kosovës në parandalimin e përhapjes së Virusit COVID 19.*

*2. Pezullohet procesi mësimor në të gjitha Institucionet tona arsimore-fetare, mësim-besimi në të gjitha xhamitë dhe mektebet si dhe puna në të gjitha konviktet e Bashkësisë Islame të Kosovës.*

*3. Anulohet përkohësisht organizimi i ligjëratave, tribunave, seminareve dhe takimeve të ndryshme me xhemat.*

*4. Pezullohet organizimi i Umres, deri në një vendim tjetër.*

*5. Të bëhet dezinfektimi i të gjitha objekteve arsimore (FSI, Medrese, konvikte); objekteve administrative të Bashkësisë Islame të Kosovës; si dhe objektet fetare (xhamitë, mesxhidet, mektebet, abdes'hanet, gusulhanet, dhe objektet tjera përcjellëse).*

*6. Duke u mbështetur në rrethanat e krijuara në Kosovë me përhapjen e rasteve të infektuara me virusin Covid 19, Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës pezullon përkohësisht faljen e organizuar me xhemat të namazeve ditore dhe namazit të xhumasë. Ndërsa besimtarët porositen që ditën e premte ta falin namazin e drekës, si zëvendësim të namazit të xhumasë në shtëpitë e tyre. Ndërsa ezani do të vazhdojë të thirret në çdo kohë të namazit ditor.*

*Rekomandimet:*

*1. Të pezullohen përkohësisht të gjitha organizimet me rastin e ngushëllimeve–të pameve, ndërsa ceremonia e varrimit të organizohet nga rrethi sa më i ngushtë familjarë.*

*2. Të shtyhen ceremonitë fetare e familjare të parapara si Synetitë, Mevludet, Qelimet, Fejesat, Dasmat, etj.*

*3. Të vazhdohet me inkurajimin e besimtarëve që të shtojnë kujdesin ndaj pastërtisë duke respektuar parimet fetare dhe rekomandimet e Institutit Kombëtar të Shëndetësisë.*

*Në fund, edhe njëherë ua rikujtojmë besimtarëve tanë se, përhapja e dezinformatave duke shkaktuar shqetësim e panikë të panevojshme te qytetarët, si dhe ngritja e çmimeve të artikujve ushqimorë dhe medikamenteve në kohë krizash, janë të ndaluara fetarisht.*

*Bashkësia Islame e Kosovës si në të kaluarën edhe tani do të jetë gjithnjë pranë qytetarëve, dhe fton besimtarët për më shumë solidaritet.*

*Bashkësia Islame e Kosovës në bazë të rrethanave të reja eventuale në të ardhmen do ta mbajë opinionin të informuar vazhdimisht.*

*Lusim Zotin që sa më shpejt dhe lehtë të kalojë kjo gjendje në të cilën gjendemi tani!*

*Prishtinë,14 mars 2020*

*K R Y E T A R I,*

*Myftiu Naim ef. Tërnava*

# Myftiu Tërnava dha mesazhin e ditës së xhuma në vigjilje të natës së madhe të Israsë e Miraxhit



Me 20 mars Kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, myftiu Naim ef. Tërnava me anë të një lidhje ka dhënë mesazhin në këtë ditë xhumaje e në vigjilje të natës së madhe të Isras e Miraxhit. Ai me këtë rast ka drejtuar lutje tek Allahu i Madhëruar që të gjithë të përfitojmë së bashku nga mirësitë e begatitë e xhumasë e natës së Isras e Miraxhit po sigurisht edhe nga muajt e mëdhenj në të cilët veçse kemi hyrë. "Për të ruajtur shëndetin e popullatës sonë, për të ruajtur jetën e çdo njërit nga ne, institucionet kompetente të vendit kanë marrë një sërë masash e të cilat jemi të obliguar që ti respektojmë në mënyrë rigoroze të gjithë, në këtë kuadër edhe Kryesia e BIK ka ndërmarrë një sërë masash që të parandalojmë infektimin nga virusi Covid -19" ka shtuar myftiu Tërnava.

Një ndër hapat që kemi marrë është edhe pezullimi i përkohshëm i namazit të xhumasë, dhe i namazeve të tjera në xhami. Krejt kjo për të ruajtur shëndetin tonë, për të ruajtur qoftë edhe një jetë njeriu dhe për ta tejkaluar këtë sfidë me sa më pak dëme. Mirëpo, kjo nuk do të thotë që ne të lemë anash obligimet tona ndaj Krijuesit, namazet tona do ti falim në shtëpitë tona, bashkë me familjet tona, nuk do e falim namazin e xhumasë, por do falim namazin e drekës, do të bëjmë lutje e dua që Zoti i Madhëruar të na jap durim, forcë e moral për të dal sa më parë nga kjo gjendje. E kemi për obligim, që së pari të ruajmë shëndetin tonë, të kujdesemi për familjet tona, të kujdesemi e të mbështesim farefisin dhe të gjithë ata që kanë nevojë. Në këtë kohë, më shumë se kurrë na duhet sabri-durimi, solidariteti me tjetrin, ndihmat për tjetrin, mbështetje për ata që po përballën në vijën e parë të frontit me covid-19, që po bëjnë gjithçka që ti shërojmë të prekurit nga ky virus vdekjeprurës. Nga historia e dimë që ndër më të sprovuarit kanë qenë pejgamberët e Zotit, mirëpo ka qenë besimi në Zotin që ka bërë që me durim i kanë tejkaluar sfidat me të cilat janë përballuar. Ata na kanë porositur edhe ne- pra besimtarëve që ndjekim shembullin e tyre, të jemi të disiplinuar dhe të vendosur që t'ia dalim. Për këtë qëllim Zoti në shumë ajete Kuranore na ka mësuar duke na thënë, se" vërtetë Allahu është me durimtarët", "Përgëzoji durimtarët", "Allahu i do durimtarët"! Andaj duke u siguruar nga çka thamë më lartë mund të themi se për asnjë moment nuk duhet humbur besimin tek vetja dhe se mëshira e Zotit është me ne. Ne duhet të bëjmë më të mirën që ta tejkalojmë këtë gjendje gjithnjë duke lutur Zotin për mëshirë e rahmet ndaj nesh.

Ai po ashtu ka drejtuar lutje për shërimin e të gjithë atyre që janë prekur nga virusi. "Ti lutemi Zotit të na ruaj, e të mos na sfidoj me virus, sepse virusët nuk njohin kufi, nuk njohin moshë, nuk njohin gjini, nuk njohin etni e nuk njohin as profesion. Pra na duhet vigjilencë, besim, profesionalizëm, urtësi e unitet që ta ruajmë shëndetin e popullit tonë"- shtiu myftiu Tërnava duke nënviziar se në këtë ditë xhumaje ftojë të gjithë që të bëjnë më të mirën për vendin e popullin. Në kohën kur ne po përballemi me pandemi, Kosovës iu shtua edhe një sfidë tjerë- kriza institucionale e politike e vendit.Duke parë situatën politike në të cilën po kalon vendi Myftiu Tërnava ka kërkuar që për hir të popullit të lehen anash interesat e ngushta partiake dhe bashkërisht ta tejkalojm këtë fazë në të cilën ndodhemi. "Në emër të juaj, për hirë të vendit, e të popullit, i drejtohem të gjithë spektrit institucional e politik që në këtë situatë të lënë me një anë interesat politike por të jenë unik në tejkalimin e kësaj sfide. Populli i Kosovës nuk e meriton edhe sfidën politike, nëse ne jemi të pafuqishëm kundrejt këtij virusi, besoj fuqishëm se krizën institucionale e politike mund ta shmangim.Të dashur vëllezër sot na duhet uniteti veprues, jo ndarja e përçarja, prandaj besoj se ne të gjithë duhet të jemi të bashkuar ne këtë situatë"- ka shtuar myftiu Tërnava. Myftiu Tërnava në fund ka kërkuar që bashkërisht të shprehim lutjen tonë drejtuar Krijuesit , që të gjithë të prekurit me virusin COVID -19 të shërohen, të mbështesim mantel bardhët për punën e shkëlqyer që po bëjnë në përballje me këtë sfidë të rëndë, të lutemi që sa më parë mjekësia të gjejë ilaqin e duhur edhe për këtë virus, të kujdesemi për nevojtarët, të jemi pranë njëri tjetrit e me njëri tjetrin.Të përfitojmë nga nata e bekuar e Israsë e Miraxhit, nga mësimet e porositë e tyre, pikërisht nga Miraxhi i pejagamberit kemi hedije- dhuratën më të çmuar e që është namazi, me të cilin ne jemi më afër rahmetit e razisë së Zotit. (R.S).

# U.D. i ministrit të Punëve të Brendshme dhe Administrtës Publike z. Xhelal Sveçla priti në takim Myftiun Naim ef. Tërnava



Me 29 mars ushtruesi i detyrës së ministrit të Punëve të Brendshme dhe Administratës Publike z. Xhelal Sveçla priti në takim kryetarin e Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiun Naim ef. Tërnava.

Në këtë takim u bisedua për situatën në të cilën gjendet vendi ynë në këtë kohë të pandemisë, për angazhimet që janë duke i bërë institucionet e Kosovës në parandalimin e përhapjes së këtij virusi dhe në përgjithësi për menaxhimin sa më të mirë të situatës.

Z. Sveçla falënderoi Myftiun Tërnava për kontributin që është duke dhënë institucioni i BIK-ut në tejkalimin sa më të lehtë të situatës së krijuar nga pandemia globale COVID-19.

Ai po ashtu theksoi se tashmë kemi hyrë në një fushatë intensive vetëdijësuese, ku është e domosdoshme përcjellja e mesazheve që janë duke u bërë nga institucionet e Kosovës, në veçanti nga Ministria e Punëve të Brendshme dhe Administratës Publike, për t'u kërkusr qytetarëve të Kosovës që t'i zbatojnë vendimet që janë marrë nga Qeveria e Kosovës, që të qëndrojnë në shtëpitë e tyre. Ai kërkoi që në kuadër të këtyre përpjekjeve të intensifikohen edhe thirrjet nga Bashkësia Islame e Kosovës. "Për MPBAP-në përfshirja e BIK-ut dhe bashkësive të tjera fetare në Kosovë në fushatën vetëdijësuese, do të ndihmonin jashtëzakonisht shumë që t'u kërkojnë qytetarëve t'i reduktojnë daljet e tyre vetëm atëherë kur vlerësohet se është e domosdoshme", theksoi Sveçla.

Nga ana e tij, Myftiu Tërnava përgëzoi institucionet e Kosovës për angazhimin që janë duke bërë në menaxhimin e kësaj situate. "Në këtë sfidë do të kenë patjetër mbështetjen e BIK-ut, në mënyrë që bashkërisht të luftojmë me të gjitha forcat dhe me ndihmën e Zotit do ta tejkalojmë këtë sfidë me përmasa globale", tha Myftiu Tërnava. Në fund të takimit, Myftiu Tërnava vizitoi Qendrën Operative në të cilën po punon grupi Ndër-institucional për menaxhimin e incidenteve 24/7. (R.S).

# Myftiu Tërnava falënderon të gjithë nëpunësit administrativë e fetarë, qytetarët, xhematin dhe kërkon që të jemi unik

Me 2 prill Kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, myftiu Naim ef. Tërnava ka falënderuar të gjithë nëpunësit administrativë dhe fetarë të Këshillave të Bashkësisë Islame të Kosovës, për përpjekjen e përbashkët në luftimin e përhapjes së koronavirusit, duke respektuar në përpikëri të gjitha masat preventive të dala nga Kryesia e BIRK-ut, Ministria e Shëndetësisë dhe Institutit Kombëtar të Shëndetit Publik të Kosovës. Në këtë vazhdë myftiu Tërnava gjithashtu shpreh mirënjohje dhe falënderim të gjithë qytetarëve të Kosovës dhe xhematit në veçanti për mirëkuptimin dhe kulturën e tyre të lartë të shprehur në këto ditë, duke respektuar vendimet e Kryesisë së BIRK-ut për të kryer obligimet fetare nëpër shtëpitë e tyre. Në fund të këtij falënderimi myftiu Tërnava kërkon që të jemi unik, të përgjegjshëm dhe të kujdesshëm individualisht dhe si shoqëri, e njëkohësisht të durueshëm në vazhdimin e respektimit të masave në fjalë deri në tejkalimin e rrezikut pandemik. Ai porosit që të vazhdojmë me lutje drejtuar Krijuesit që sa më shpejtë të kalojë kjo gjendje kaotike dhe jeta t'i kthehet normalitetit të saj, përfshirë këtu edhe hapjen e xhamive dhe kthimin e xhematit. (R.S).



REPUBLIKA E KOSOVËS
BASHKËSIA ISLAME E KOSOVËS
Kryesia
REPUBLIC OF KOSOVA
ISLAMIC COMMUNITY OF KOSOVA
The Presidency
Nr. 470/20 Data: 02/04/2020

جمهورية كوسوفا
الاتحاد الاسلامي في كوسوفا
رئاسة الاتحاد
رقم:
التاريخ:

Në bazë të nenit 47.1, të Kushtetutës së Bashkësisë Islame të Republikës të Kosovës, Myftiu Naim ef. Tërnava, në bazë të kompetencave të tij, shpreh:

FALENDERIM

## Nis aksioni për shperndarjen e 10 mijë pakove nga "Bereqeti"

Me 7 prill Kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, myftiu Naim ef. Tërnava u takua me koordinatorët e Shoqatës Humanitare Bamirëse "Bereqeti" të angazhuar gjithandej Kosovës. Në këtë takim myftiu Tërnava shprehu falënderime për punën dhe angazhimin që është duke bërë Bereqeti për tu dalë në ndihmë qytetarëve që sa më lehtë ta kalojmë pandeminë globale të Koronavirusit. Në këtë takim u dakordua për mobilizimin e Shoqatës për t'i ndihmuar nevojtarët për muajin e Ramazanit ku ka kërkuar që para muajit të Ramazanit të shpërndahen 10.000 pako ushqimore në të gjitha komunat.'Sot para juve unë do ta shpalli një kampanjë mobilizuese para muajit të Ramazanit dhe kërkoj nga ju që kjo të realizohet ku do të shpërndajmë 10 mijë pako t'i shpërndajmë para muajit të Ramazanit ku njerëzve do tu dërgohen pakot nëpër shtëpi"-ka thënë myftiu Tërnava. Po në këtë takim u zgjodhën anëtarët e Kryesisë së Shoqatës Humanitare Bamirëse "Bereqeti".Nga rajoni i Prishtinës, Nexhmi Hoxha, nga rajoni i Pejës Ermir Gega,i Mitrovicës Cena Balaj, i Gjilanit Agim Hyseni, i Ferizajt Naim Rexhepi, i Prizrenit Kurtish Hoxhaj dhe i Gajkovës Abdurrahman Bejtullahu. *(R.S).*



## Kryesia e BIRK-ut ndanë 10.000 euro për aksionin "Sofra e Ramazanit 2020"

Me 7 prill Kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, myftiu Naim ef. Tërnava u takua me koordinatorët e Shoqatës Humanitare Bamirëse "Bereqeti" të angazhuar gjithandej Kosovës. Në këtë takim myftiu Tërnava shprehu falënderime për punën dhe angazhimin që është duke bërë Bereqeti për tu dalë në ndihmë qytetarëve që sa më lehtë ta kalojmë pandeminë globale të Koronavirusit. Në këtë takim u dakordua për mobilizimin e Shoqatës për t'i ndihmuar nevojtarët për muajin e Ramazanit ku ka kërkuar që para muajit të Ramazanit të shpërndahen 10.000 pako ushqimore në të gjitha komunat.'Sot para juve unë do ta shpalli një kampanjë mobilizuese para muajit të Ramazanit dhe kërkoj nga ju që kjo të realizohet ku do të shpërndajmë 10 mijë pako t'i shpërndajmë para muajit të Ramazanit ku njerëzve do tu dërgohen pakot nëpër shtëpi"-ka thënë myftiu Tërnava. Po në këtë takim u zgjodhën anëtarët e Kryesisë së Shoqatës Humanitare Bamirëse "Bereqeti". Nga rajoni i Prishtinës, Nexhmi Hoxha, nga rajoni i Pejës Ermir Gega,i Mitrovicës Cena Balaj, i Gjilanit Agim Hyseni, i Ferizajt Naim Rexhepi, i Prizrenit Kurtish Hoxhaj dhe i Gajkovës Abdurrahman Bejtullahu. *(R.S).*



# Myftiu Tërnava vizitoi xhaminë e djegur në Verboc

Me 19 prill Kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Naim Tërnava, ka vizituar për së afërmi xhaminë e djegur të Verbocit të Drenasit për të shprehur shqetësimin e tij ndaj kësaj vepre kriminale. Myftiu ka thënë se kjo xhami ka përmbajtur vlera jashtëzakonisht të mëdha historike dhe tradicionale të vendit tonë. Ai po ashtu ka kërkuar që kryerësi i kësaj vepre të dal sa më parë para drejtësisë. Myftiu i vendit, Naim Tërnava, më tutje ka thënë se arkitektet e Bashkësisë Islame do ta vlerësojnë dëmin se çfarë mund të bëhet me pjesën e objektit të xhamisë që ka mbetur. Imami i këtij fshati, Driton Kastrati, thotë se ngjarja kishte ndodhur të premten menjëherë pasi ishte falur namazi i sabahut. Në anën tjetër xhamia e re e ndërtuar shumë afër xhamisë së vjetër, sipas imamit nuk ka pësuar dëmtime me përjashtim të disa xhamave. Kjo xhami ishte ndërtuar në vitin 1566 dhe kishte qenë xhamia e dytë më e vjetër në rajonin e Drenicës. Ndërkohë që xhamia e re në këtë fshat është ndërtuar në vitin 2014 dhe është shumë afër xhamisë së vjetër. Xhamia që është djegur të premten nuk kishte qenë në shfrytëzim të besimtarëve, por kishte qenë e hapur për vizitorë. *(R.S).*



# Myftiu Tërnava takohet me kryetarët e Këshillave të Bashkësisë Islame të Kosovës

Me 21 prill Kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Naim ef. Tërnava, mbajti mbledhje me kryetarët e Këshillave të Bashkësisë Islame të Kosovës, me të cilët ka bashkëbiseduar gjendjen aktuale në vend si dhe për përgatitjet për muajin e bekuar të Ramazanit. Paraprakisht Myftiu Tërnava falënderoi dhe përgëzoi kryetarët e këshillave të Bashkësisë Islame të Kosovës për punën që janë duke bërë në shërbim të fesë dhe të vendit. Ai u rikujtoi atyre përgjegjësinë që kanë në organizimin dhe udhëheqjen e jetës fetare në këshillat e Bashkësisë Islame, duke i porositur ata që te jenë shumë syçelë në atë që po ndodh. Në këtë mbledhje munguan kryetarët e KBI të Bujanovcit dhe të Preshevës për shkak të mbylljes së kufirit nga pandemia e Virusit COVIT-19.

Ai duke prezantuar aktivitetet e Kryesisë së BIRK-ut të cilat do të zhvillohet gjatë muajit të Ramazanit kryesisht nëpërmjet rrjeteve sociale për të qenë sa më adër besimtarëve. “Do të kemi aktivitetet të rregullta në Ramazan ku sipas planit janë paraparë kronika nga aktivitetet ditore, takvimi me një ajet apo hadith në orën 13.00, salavate për syfyr, ezani për namaz të sabahut,



kuran nga hafizët dhe imamët tanë nga terreni (ende është në shqyrtim si mundësi), lexim ditor i një xhuzi në gjuhën arabe me titrim në gjuhën shqipe, emision në studio dy herë në javë, ders nga mualimët transmetim live çdo të tretën ditë në orën 14.00, ligjëratë mes drekës dhe ikindisë transmetim live në orën 16.00, emision pyetje përgjigje, kronika nga Këshillat e BI-së, mesazhi i së premtes, ezani për iftar me dua të iftarit në kohë të iftarit, ligjëratë para teravive live në orën 21.30, dua të Pejgambereve, editim i librave për Ramazan do të lexohet libri i Sylejman Gavoçit, libri i imam Vehbi Ismailit, etj etj tha myftiu Tërnava. Ai më pas edhe një herë në emër të Kryesisë së BIRK-ut ka dënuar djegien e xhamisë 454 vjeçare në Verboc të Drenasit e cila ishte një objekt i kulturës dhe traditës së popullit tonë. Që nga 14 marsi falja e namazeve në xhami është pezulluar për shkak të parandalimit të shpërndarjes së pandemisë së Koronavirusit COVIT-19. Në fund, Myftiu Tërnava u kërkoi që të bashkëpunojnë edhe më shumë mes vete, të shkëmbejnë përvoja me njëri-tjetrin në mënyrë që aktivitetet të jenë në të mirë të xhematit. *(R.S).*

# Myftiu Tërnava ka vizituar pikën grumbulluese të "Bereqetit"

Me 22 prill Shoqata Humanitare Bamirëse "Bereqeti" ka filluar me paketimin e produkteve ushqimore për shpërndarjen e tyre për gjithë familjet në nevojë në kuadër të aksionit "Sofra e Ramazanit 2020". Myftiu i Republikës së Kosovës, Naim ef.Tërnava, ka vizituar për së afërmi njërën nga depot ku ka parë punën e Shoqatës "Bereqeti" para se të shpërndahen pakot ushqimore. Myftiu i Kosovës, Naim ef. Tërnava, ka thënë se tashmë është arritur dhe tejkaluar objektivi i pakove ushqimore për t'iu dal në ndihmë të gjithë familjeve në nevojë. Ai ka thënë se ky aksion, por edhe angazhimi shoqatës bamirëse "Bereqeti" do të vazhdojë edhe në të ardhmën. Drejtori i Shoqatës Bamirëse "Bereqeti", Behxhet Ajvazi, ka thënë se deri më tani janë grumbulluar mbi 10 mijë pako të produkteve ushqimore dhe se do të vazhdohet edhe në javën e parë të Ramazanit. Ndërsa, Nexhmi Hoxha, koordinator i "Bereqetit" në Prishtinë, shprehet i kenaqur me rezultatin e arritur deri me tani, por thotë se kërkesa për ndihmë vazhdon të jetë e madhe.



# Myftiu Tërnava priti në takim Kadri Veselin

Me 23 prill Myftiu i Republikës së Kosovës, Naim Tërnava, ka pritur në takim gjatë ditës së sotme, kryetarin e Partisë Demokratike të Kosovës (PDK), Kadri Veselin, ku në radhë të parë temë diskutimi ka qenë solidariteti për muajin e Ramazanit dhe gjendja në Kosovë nga pandemia Covid-19.Myftiu i Kosovës, Naim Tërnava, ka falënderuar Veselin që në natë si kjo me vlerë kaq të madhe ka qenë mysafir në Bashkësinë Islame. Në anën tjetër, kryetari i PDK-së, Kadri Veseli, ka falënderuar Bashkësinë Islame për ndihmën që është duke bërë në kohë të pandemisë dhe në prag të muajit të Ramazanit. *(R.S).*



# Myftiu Tërnava iu drejtohet xhematit dhe masës së gjerë me një sërë mesazhesh të ditës së premte

Kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Naim ef. Tërnava nëpërmjet lidhjes on line iu ka drejtuar xhematit dhe opinionit të gjerë me një mesazh ditëve të xhuma me datat 27 mars, 3,10,17 dhe 24 prill. Në vazhdim do të bëjmë një përmbledhje të mesazhevë më të rëndësishme që ka përçuar Myftiu në mesazhin e xhumasë. Ai ka sqaruar se ishim të detyruar të merrnin vendimin për pezullimin e faljes së namazeve nw xhami për shkak të pandemisë ne nuk falim as namazin e xhumasë, këtë vendim e kemi marrë jo nga dëshira e vullneti ynë, porse jemi të detyruar të marrim një vendim të tillë në mënyrë që të ruajmë shëndetin tonë dhe të më të dashurve tonë, ngase siç dihet, muajt e fundit njerëzimi po përballët me virusin Covid-19, që tashmë ka marrë përmasat e pandemisë.Ai mes tjerash ka thënë se e ndjen obligim që në këtë ditë të madhe të xhumasë të jem me ju e pranë jush, që bashkërisht të përfitojmë nga mirësitë, nimetet e porositë që jep ibadeti i xhumasë, që në vete përpos ibadetit ka bashkimin, tubimin e grumbullimin e besimtarëve në mision të qartë - adhurimin e Zotit të gjithëfuqishëm dhe tubimin e komunitetit të një lagjeje spaku një herë në javë në këtë formë për të qenë të bashkuar në shtëpinë e zotit – xhamitë tona.“Tashmë dihet nga kjo mundësi për bashkim na ka privuar shfaqja e virusit Covid-19 në vendin tonë, ku kemi edhe disa viktima ku me këtë rast i shpreh familjeve të tyre ngushëllimet tona më të sinqerta. Po ashtu në këtë vakt të xhumasë bashkërisht lusim Zotin që sa më pak të kemi të prekur nga kjo pandemi vdekjeprurëse me të cilin po përballet njerëzimi anë e kënd globit”-ka thënë myftiu Tërnava. Ai ka kërkuar që të respektohen dhe zbatohen vendimet e Kryesisë së BIRK-ut dhe institucioneve shtetërore ngase ky, është obligim njerëzor, human, moral e edhe obligim fetar. Sepse ruajmë



shëndetin tonë, ruajmë fëmijët tanë, familjet tona dhe ruajmë komunitetin ku jetojmë e veprojmë.

Myftiu Tërnava ka falenderuar të gjithë donatorët që kanë dhënë nga pasuria e tyre për të ndihmuar ata që kanë nevojë si dhe ka përgëzuar j po ashtu edhe aktivistët e shoqatës tonë humanitare Bereqeti dhe Këshillat e BI-së për punën që bëjnë në terren gjithandej Kosovës e në veçanti në zonat e prekura me virusin Covid =19. Ai po ashtu ka kërkuar nga imamët, mualimët, hatibët, muezinët e gjithë zyrtarët tjerë të Bashkësisë Islame anë e kënd vendit që te jenë pranë besimtarëve, pranë komunitetit e të bëjnë më të mirën e mundshme për të mirën e njerëzve, - këtë e kemi detyrë e obligim ndaj tyre.

Në fund të mesazhit të tij Myftiu Tërnava shprehet i bindur se se pas çdo vështirësie vjen lehtësimi dhe gjatë kësaj kohe ju ftoj që të bëni më shumë namaz e ibadet, të kaloni kohën me leximin e Kuranit të madhëruar, të kaloni kohën me udhëzimet e me porositë e Muhamed mustafasë e të pejgamberëve të tjerë të cilët gjatë jetës së tyre dhe misionit fisnik , edhe pse të përzgjedhur të Zotit u sprovuan me vështirësitë nga më të ndryshmet.

Ai po ashtu ka kërkuar që të mbështetemi në Zotin është hapi i parë që largon frikën dhe ofron siguri e optimizëm për besimtarët, shih për këtë Allahu në Kuranin fisnik na mëson e thotë se “Kush i frikësohet Allahut, Zoti do ti bëjë rrugëdalje nga çdo vështirësi dhe do t’i sjellë furnizim prej nga as nuk mund ta mendonte. Dhe kushdo që mbështetet e vë shpresat tek Allahu atëherë Zoti do t’i mjaftojë atij plotësisht” (Talak: 2-3) .

Ai po ashtu ka kërkuar unifikim nga spektri politik e institucional që bashkërisht me një gjuhë ta tejkalojnë edhe krizën politike që ka kapluar vendin duke i kërkuar atyre urtësi e përgjegjësi për atë që themi e ligjërojmë, për diskursin që kultivojmë ndaj njëri -tjetrit dhe për veprimet e vendimet që marrim për vendin tonë. Më pas Myftiu Tërnava duke e parë situatën që po përkeqsohet situate dhe infektimi COVID-19 ka apeluar nga ne të gjithëdisiplinë e përgjegjësi më të madhe për të ruajturshëndetin tonë. “Ajo që dua të them edhe sot është se duhet zbatuar udhëzimet e institucioneveshëndetësore dhe masat e marra nga institucionet tona që kanë për qëllim ruajtjen e shëndetit tonë. Duhet kuptuar se po përballemi me pandeminë që porrezikon drejtpërdrejt shëndetin tonë, tashmë dihetqë masat e marra për parandalimin e pandemisë kanë prekur ekonomitë tona familjare. Dhe na duhet solidaritet sepse kjo është

vlerë hyjnore e cila duhet kultivuar në të gjitha rrafshet dhe me të gjithë njerëzit ku për këtë në Kuranin e madhëruar thotë: “Allahu, bamirësve nuk do t’ua humbë shpërblimin.” (et-Tevbe, 120).

Sevapet për solidaritet e bamirësi janë të shumëfishta. Eshtë pyetur në një rast pejgamberi ynë, Muhamedi a.s., cili njeri është më i dashur tek Zoti?. Pejgamberia.s., u përgjigj: “Njeriu më i dashur tek Allahu është ai që është më i dobishmi për njerëzit, ndërsa veprat më të mira tek Allahu janë ta gëzosh një besimtar, ti largosh një brengë atij, tia paguash një borxh të tij, ose tia largosh etjen e urinë atij”.

Ai më tej ka sqaruar se kjo pandemina ka ndryshuar e vështirësuar mënyrën dhe ritmin e punës e jetës, mirëpo tashmë, jemi edhe në prag të muajit të Ramazanit, andaj kjo na bënë që edhe më tepër ti kushtojmë rendësi kujdesit për ata që kanë nevojë. Andaj kërkohet nga ne të kontribuojmë të gjithë me mundësitë që kemi që Muajin e Ramazanit, ata që sot janë në vështirësi momentale ekonomike ta presin pa një sfidë më pakë, të paktën mos të kenë hallin për gjërat elementare. “Ne si popull, solidaritetin e bamirësinë e kemi të njohur, e të kultivuar nderë shekuj e ndër breza saqë është kthyer në virtyt, dhe fal këtij virtyti kemi arritur që të përballemi dhe me sukses ti kalojmë shumë vështirësi gjatë historisë sonë. Kemi ditur që të jemi pranë njëri – tjetrit, dhe jam më se i bindur që këtë do ta bëjmë në formën më të mirë edhe tani gjatë kësaj krize”-ka thënë myftiu Tërnava. Ai ka drejtuar falënderime për aktivitetet dhe nismat e institucioneve tona për t’i ndihmuar të gjithë ata që u prekën nga kjo situatë, po ashtu duhet përshëndetur edhe OJQ e fondacione të ndryshme që po kontribuojnë në tejkalimin e kësaj situate. Në këtë rrafsh, ne Bashkësia



Islame e Kosovës, përmes Shoqatës bamirëse “Bereqeti” kemi ndërmarr Aksionin “Sofra e Ramazanit”, me të cilin do ti ndihmojmë familjet që kanë nevojë për mbështetjen e kujdesin tonë. Myftiu Tërnava edhe një herë ka apeluar dhe ka ftuar të gjithë pa përjashtim që të kontribuojnë me mundësitë që kanë që aksioni ynë të jetë sa më masiv, sa më gjithëpërfshirës me të vetmin qëllim, që të begatojmë Sofrën e Ramazanit për ata që janë në nevojë. “E kemi obligim të ndihmojmë kur kemi mundësi, me këtë rast ftojë edhe njëherë besimtarët tanë që në këtë kohë të vështirë të jenë solidarë, ftoj po ashtu të gjithë ata që Zoti u ka dhënë Bereqet që të ndihmojnë aksionin tonë”.

Kurse më datë 24 prill në mesazhin e xhumasë Myftiu Tërnava ka uruar të gjithë besmitarët me rastin e fillimit të muajit të bekuar të Ramazanit duke lutur Zotin që mbi ne të falë shëndet dhe mirëqenie. “Sot ka qëlluar që dita e premte të jetë dita e parë e Ramazanit po sic dihet për shkak të pandemisë xhamitë tona janë të mbyllura ashtu si në mbarë globin për shkak të pandemisë COVID-19. Dhe jemi të detyruar që më shumë se një muaj që në vend të xhumasë të falim namazin drekës në shtëpi tona.” Ai ka lutur Zotin që ky virus të kaloj sa më shpejt dhe shtëpitë e Zotit të hapen dhe t’i rikthehet xhemati e buzëqeshja në mesin e xhematit. Ai ka kërkuar që sidomos gjatë këtij muaji të lexohet më shumë Kurani, të meditohet sepse jemi ymet i nderuar me zbritjen e Kuranit, që ai të jet udhërrëfyes për ne në jetë dhe gjithë njerëzimin mbarë. Myftiu Tërnava po ashtu ka thënë se duhet kërkuar falje për veprat tona, gabimet qoftë të mëdha apo të vogla dhe se Islami nuk e mbyll derën e pendimit asnjëherë. Agjërimi i Ramazanit ka një shpërblim të veçantë dhe askush përveç Allahut nuk e di këtë shpërblim. Ai po ashtu ka falënderuar të gjithë njerëzit vullnet mirë që iu kanë përgjigjur aksionit të BIRK-ut “Sofra e Ramazanit 2020” ku tashmë Bereqeti ka përgatitur mbi 20 mijë pako ushqimore që iu ndahen nevojtarëve në këtë muaj të Ramazanit duke lutur Zotin që t’i shpërblej dhe tu jap bereqet në pasurinë e tyre dhe t’i ruaj nga çdo e keqe. Ai në fund të mesazhit të xhumasë është lutur që të na i pranoj Zoti lutjet tona, nga thellësai e shpirtit, sinqeritetit që kemi ndaj fesë sonë dhe këto begatit të shumta që na i ka dhën t’i shpërndajmë në shoqëri , të jetojm si një trup që rahmeti dhe përkujdesu i Tij të jetë mbi ne.

# Mbahet takimi i shtatë për stigmën ndaj të mbijetuarve të dhunës seksuale në Kosovë



Qendra Kosovare për Rehabilitimin e të Mbijetuare të Torturës (QKRMT), në bashkëpunim me Bashkësinë Islame të Kosovës ka mbajtur me 11 mars 2020 takimin e shtatë me radhë për stigmën ndaj të mbijetuarve të dhunës seksuale në Kosovë.

Ky takim është mbajtur këtë herë me studentët e Fakultetit të Studimeve Islame dhe si qëllim kishte njoftimin e pjesëmarrësve me gjendjen aktuale të të mbijetuarve të dhunës seksuale si dhe për ndikimin e stigmës në njohjen e statusit të të mbijetuarve të dhunës seksuale gjatë luftës në Kosovë.

Përfaqësuesja e Qendrës Kosovare për Rehabilitimin e të Mbijetuarve të Torturës, njëkohësisht ligjëruese në këto takime, znj. Selvi Izeti, psikologe, tha se përfaqësuesit e institucioneve fetare luajnë një rol të rëndësishëm në adresimin dhe tejkalimin e stigmës, si dhe ndërgjegjësimin e popullatës rreth kësaj çështje. Në këtë takim ligjëruan edhe dy teologe rreth aspektit fetar të stigmës për të mbijetuarit e dhunës seksuale.

Që prej shtatorit të vitit 2019, QKRMT në bashkëpunim me BIK-un ka mbajtur gjithsej gjashtë takime me imamë të komunave të ndryshme me regjione, duke filluar nga Prizreni, Peja, Mitrovica, Gjilani, Lipjani dhe Podujeva. Në këto takime përveç ligjërueses nga QKRMT-ja, në aspektin fetar kanë ligjëruar hoxhallarë dhe teologe të ndryshëm, të cilët më herët janë trajnuar për të ligjëruar rreth kësaj teme. Koordinator i këtij projekti nga Bashkësia Islame e Kosovës ishte Xheladin ef. Fazliu. Në këto takime kanë marrë pjesë mbi 150 hoxhallarë dhe teologe. (Bajram Zeqiri)

# Bashkësia Islame e Kosovës ka ndërmarr një sërë masash për ndalimin e përhapjes së Coronavirusit



Me 19 mars në vazhdën e masave preventive për ta ndaluar përhapjen së pandemisë globale e njohur si Corona Virusit po ndërrmer edhe Kryesia e bashkësisë Islame e Kosovës. Ndër hapat që janë ndërmarr nga Kryesia e BIRK-ut janë që namazi i xhumasë dhe namazet e tjera të falen në shtëpi ndërsa të premten në vend të namazit të xhumasë të falet namazi i drekës, duke mos ndërprerë thirrjen e ezanit për vaktet, pezullimin e procesit arsimor si dhe mësim besimit . Sekretari i përgjithshëm i kryesisë së BIRK-ut Ahmet ef. Sadriu shprehet se me kohë e kemi njoftuar xhematin dhe opinionin e gjerë rreth këtyre masave dhe duke mbështetur se edhe në aspektin fetar në raste të tilla siç na udhëzon edhe Muhamedi a.s. që të kemi kujdesin e shtuar dhe tu shmangemi këtyre tubimeve në këtë situatë çfarë ndodhemi ne tani, për shkak se mund ta bartim këtë virus edhe tek tjerët. Ne kërkojmë mirëkuptim nga besimtarët tanë dhe njëherit i bëjmë me dije se këto masa janë marrë vetëm se të ruhet shëndeti i tyre si dhe mos të bartet virusi tek të tjerët. Ne kemi pezulluar mësimin në Medrese dhe Fakultetin e Studimeve Islame dhe mësim besimi nëpër të gjitha xhamitë e Kosovës. Por kemi pezulluar edhe të gjitha tubimet me karakter fetar" –ka shtuar Sadriu. Kryesia e BIRK-ut po ashtu është duke vazhduar me dezinfektimin e objektit të Kryesisë së BIRK-ut, Medresesë, FSI-së,objekteve arsimore dhe administrative dhe objektet fetare si xhamitë, abdeshanet deh objektet e tjera dhe ky proces tashmë është në përfundim. Sekretari Sadriu thotë se kemi kërkuar nga xhemati të respektohen

këto masa sepse kjo është një fazë kalimtare edhe pse me të po përballet e tërë bota, por shpresojmë që kjo nuk do të zgjasë shumë dhe shpresojmë se do të dalim mirë dhe ta tejkalojmë këtë situatë së bashku nëse iu përmbahemi këtyre udhëzimeve. Ai në fund edhe një herë ka kërkuar që besimtarët gjatë qëndrimit në shtëpi ta shfrytëzojnë në namaz, lexim, lutje e këshilla në mënyrë që sa më lehtë ta kalojmë këtë situatë. (R.S).

## Mesazhet që përcolli Nata e Israsë dhe Miraxhit

Me 21 mars me anë të një lidhje haxhi Resul ef. Rexhepi ish sekretari i Kryesisë së Bashkësisë Islame të Kosovës, iu është drejtuar besimtarëve dhe opinionit të gjerë me disa mesazhe që që përcillen nga Nata e Israsë dhe Miraxhit. Kjo ligjëratë on line u organizua nga Kryesia e BIRK-ut. Në këtë ligjëratë ef. Rexhepi kujtoi se edhe pse jemi në një gjendje emergjente ku e tërë bota edhe ne po përballemi me pandeminë e Korona Virusin, ne edhe pse jemi në këto rrethana kjo nuk na ndalë ta kujtojmë me dua e lutje këtë Natë të madhe me anë të kësaj lidhjeje, duke lutur Zotin xh.sh që edhe këtë sfidë e sakrificë ta kalojmë sa më lehtë e mirë dhe ne shpresojmë në rahmetin dhe bereqetin e ndihmën e të madhit Zot e cila asnjëherë nuk na ka munguar dhe nuk do të mungoj edhe në këto momente kaq të rëndësishme për ne dhe për të gjithë njerëzimin.

Ai tha se kjo është ndodhia më e madhe e historisë së njerëzimit. Ai veç tjerash tha se Nata e Madhe e Israsë dhe Miraxhit konsiston në ecjen e shpejtë të Pejgamberit (a.s.), - madje brenda një intervali kohorë jo të gjatë të një nate, - nga Meka deri në Kudsi-Sherif (Jerusalem) dhe kjo është ajo që quhet Israja, kurse bartja nga aty, përmes horizonteve qiellore deri sa është takuar më Allahun e Gjithëfuqishëm, është ajo që njihet si Miraxhi i Pejgamberit (a.s.).

Kjo mrekulli i ka ndodhur Muhamedit (a.s.) përafërsisht 16 muaj para se të emigronte në Medinë, saktësisht në natën e 27 të muajit Rexheb të vitit 621 miladi, ose në vitin e 12-të pejgamberisë së tij, ose kur ai ishte 52 vjeç.

Para se të ndodhte kjo ngjarje e papërsëritshme në historinë e njerëzimit, Pejgamberi (a.s.) u ballafaqua me vështirësi e sfida shumë të mëdha, si vdekja e bashkëshortes, Hadixhes (r.a.)



dhe e xhaxhait të tij Ebu Talibit, si përkahësit më të rëndësishëm të tij, që ishin edhe arsyet pse ai vit është quajtur "Viti i pikëllimit", lëçitja që i bënë idhujtarët mekas etj. Pejgamberi (a.s.) kishte provuar të gjente strehim edhe në Taif, i cili gjendej jo larg Mekës, dhe atë tek fisi Benu Thekif, por kjo rezultoi pa sukses. Banorët e Taifit, jo vetëm se nuk e pranuan, por, për më keq, e dëbuan dhe e sulmuan aq sa ia përgjakën këmbët e tij të bekuara. Gjerë sa ishte në kthim e sipër nga Taifi, i demoralizuar dhe i munduar, qe ndalur për pak çaste në pronën e bijve të Rebiut, me ç'rast kishte ngrit duart dhe fytyrën e tij të bekuar kah qielli dhe iu kishte lutur Allahut që ta ndihmonte nga mundimet që i bënin njerëzit në Tokë.

E, Allahu i Lartëmadhërishëm, të Dashurit të Tij i tha:"...dhe mos u ngushto për ta për shkak të dredhive të tyre. Me të vërtetë Allahu është me ata që kanë frikërespekt për Allahun dhe që janë bamirës" (en-Nahl,127-128).

Ai më tej duke nënvizuar mesazhet e kësaj nate tha se të gjitha këto tortura e vështirësi, jo se e thyen atë shpirtërisht, sepse ai qëndronte i pathyeshëm për faktin se ishte plotësisht i bindur se pozitën e tij në të cilën gjendej, e dinte i Madhi Zot, megjithatë ishte fort i mërzitur. Dhe pikërisht në këto çaste të vështira, Pejgamberit i erdhi përkrahja më e madhe, nderimi më i madh, dhurata më e çmuar, përkrahja dhe ndihma e Allahut të Gjithëpushtetshëm, me ç'rast i tregoi atij atë që nuk i kishte treguar kujt, as para e as pas tij nga gjinia njerëzore, ajo engjëllore apo dhe ndonjë tjetër.

Në përfundim të fjalës së tij ef. Rexhepi ka porositur që Natën e Madhe të Israsë dhe Miraxhit ta zbukurojmë me ibadet, ta begatojmë me sadaka, të bëjmë sa më shumë vepra të mira..., sepse me to i afrohemi Krijuesit. Nëse këtë natë e kalojmë në ibadet, e kemi bërë zgjedhjen më të mirë, po nëse agjërojmë, kjo për ne është ku e ku më mirë. Mos të harrojmë t'i vizitojmë të afërmit tanë, ta gëzojmë ndonjë jetimë ose nevojtarë, se njerëzit kanë shumë nevojë për ndihmë. E, nëse kemi vendosur që t'i vizitojmë varrezat e të dashurve tanë, kemi bërë mirë, t'i përshëndetim ata me selam dhe të lexojmë diçka nga Kurani.

Në këtë Natë të Madhe, duhet t'i lutemi Zotit sa ma shumë, sepse kështu e shohim sa të vegjël dhe modest jemi ne dhe sa i Mëshirshëm dhe i Lartësuar është Allahu. Po, edhe salavate e selame gjithsesi me i que, madje shumë dhe pa ia nda, Pejgamberit a.s. (R.S).

# Fakulteti i Studimeve Islame dhe Medreseja aplikojnë mësimin online

Prishtinë, 30 mars 2020

Fakulteti i Studimeve Islame dhe Medreseja e Mesme Alauddin tashmë kanë filluar mësimin me platformën online për shkak të parandalimin të përhapjes së pandemisë së Koronavirusit COVID 19. Dekan i Fakultetit të Studimeve Islame, dr. Fahrush Rexhepi ka thënë se mësimi i ndjekjes së ligjëratave online në FSI ka filluar që nga java e kaluar dhe vërehet se edhe studentët e kanë pritur këtë formë shumë mirë dhe me këtë strategji do të vazhdohet deri sa përfundon rreziku i kësaj pandemie.”Pjesëmarrja e studentëve është jashtëzakonisht e kënaqshme dhe tanimë kemi formuar edhe grupet e kontaktimit me studentët si dhe me stafin akademik dhe për çdo ditë më vijnë raporte për vijueshmërinë e ligjëratave sipas orarit paraprak”-ka thënë dekani Rexhepi, për të shtuar se kjo do të vazhdojë deri me një vendim tjetër të MASHT-it.




Nga ana tjetër me mësimin online sot ka filluar edhe Medreseja Alauddin. Drejtori i saj Mr. Jakup Çunaku tha se sot zyrtarisht kemi filluar procesin mësimor në distancë (online) me nxënësit e Medresesë Alauddin në të gjitha paralelet e veta në Prishtinë, Prizren dhe Gjilan dhe kemi filluar me orën e lëndës së Kuranit.”Prezenca e nxënësve në klasat virtuale tregonte qarte për mirëpritjen e kësaj iniciative të stafit të Medresesë Alauddin. Tani për tani, dhe në këto rrethana që gjendemi puna e mësimit në distancë planifikohet të vazhdohet deri kur të normalizohet situata nga Pandemia Covid 19”-ka thënë Çunaku.

Drejtoria e Medresesë Alauddin shpreh admirim për të gjithë stafin e mësimdhënësve për punën e tyre të bërë në rifillimin e procesit arsimor nëpërmjet platformës “Zoom” dhe iu dëshiron suksese në punën e tyre. *(R.S).*

# Bereqeti ka realizuar aksionin Sofra e Ramazanit 2020

Me 12 prill në prag të muajit të bekuar të Ramazanit Shoqata Humanitare Bereqeti ka nisur aksionin “Sofra e Ramazanit 2020”, ku do të sigurohet mbi 10.000 pako për familjet skamnore, me qëllimin e vetëm të begatojmë sofrën e iftarit. Me këtë rast edhe kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, myftiu Naim ef. Tërnava ka apeluar tek besimtarët, gjithë qytetarët, njerëzit e vullnetit të mirë, bizneset, kompanitë, vëllezërit tanë në diasporë që t’i bashkëngjiten kësaj nisme duke ua rikujtuar edhe thënien e Muhamedit a.s. që thotë: “Zoti është në ndihmën e robit të Tij përderisa robi është në ndihmën e vëllait të vet”. Ai për fund ka apeluar edhe në këtë kohë pandemie që të përkrahim këtë nismë të Bereqetit, duke lutur Zotin xh.sh që të na shpërblej me të mirat e Tij të pakufishme.



# Drejtori i Diasporës kërkoi përkrahje nga Diaspora për aksionin "Sofra e Ramazanit 2020"




me një mesazh drejtuar imamëve dhe kryesive të xhamive në diasporë ka kërkuar nga ta që ta përkrahin aksionin "Sofra e Ramazanit 2020". Ai me këtë rast ka kërkuar që të mobilizohen të gjithë për ta mbështetur dhe përkrahur këtë aksion.Në mesazhin e tij thuhet: "Të nderuar! Duke pasur parasysh gjendjen e rëndë humanitare që është krijuar pas përhapjes së virusit COVID-19, Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës ka vendosur që nëpërmjet Shoqatës Humanitare Bamirëse Bereqeti, të ndërrmarë aksionin humanitar 'Sofra e Ramazanit 2020'.

Kërkojmë nga ju që, nëpërmjet formave të komunikimit që keni me xhematin, t'i njoftoni ata për aksionin e përbashkët, dhe nëpërmjet mënyrave të ndryshme ta organizonin mbledhjen e ndihmave për ta realizuar këtë aksion." Me respekt, Drejtori për Diasporë në Kryesinë e BIRK-ut

*Ekrem ef. Simnica*

# Kryeimami Bajgora: Për shkak të pandemisë Covid-19 janë anuluar aktivitete të larmishme gjatë Ramazanit



Me 22 prill Kryeimami i Bashkësisë Islame të Kosovës, Sabri ef. Bajgora theksoi se muaji i bekuar i Ramazanit këtë vit pritet të jetë më ndryshe jo vetëm në Kosovë, por edhe në shumicën e vendeve të tjera të botës. Ai tha se për këtë muaj ishin planifikuar aktivitetet të ndryshme në terren por që për fat të keq u anuluan për shkak të gjendjes së Koronavirusit. "Kemi paraparë aktivitetet të larmishme nëpër terren duke filluar nga ligjëratat nëpër terren, tribuna, takime me të rinj, ligjërata nga departamenti i Gruas, iftaret e përbashkëta që kemi pasur në vitet e kaluara me imam dhe me struktura të ndryshme mirëpo për shkak të pandemisë së KOVID-19 që ka prekur edhe vendin tonë jemi të shtrënguar që tërësisht ta ndryshojmë programin e aktiviteteve" -ka thënë kryemami Bajgora.

Ai më tutje ka nënvizuar se është i vetëdijshëm që xhemati është mësuar dhe kërkon ta dëgjoj zërin e hoxhës, dhe ne jemi përkushtuar që të jemi afër xhematit me ligjërata tematike dhe në këtë drejtim ai thotë se kemi paraparë të kemi një aktivitet të ngjeshur duke pasur 2-3 ligjërata në ditë, ndërkohë që do të kemi edhe emisione interaktive me pyetje dhe përgjigje që iu interesojnë besimtarëve tanë. 'është fat i mirë që adhurimet në islamë nuk ndërlidhen me vetëm me një objekt të caktuar si xhamitë por namazi mund të falet edhe në shtëpi, e në fushë andaj mendoj se besimtarët tanë do ta respektojnë këtë kufizim që neve jemi shtrënguar ta bëjmë për të mirën dhe shëndetin e përgjithshëm, namazin i drekës do të falet në shtëpi ashtu edhe namazi i teravisë sepse është prej namazeve synet. Ndërkohë që nuk kemi asnjë lajmërim se çfarë do të bëhet për namazin e Bajramit dhe a do të ketë lehtësime apo jo, dhe në bazë të rekomandimeve të mjekëve tanë do të shohim se a ekzistojnë mundësitë që një namaz të tillë të falet në fushë të hapur apo në stadiumin e Prishtinës apo ku ka mundësi të mbajmë distancën, por prapë them se nuk dimë se si do të rrjedhim ngjarjet"-ka thënë kryemami Bajgora, Kryesia BIRK-ut ka njoftuar se Muaji i Ramazanit do të filloj të premten më 24 prill ndërsa Kosovën do të gjejë me xhami të mbyllura për shkak të pandemisë COVID-19, ku si masë parandaluese janë pezulluar faljet e namazeve me xhematë. *(R.S).*

## Kryeimami Bajgora takon kryeimamët e Këshillave BI të Kosovës



Me 22 prill në pamundësi takimi të rregullt në prag të muajit të bekuar të ramazanit (për shkak të pandemisë), Kryeimami i Bashkësisë Islaeam të Kosovës Sabri ef. Bajgora ka zhvilluar takim virtual me kryeimamët e Këshillave të BIRK-ut nëpërmes platformës zoom, ku me këtë shpalosi platformën e aktiviteteve fetare islame në kuadër të Kryesisë së BIRK-ut për muajin e Ramazanit për vitin 2020. Përveç të tjerash, Bajgora kërkoi që të respektohen vendimet e Kryesisë në këtë kohë pandemie, si dhe të shfrytëzojnë rrjetet sociale dhe mediet lokale për realizimin e aktiviteteve të Ramazanit, në mënyrë që xhemati të mos ta ndiejë shumë mungesën e pranisë fizike në objektet tona fetare. Mbledhja u përmbyll me raportimin e kryeimamëve për përgatitjet e tyre për Ramazan në nivel lokal. Takime të tilla virtuale do të realizohen gjatë gjithë muajit Ramazan, dhe jo vetëm (varësisht nga rrethanat që na paraqiten). *(R.S)*

## Shoqata "Bereqeti" në kohë pandemie




Situata në të cilën po kalon bota në përgjithësi, por edhe Kosova në veçanti ka bërë që jeta normale të ndryshojë tërësisht. Kërkesa për të ndihmuar familjet nevojtare u shtua edhe më shumë gjatë kësaj kohe.

Shoqata Humanitare Bamirëse "Bereqeti", që vepron në kuadër të Kryesisë së Bashkësisë Islame të Kosovës edhe këtë herë u dëshmua se gjithnjë është pranë familjeve nevojtare. Qysh prej fillimit të pandemisë COVID-19, kjo Shoqatë ka ndihmuar më shumë se 6000 familje me pako ushqimore dhe higjienike.

Falë një bashkëpunimi me Shoqatën "Firdeus" nga Shqipëria, Shoqata "Bereqeti" përfitoi një donacion prej 135 tonë miell, të cilët u shpërndanë nëpër komuna të ndryshme të Kosovës.

Dega e Shoqatës "Bereqeti" në Prishtinë njofton se prej fillimit të pandemisë janë ndihmuar mbi 350 familje me pako ushqimore dhe higjienike, të cilët kanë ndihmuar jetimët, familjet me asistencë sociale, familjet që jetojnë në banesa kolektive etj.

Përveç pakove ushqimore dhe higjienike, dega e Shoqatës "Bereqeti" në Gjakovë u kujdes që të ndihmonte me pako ushqimore edhe kategori të tjera përveç jetimëve dhe familjeve skamnore. Një nga ndihmat që veçohen nga kjo degë është edhe ndihmat që janë dhuruar për Famullinë "Lindja e Zojës" në Bec të Gjakovës, ku nga Shoqata "Bereqeti" kjo famulli ka përfituar 25 pako ushqimore dhe higjienike.

Përveç pakove ushqimore, e që ishin mbi 180 në degën e Pejës, kjo Shoqatë u kujdes që në kuzhinën popullore që gjendet në qytetin e Pejës të ushqente mbi 6160 persona.

Në Prizren, përveç 150 pakove

ushqimore, dega e Shoqatës "Bereqeti" u kujdes që të ndihmonte edhe me dorëza, maska dhe mjete dezinfektuese.

Meqë shumë persona filluan të izoloheshin në shtëpitë e tyre, u shtua edhe kërkesa për furnizim me bukë. E një gjë të tillë e realizoi dega e Shoqatës në Mitrovicë, që përveç 400 pakove që i shpërndau në këtë kohë, ajo dhuroi edhe nga 200 deri në 300 bukë për çdo ditë.

Në degën e "Bereqetit" në Gjilan, në këtë kohë pandemie janë dhuruar afërsisht 150 familje me pako ushqimore, derisa edhe 145 jetimë kanë përfituar nga 120 euro, mjete këto që ata i gëzojnë prej kohësh.

Për të qenë sa më pranë familjeve nevojtare u kujdes edhe dega e "Bereqetit" në Ferizaj, e cila ndihmoi përafërsisht 90 familje me pako ushqimore. Por përveç pakove, kjo degë u kujdes që të ndihmonte edhe me veshmbathje dhe me gjëra të tjera si batanije, jorganë dhe jastëk.

Dega e Shoqatës "Bereqeti" në Lipjan u kujdes që të ndihmonte mbi 500 familje në kohën e pandemisë me gjëra ushqimore dhe higjienike, por përveç kësaj, ata organizuan edhe aksionin e shpërndarjes së bukëve nëpër shtëpi, kryesisht të izoluara, nga ku përfituan mbi 65 familje.

Për të shpërndarë bukë nëpër shtëpi, u kujdes edhe dega e Shoqatës "Bereqeti" në Vushtrri, e cila shpërndau mbi 9000 bukë për 50 familje. Por përveç bukëve, ata ndihmuan edhe mbi 400 familje me pako ushqimore.

Në degën e kësaj shoqate në Podujevë u ndihmuan mbi 300 familje me gjëra ushqimore dhe me miell.

Aksionit për të qenë sa më afër familjeve nevojtare iu përgjigj edhe dega e Obiliqit, e cila në aksionin e parë ndihmoi 120 familje me mjete higjienike, ndërsa disa ditë më vonë ndihmoi edhe 150 familje të tjera me pako ushqimore dhe me miell.

Në Han të Elezit, kjo Shoqatë, falë donatorëve bamirës, u kujdes që të ndihmohen mbi 250 familje me pako ushqimore dhe 300 të tjera me miell.



Dega e Shoqatës në Shtime, u kujdes që të ndihmonte mbi 150 familje me pako ushqimore dhe me miell.

Po ashtu në Drenas janë dhuruar 110 pako ushqimore dhe janë ndihmuar me miell 85 familje.

Në degën e Shoqatës "Bereqeti" në Rahovec, gjatë kohës së pandemisë janë ndihmuar mbi 120 familje me gjëra ushqimore dhe me miell, në dy aksione të ndara.

Në Klinë, janë dhuruar mbi 10 tonë miell, ndërsa me pako ushqimore janë ndihmuar mbi 30 familje.

Edhe dega e Fushë Kosovës ka qenë aktive këto ditë për të qenë sa më afër familjeve nevojtare. Në këtë qytet janë ndihmuar mbi 100 familje me miell.

Në dy aksione të ndryshme, dega e Dragashit ka ndihmuar 112 familje me pako ushqimore, fillimisht janë ndihmuar 57 familje në aksionin e parë, ndërsa më vonë janë ndihmuar edhe 55 të tjera.

Në Deçan janë ndihmuar fillimisht 45 familje me pako ushqimore, për të vazhduar më pas edhe me 60 pako të tjera për 60 familje të tjera. Po ashtu në këtë degë janë shpërndarë edhe 25 tonë miell.

Në qytetin e Kamenicës, dega e Shoqatës "Bereqeti" u kujdes që të jetë pranë familjeve nevojtare, duke siguruar kështu ndihmë për rreth 70 familje.

Dega e Kaçanikut u kujdes që gjatë kohës së pandemisë të ndihmonte mbi 200 familje me gjëra ushqimore dhe higjienike, si dhe me 7.5 tonë miell, të cilët e shpërndanë në familjet nevojtare.

Kryesia e Shoqatës "Bereqeti" dhe të gjithë koordinatorët në tërë Kosovën, falënderojnë përzemërsisht të gjithë donatorët bamirës, që nuk kursyen asgjë për të ndihmuar dhe për të qenë së bashku me familjet nevojtare në këto ditë të vështira që po kalon vendi ynë.

Ndihma e Shoqatës Humanitare Bamirëse "Bereqeti" nuk u ndërpre me kaq. Ajo vazhdoi dhe do të vazhdojë ende, duke organizuar aksione të tjera të ndryshme për të qenë sa më afër familjeve nevojtare. Në mbledhjen e organizuar nga kjo shoqatë, në të cilën mori pjesë edhe Myftiu i Kosovës, Naim ef. Tërnava, të mbajtur me datë 7 prill 2020, vendosi që të organizonte aksionin "Sofra e Ramazanit" për të qenë sa më pranë familjeve nevojtare në sofrat e iftareve.

Ky aksion do të fillonte më 11 prill dhe do të përfundonte më 1 maj, dhe për qëllim kishte sigurimin e mbi 10 mijë pakove ushqimore. Për këtë aksion, në një mënyrë më të përmbledhur do të shkruajmë me lejen e Zotit në numrin tjetër të revistës. *(Bajram Zeqiri)*

# Safet Hoxha doktoroi në shkenca islame



Me 13 mars 2020 kandidati Safet Hoxha me sukses të plotë arriti që publikisht ta mbroj temën e doktoratës në universitetin internacional Fakuteti i Studimeve Islame në Novi Pazar me titullin "El – Kuran el-kiraatu el-ashira - tarihuha ve ihtilefuha (Nemadhuxh fi thelethi suveri el-Maide el-En'am el-Araf ), "10 leximet e besueshme të Kuranit, historiku dhe dallimet e tyre (analizë në tri sure el-Maide el-En'am el-Araf )", me mentor Dr. Almir Pramenkoviç dhe antarët e komisionit Dr. Enver Omeroviç dhe Dr. Siham Mawed, të cilët dhanë sugjerimet e temës të jetë në këtë nivel akademik.

Struktura kryesore e disertacionit ndahet në pesë kapituj, ku është trajtuar: fenomeni i shpalljes se Kuranit, zbritja e Kuranit në shtatë harfe, historia e shkencës së kiraeteve dhe dallimet e tyre, shkencat që lidhen me kiraetet dhe rastet e leximeve të dhjetë varianteve brenda tri kaptinave. Në kapitullin e parë u trajtuan: kuptimet e fjalës Kuran, interesimi për Kuranin nga Muhamedi a.s. dhe shoket e tij, si dhe gjeneratat deri te imamëm e kiraeteve. Në kapitullin e dytë: pranimi i shpalljes nga Muhammedi a.s. me mënyrat e ndryshme të leximit "Shtatë harfet (Ahruf Sab'a)", interpretimi i dijetarëve islam rreth kuptimit të haditheve për shtatë harfet, dhe dhjetë biografitë e imamëve dhe rregullat e leximit të tyre sipas transmetueve të tyre kryesor (ravijet). Në kapitullin e tretë: shkenca e kiraeteve, veprat më të hershme në shkencën e kira'eteve, dhe termat e konceptet kryesore të përdorura në këtë shkencë. Në kapitullin e katërt: Shkencave që lidhen me kira'etet si: shkenca e resmit, texhvidit, adul ajetit etj. Kapitulli i pestë: përshkrim i rregullave të lexuesve si dhe një analizë e detajuar e rasteve të dhjetë leximeve mutavatir në suret: El- Maide, El- Enaam dhe El- Araf. *(S.H).*

# Merhum: Kaloi në amshim Jetullah ef. Haliti



Jetullah ef. Haliti u lind më 26.03.1999, në Mitrovicë. Rrjedh nga një familje e ndershme atdhetare dhe fetare. Shkollën fillore e kreu në Mitrovicë në Sh.F. M. U. "Migjeni" në vitin 2014, ndërsa dashuria për të mësuar fenë e nxiti që të regjistrohet në medresenë e mesme Alauddin në Prishtinë 2014-2017, të cilën e kreu me sukses. Pas përfundimit të Medresesë u regjistrua në Fakultetin e Studimeve Islame në vitin akademik 2017/2018. Më pas, në janar të vitit 2018 punësohet si imam hatib dhe mualim me marrëveshje mirëkuptimi në xhaminë e fshatit Rashan, detyrë të cilën ishte duke e kryer me nder dhe përgjegjësi deri në momentin kur edhe u diagnostifikua me sëmundjen leukemi acute në dhjetor të vitit 2019. Rasti i sëmundjes së tij ka prekur zemrat e të gjithë besimtarëve anembanë Kosovës dhe më gjerë. Me gjithë përpjekjet për shërim, me datën 13.03.2020 ia dorëzoi shpirtin Allahut. Varrimi i hoxhës Jetullah ef.Haliti u bë me15 mars 2020 pas namazit të drekës), në varrezat e qytetit në Shipol. Allahu e shpërbleftë dhe e gradoftë në xhenet! *(Rexhep Lushta)*

# Skema Programore e Ramazanit

**në faqen tonë në facebook: Bashkesia Islame e Kosoves**

**Të çmuar ndjekës të faqes sonë!**

Gjatë muajit të Ramazanit do të mundohemi t'ju ofrojmë program edukativ-fetar, në mënyrë që të jemi pran jush edhe në këtë kohë izolimi, prandaj ju ftojmë të na ndiqni!

| PROGRAMI | DITA | KOHA |
|---|---|---|
| **#Rikujtuesi ditor i Ramazanit (me takvim)** | çdo ditë | 00:01 |
| **#Salavate** | çdo ditë | në kohën e syfyrit |
| **#Ezani i sabahut** | çdo ditë | në kohën e namazit |
| **#Këndim Kurani – Mukabele (një xhuz në ditë)** | çdo ditë | 12:15 - 13:00 |
| **#Derse Ramazani (drejtpërdrejt-LIVE)** | çdo ditë | 14:00 |
| **#Këshilla nga teologet tona** | e hënë, e mërkurë, e premte | 15:00 |
| **#Duatë e pejgamberëve (premierë)** | çdo ditë | para iftarit |
| **#Ezani i akshamit** | çdo ditë | në kohën e iftarit |
| **#Nën hijen e Ramazanit** | çdo ditë | para iftari |
| **#Netët e Ramazanit (drejtpërdrejt-LIVE)** | çdo ditë | 23:00 |
| **#Mesazhi i xhumasë (drejtpërdrejt-LIVE)** | çdo të premte | 12:30 |
| **#Tema e ditës: Pjesë nga libri "Dispozitat e Agjërimit", të autorit: Vehbi Sulejman Gavoçi** | çdo ditë | |
| **#Tregimi i mbrëmjes (pjesë nga libri "Muhamedi Profet Islam", të autorit: Imam Vehbi Ismailit.** | çdo ditë | |

| AUTOR: AGIM GASHI | LLOJ BIME BARISH-TORE USHQYESE | QË MERRET ME AGJITA-CIONIT | ZEMËROVA | PERSONAZH VIZATIMOR JAPONEZ | HYJNI GJERMANE | SHOK (fr.) | ELEMENT KIMIK | INDUKSIONI | | MEDALJE, KUPË | MUZIKTARI, KISERI | PJESËTAR I NJË FISI ILIR | | BIJË E PRINDËRVE, KUNDREJT MEJE | PJESËT E NJË SUREJE KUR'ANORE |
|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|
| MUAJI I KUR'ANIT | | | | | | | | | TEXAS MED. ASSOCIAT. / ËMBËLSIRË | | | | MUHAMED ALI / TONI | | |
| NJË NGA FORMAT E ADHURIMIT NË ISLAM | | | | | | | | FESTOJ / PASTHIRRMË SPANJOLE | | | | | | | |
| COVID-19 | | | | | | | | | | | | | TETOVA / DËSHMOR KOMBI | | |
| SHKENCA MBI MORALIN | | | | | | KAFSHË E MADHE (sh.shq.) / ENERGJIA | | | | | | | | | |
| PJESË E DITËS | | | | | ESENCIALE | | | | | | | | | | |
| SHKURTESA OLIMPIKE E ITALISË | | | | MILITARE | | | | | | | IDIOPHATIC HIPERSO. | | | TONI / PAJISJE ELEKTRIKE | |
| | INDIA / ISH-PORTIERI NESHAT | | URANI / SHUMË E SHTRENJTË | | | | | | | | | ËSHTË (ang.) / a income life | | | KOMPOZITORI KOCI (shq.) |
| HEQ SAKON NGA TRUPI | | | | | | | | | | | QYTEZË SHQIPTARE NË GREQI | | | | |
| GRUP GJAKU | | KILO-TON / KËNGËTARJA QAZIMI | | | | | | | | | GJUHËTARI, SHEMA | | | | |
| STINË VITI | | | | | | | | | | | SHTET ARAB (pashq.) | | | | |
| PRINC ARAB | | | | | | | | | | | LUMI MË I GJATË NË BOTË (pashq.) / TËRËSIA E MINISTRAVE | | | | |
| PJESA E JASHTME E VESHIT | | | | | | | | | | | FIGURË SHAHU | | | | |
| 1 ROMAK | | UNITED KINGDOM / POETI I RI, ARBEN | | | | | | | | | MIRË, BËN | | | | EMËR I HUAJ FEMRE |
| | LLOJ GJITARI / EMËR FEMRE | | | | VENDI KU GJENDET AEROPORTI I TIRANËS | VËLLAI I MADH | | LLOJ MONEDHE E VJETËR METALIKE | EMËR I HUAJ FEMRE | LLOJ METALI | EMËR I HUAJ FEMRE / TH | | | | |
| PËREMËR VETOR | | | | RADIUMI / PJESË E KOKËS | | | ËNDËRR E RËNDË / ZANORE | | | | | | SHQIPËRIA / LUMË YNI | | |
| PËREMËR VETOR | | | TIPIK / ANA E KUNDËRT E TEHUT | | | | | | | | SHËNIM (ang.) / NOTË MUZIKORE | | | | |
| DITË E JAVËS | | | | | | | TITULL MËSUESI / O.N. | | | | | | | | |
| ... BUSH | | | | | | AUTOR DRAMASH / INDUKSIONI | | | | | | | | | |
| KRYETARI I KUVENDIT TË BIK | | | | | | | | | | | PËREMËR PRONOR | | | | |



**"E kur robërit e Mi të pyesin ty për Mua, Unë jam afër, i përgjigjem lutjes kur lutësi më lutet, pra për të qenë ata drejt të udhëzuar, le të më përgjigjen ata Mua dhe le të më besojnë Mua."** (El Bekare, 186)

